


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*



بسم الله الرحمن الرحيم

# *2008 - Viti i Shqiptarëve*

*Tani më jemi në prag të përfundimit të këtij viti kalendarik (2008), i cili, më të drejtë, konsiderohet si një ndër vitet më të rëndësishme në historinë e shqiptarëve, ndaj dhe me plotë kuptimin e fjalës, e meriton epitetin – Vit i shqiptarëve.*

*17 shkurti i vitit që sapo e lamë pas qe një ndër momente më të rëndësishme të popullit shqiptar të Kosovës, ngase në këtë datë, Institucionet e Kosovës në koordinim të plotë me faktorët relevantë ndërkombëtarë, shpallën Pavarësinë e Kosovës, një moment ky i pritur thuajse një shekull pas shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë (1912).*

*Për këtë arsye, Viti 2008 do të mbetet përgjithmonë në kujtesën e shqiptarëve si vit i realizmit të projektit madhor – themelimit të shtetit të pavarur e sovran dhe për një jetë të lirë e me dinjitet në vendin e tyre.*

*Mirëpo, kur jemi tek 17 shkurti duhet thënë se përveçqë është datë e rëndësishme historike për Kosovën dhe popullatën e saj, në të njëjtën kohë paraqet edhe një vijë ndarëse midis të shkuarës dhe të ardhmes.*

*Përveç shpalljes së avarësisë së vendit në 2008, shqiptarët e Kosovës patën edhe momente të tjera madhore historike. Po më 17 shkurt 2008, Kuvendi i Kosovës miratoi simbolet e shtetit, ndërsa një moment tjetër me peshë historike qe edhe nënshkrimi i Kushtetutës së Kosovës më 7 prill e cila hyri në fuqi më 15 qershor 2008.*

*Momenti më i rëndësishëm pas Pavarësisë gjatë 2008, qe procesi i njohjes së Kosovës nga faktorët relevant ndërkombëtarë, si SHBA-të, shumica e vendeve të BE-së, Turqisë, Japonisë etj., kështu që deri më tani shtetin e Kosovës e kanë njohur 53 shtete nga mbarë bota.*

*Një ngjarje tjetër e rëndësishme për shqiptarët në vitin që po e lëmë pas është edhe Samiti i NATO-s në Bukuresht, ku Shqipëria edhe zyrtarisht mori ftesën për anëtarësim në NATO, me se faktori shqiptarë në rajon merr peshë, ngase në fillim të vitit 2009 Shqipëria pritet që të bëhet anëtare me të drejta të plota e Aleancës më të madhe ushtarake - NATO-s. Zaten, kjo Aleancë pati rolin vendimtar në çlirimin e Kosovës më 1999 nga forcat serbe.*

*Popullata e Kosovës gjatë këtij viti ka njohur edhe të arritura të tjera, si pajisja me pasaporta të Kosovës, pastaj akreditimi i diplomatëve të parë kosovarë në qendrat më të rëndësime të botës etj..*

*Mirëpo, gjatë këtij viti Kosova dhe institucionet e saj patën edhe sfidat që i përballuan me sukses.*

*Tani kur kemi krijuar shtetin, nga ne lypset që ta funksionalizojmë atë, ngase kemi shumë punë për të bërë, sidomos në planin ekonomik e social, kemi numrin më të madh të papunëve në Evropë për kokë banori, kemi të ardhurat më të ulëta e pensionale thuajse minimale dhe një ekonomi të brishtë.*

*Të shpresojmë se, me ndihmën e Allahut, viti në vijim do jetë viti i konsolidimi dhe i rritjes ekonomike. Amin!*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Mesazhi i Myftiu të Kosovës - Mr. Naim ef. Ternava**
**Haxhi dhe Kurbani determinojnë, secili në mënyrën e vet, vlerat më fisnike e më madhështore për shoqërinë**
**4**

**Si t'i qasemi dhunës në emër të fesë**
**6**

**Haxhi strumbullar i devotshmërisë kulmore**
**8**

**Kurbani - sakrifica**
**11**

**Përshëndetje, Qabe e Shenjtë**
**13**

**Namazi i natës**
**16**

**Ibrahimi dhe Ismaili shëmbëlltyrë e sakrificës dhe flijimit**
**19**

**Aktuale**
**56**

**Mesazhi i Myftiut të Kosovës – Mr. Naim ef. Tërnava i mbajtur në Hytben e xhamisë "Sulltan Murat" të Prishtinës në festën e Kurban - Bajramit**

# Haxhi dhe Kurbani determinojnë, secili në mënyrën e vet, vlerat më fisnike e më madhështore për shoqërinë

*"Besimtarë të nderuar! Vëllezër e motra!*

Sot është një ditë e madhe festive – Dita e Kurban-Bajramit, dita që bashkon zemrat e myslimanëve anembanë botës, për të përjetuar me shpirt e me ndjenja gëzimin dhe harenë, duke madhëruar e falënderuar Allahun e Gjithëpushtetshëm për begatitë e Tij që na ka dhuruar.

Çdo festë, në vete përmban mesazhe e porosi, por festa e Kurban - Bajramit është një festë shumë e veçantë, sepse mesazhet dhe porositë e saj përçohen jo vetëm nëpërmjet fjalëve, por edhe nëpërmjet zemrave e veprave të mira. Kjo festë përmban këshilla e porosi shumë domethënëse, të cilat na ndihmojnë për organizimin e mirëfilltë të jetës sonë në këtë botë, ngase në to përfshihet aspekti shpirtëror, ai social e human dhe, përveç të tjerash, manifestohen me tërë dëlirësinë hyjnore barazia, uniteti, solidariteti e sakrifica.



*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava*

Jeta e njeriut në këtë botë, duhet të jetë një jetë e devotshme, jetë që në vete përmban vlerat më sublime e më madhështore, sepse pa këta komponentë, ajo do ta humbiste kuptimin e saj të vërtetë."

I Madhi Allah, në Librin e Tij fisnik urdhëron e thotë:

"Thuaj: namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve!" (El-En'am: 162)

Me këtë festë ndërlidhen dy momente shumë të rëndësishme për besimtarët islamë: Kryerja e kushtit të pestë të Islamit-Haxhit, dhe prerja e Kurbanit.

Së pari, Haxhi rrezaton dhe demonstron barazinë universale në mes njerëzve, pa marrë parasysh përkatësinë etnike, regjionale, racore a gjuhësore. Pa marrë parasysh pozitën e tij shoqërore, arsimore e materiale. Ata që të gjithë, të veshur me ihram, një petk i bardhë që simbolizon petkun e devotshmërisë dhe thjeshtësisë njerëzore, u përkushtohen lutjeve dhe ibadetit ndaj Krijuesit, të angazhuar për fisnikërimin e shpirtit, me lot pendimi të sinqertë dhe me zotimin për angazhim të paluhatshëm në rrugën e drejtë, në rrugën që e ka urdhëruar e pëlqyer Krijuesi i gjithësisë.

Haxhi është demonstrim i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit të përgjithshëm të myslimanëve. Është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit, duke reflektuar gatishmërinë për t'i sakrifikuar interesat shpirtërorë e materialë në shërbim të Allahut xh.sh. dhe duke rikujtuar se Qabeja është edhe drejtim shpirtëror i të gjithë myslimanëve. Lidhur me obligueshmërinë e Haxhit-kësaj dispozite të lartë islame, Allahu xh.sh. në Kuran urdhëron e thotë: "Vizita e Qabesë për hir të Allahut, është detyrim për atë që ka mundësi". (3: 97)

Kurse çasti i dytë madhështor i kësaj feste, është prerja e Kurbanit, që fillet institucionale i ka tek Ibrahimi a.s. dhe Ismaili a.s., ndodhinë e të cilëve besimtarët e përkujtojnë me pietet në çdo Kurban-Bajram.

Prerja e Kurbanit ngërthen në vete edhe aspektin social, ngase, në mënyrën më të mirë të mundshme, të pasurit shprehin solidaritetin me nevojtarët dhe skamnorët. Kurse në kohën e sotme, kjo ka peshë dhe rëndësi edhe më të madhe, sepse më shumë se kurrë, sot njerëzimi ka nevojë për ndihmë reciproke, për solidaritet, për përkrahje dhe bamirësi.

*Vëllezër të nderuar!*

"Haxhi dhe Kurbani determinojnë, secili në mënyrën e vet, vlerat më fisnike e më madhështore për shoqërinë, së pari dashurinë e respektin ndaj Allahut, e kjo vlerë krijon premisat për një jetë të rehatshme në këtë botë, ku duhet të mbizotërojë paqja ndaj dhunës e konfliktit, dashuria ndaj urrejtjes, respekti ndaj nënçmimit, bujaria ndaj koprracisë, devotshmëria ndaj degjenerimit, arsyeja ndaj egos dhe lumturia ndaj vuajtjeve.

Fatkeqësisht, sot bota vuan ende nga konfliktet e armatosura që sjellin vdekje e padrejtësi, sjellin tmerr e dhunë, sjellin varfëri e dëbim të popullatës së pafajshme. Prandaj, të lutemi në këtë ditë, që në këtë botë të krijohen kushte e premisa për t'u shuar konfliktet; të lutemi që të mbizotërojë arsyeja për të parandaluar

gjakderdhje të reja. Mbase, që të gjithë pajtohemi se njerëzimi sot ka nevojë për paqe e mirëkuptim dhe jo për dhunë e konflikte. Nuk duhet harruar se misioni ynë në këtë botë është jeta me dinjitet dhe jo me konflikte e dhunë".

*Besimtarë të nderuar!*

Për ne kjo festë, si edhe ky vit që po lëmë pas, janë më të veçantë, kemi arsye për më shumë gëzim e falënderim, ngase tashmë e kemi bërë realitet shtetin tonë, për të cilin janë sakrifikuar e martirizuar bijtë më të mirë e bijat më të mira të këtij populli. Falënderimi I qoftë Allahut që na mundësoi ta presim këtë ditë dhe t'i shohim udhëheqësit tanë tek përpiqen të konsolidojnë në vijimësi institucionet tona.

Këtë vit, për të parën herë, haxhinjtë tanë në vendet e bekuara, në Mekë e Medinë dhe Arefat, Mina e Muzdelife u janë bashkuar miliona haxhinjve nga tërë bota, ballëhapur e krenarë, si shtetas të Republikës së Kosovës, duke përfaqësuar me shumë dinjitet vendin tonë me të gjitha vlerat e tij, që është një ndjenjë e veçantë për të gjithë ne dhe sigurisht edhe një arsye më shumë për festim.

Haxhinjtë tanë, sot, në këtë mëngjes të bekuar, tashmë kanë zbritur nga rrafshnaltat e Arefatit e Muzdelifes dhe ia kanë mësyrë Minës së bekuar, duke E lutur Allahun me përkushtim, për falje mëkatesh, për paqe e tolerancë, për ndihmë të varfërve e nevojtarëve, për mirëqenie të të gjithë njerëzve, pavarësisht nga besimi, gjuha, vendi apo ngjyra e tyre. Ata sot luten për ndaljen e gjakderdhjeve gjithandej nëpër botë, për ndaljen e konflikteve dhe përleshjeve të popujve e qytetërimeve, të cilat fatkeqësisht po ndodhin në disa vende të botës. Islami është fe e paqes dhe nuk ka asgjë të përbashkët me dhunën dhe krimet që sot ndodhin në shumë vende islame.



*Të nderuar vëllezër e motra!*

Ne jemi dëshmitarë se ditët e fundit vendi ynë po ballafaqohet me sfida të hapura, por shpresoj dhe jam thellë i bindur, se ato do t'i përballojmë me sukses. Por, për këtë na nevojitet uniteti veprues i të gjithë faktorëve institucionalë, politikë e qytetarë .

E ritheksoj edhe një herë, ne si popull e si shoqëri, mbesim thellë të përkushtuar e të angazhuar për promovimin e harmonisë dhe mirëkuptimit ndërfetar e ndërnacional brenda dhe jashtë vendit tonë.

Le të jetë kjo ditë e Bajramit, momenti kyç, kur ne, duke mbrojtur vlerat dhe dinjitetin tonë si popull i një shteti të lirë, sovran e të pranuar ndërkombëtarisht, t'i tregojmë botës mbarë, se do të arrijmë ta ndërtojmë këtë shtet, të cilin e fituam me shumë vuajtje e sakrifica. Me ndihmën e Allahut dhe të miqve tanë, si dhe me angazhimin tonë të sinqertë, do ta bëjmë Kosovën një oazë të paqes, ku secili qytetar, pa marrë parasysh etninë e tij, ta ndiejë veten krenar e të dinjitetshëm.

Në fund, E lus Allahun e Madhërishëm, që haxhinjve tanë t'ua ketë pranuar Haxhin.

E Lus të Gjithëpushtetshmin, që atyre dhe neve të na i pranojë sakrificat dhe kurbanet.

Dhe, krejt në fund, më lejoni që të gjithë besimtarëve, në veçanti të sëmurëve, jetimëve, invalidëve të luftës, familjeve të dëshmorëve dhe bashkatdhetarëve tanë kudo gjenden jashtë Atdheut tonë të shtrenjtë - Kosovës, atyre në Maqedoni, në Malin e Zi dhe në Kosovën Lindore, t'ua uroj festën e madhe të Kurban-Bajramit!

Me fat ju qoftë festa e Kurban-Bajramit!

**Myftiu, Mr. Naim Tërnava**

*Prishtinë, 08.12.2008*

# Si t'i qasemi dhunës në emër të fesë?!

Mr. Qemajl Morina

Sulmi fizik ndaj Xhabir Hamitit që ndodhi kohë më parë, nga persona të panjohur bëri që çështja e dhunës fetare të bëhet objekt diskutimi në faqet e shtypit ditor të Kosovës. Interesimi ishte i madh, sepse ishte sulmua një personalitet i lartë i Bashkësisë Islame. Dr. Xhabir Hamiti është sekretar në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës dhe ligjërues i lëndës së tefsirit. Kurse në zgjedhjet e fundit të nivelit qendror që u mbajtën gjatë muajit tetor, në Bashkësinë Islame, ai u zgjodh kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Kjo kishte bërë që sulmi ndaj tij të konsiderohej edhe sulm ndaj Bashkësisë Islame, ashtu siç ishte thënë në deklaratën për opinion të publikuar nga ana e Kryesisë së Bashkësisë Islame.

Në mungesë të kapjes së aktorëve të aktit kriminal nga ana e policisë, kishte mbet vend për spekulime se kush mund të qëndroj pas këtij veprimi. Në opinion i përgjithshëm ekzistonte mendimi se pas këtij akti mund të qëndrojnë elementë ekstrem islam. Kjo akuzë e pa mbështetur në fakte bëri që në forume të ndryshme islame, të ketë reagime prej më të ndryshmëve për shkak të një akuze të këtillë, siç e quanin ata paushall. Reagimet që vinin nga forume të ndryshme islame, të cilat në të shumtën e rasteve ishin drejtuar në adresë të Dr. Xhabirit, por edhe të Bashkësisë Islame si institucion, ishin tejet ofenduese, që nuk u bënin nder forumeve dhe individëve prej nga ato drejtoheshin. Çdo forum apo shoqatë që veten e atribuon me islam, duhet të jetë shumë i kujdesshëm në shprehjet dhe vokabularin që ai përdor, se për ndryshe me sjelljet dhe shprehjet e tij, ai mund ta dëmtoj shumë islamin dhe kauzën e tij.

Po në këtë fatkeqësi, nuk mbeten të heshtur edhe ata individ, të cilët për shqiptarët duan një islam sipas kutit të tyre, duke u dalë në ndihmë viktimës, që në këtë rast ishte Dr. Xhabiri, që në emër të sulmit ndaj fundamentalistëve islamik të sulmojnë çdo gjë ka të bëjnë me islamin dhe myslimanët. Disa prej tyre shkojnë aq larg sa që rastin e Dr. Xhabirit e krahasojnë me ngjarjet e shekullit të pare të Islamit. Andaj, analizat, vështrimet dhe opinionet e tyre nuk janë më pak të dëmshme dhe më qëllimkëqija se ata që përfaqësojnë krahun më ekstrem të islamit. Me këtë rast nuk do të ndalem në analizën e atyre shkrimeve, sepse kjo do të jetë objekt trajtimi i një teme të veçantë. Por, ajo që vlen të thuhet me këtë rast është se në asnjë mënyrë nuk duhet të shfrytëzohet fatkeqësia e askujt


Periskopi
Kur rezilët mbrojnë fenë islame
Periskopi
Zjarrvënës në emër të Allahut
Periskopi
Rrahja dhe heshtja
Xhabir Hamiti, njëri prej teologëve më mendjemprehtë të Kosovës, u keqtrajtua nga persona të panjohur. Me gjasë profesorin e rrahën disa ekstremistë që prej vitesh po e importojnë një version paramodern të ... e ka në shkretëtirat e beduinëve ... nuk reagoi kundër këtij
Shteti mbi BIK'un
Në kërkim të një imami evropian të Kosovës
Pse klerikët myslimanë të Kosovës janë vetëm statistë në debatet mbi islamin në Evropë? Dhe si kaloi re vizita e ipeshkvit Vaclav Maly në Kosovë, ikonës së lëvizjes demokratike në Çekosllovakinë e dikurs

për tu sulmuar asnjë religjion, për shkak të gabimeve që bëjnë besimtarët e tij. Në mesin e besimtarëve të cilit do besim mund të ketë besimtarë të mirë dhe të këqij të denjë dhe të padenjë, mirëpo me këtë nuk duhet të fajësohet religjioni, cilido qoftë ai, por individi, i cili devijon principet dhe parimet e atij religjioni.

Andaj, gjëra të këtilla mund të ndodhin edhe tek ne në Kosovë, por në asnjë mënyrë Islami, apo cili do besim tjetër nuk duhet të jetë fajtorë për të këqijat, të cilat i bëjnë pasuesit e tij.

Kosova me gjithë krajatat e shumta me të cilat u ballafaqua, gjatë dy dekadave të fundit të shekullit njëzet, por edhe këtij dhjetëvjetëshi të mileniumit të tretë, në aspektin fetar nuk pati probleme që vlen të theksohen. Me gjithë provokimet e shumta, populli i Kosovës u tregua i përmbajtur dhe nuk lejoi asnjë herë që të luhet me kartën e fesë. Sepse ajo është shumë e ndjeshme dhe me pasoja të paparashikueshme për cilën do shoqëri qoftë ajo. Në veçanti për shoqërinë tonë, për shkak të diversitetit fetar, etnik e gjuhësor dhe pozitës së Kosovës në një udhëkryq ku bashkohen Lindja me Perëndimin dhe Islami me Krishterimin.

Pas përfundimit të luftës dhe kthimit të shqiptarëve nga exili i imponuar nga okupuesit serb. Në Kosovë invaduan me qindra shoqata humanitare si të Lindjes ashtu edhe të Perëndimit, me qëllim që ta ndihmojnë popullin e Kosovës nga pasojat e agresioni serb. Si çdo kund edhe këtu në prapaskenë zhvilloheshin edhe aktivitete të propagandës fetare, ku secili dëshironte të fitojë sa më shumë simpatizues në anën e tij. Në veçanti, në momentet e pas luftës, kur njerëzit kanë nevojë për shumë çka.

Në këtë aspekt, mediat tona, më tepër nën ndikimin e mediave botërore, se sa nga të dhënat burimore paralajmëronin rrezikun e mundshëm e depërtimit të islamit ekstrem, apo nga ajo që në media njihet si rryma vehabite, e cila mund të përhapej nga shoqatat islame që po vepronin atë botë në Kosovë.

Zakonisht kjo mund të ndodh pas krajatave dhe luftërave, kur njerëzit kanë nevojë për një mbështetje shpirtërore, të cilën mund ta gjejnë në fetë dhe besimet e ndryshme. Këtë, e din shumë mirë personat përgjegjës që punojnë dhe veprojnë në kuadër të shoqatave të ndryshme humanitare, qofshin ato islame apo të krishtera, sepse ato kanë sektorët për propagandë fetare.

Në Kosovë, ku përqindja e popullatës së besimit islam (është mbi 90%) u ka dhënë legjitimitet të plotë veprimit të shoqatave humanitare islame, ashtu siç nuk ka munguar edhe aktiviteti i shoqatave humanitare të krishtera me qëllim të përfitimit të aderuesve dhe simpatizuesve të rinj në një terren të ri, por që për shkak të së kaluarës komuniste rinia mund të konvertohet në një besim të ri. Në veçanti kur asaj mund ti shtohen stimulset që ato mund të ofrojnë për rininë kosovare, si dhe orientimit properëndimor të establishmentit politik, pas ndihmës së pakursyer që Perëndimi në momentet më të vështira i dha popullit të Kosovës.



Në këto rrethana, në Kosovë po zhvillohej një luftë jo e barabartë në mes vazhdimësisë së popullit të Kosovës në identitetin islam apo kthimit të tij në rrënjët e tij të kahershme të krishtera. Kjo, propagandë në fillim të dekadës së fundit të shekullit njëzet nuk po vinte nga qarqet kishtare, por ajo po vinte nga mendjet më të ndritura të inteligjencës shqiptare. Një intelektual i yni, emigrimin e shkrimtarit tanë të madh, Ismail Kadare nga Tirana në Paris e kishte përshkrua emigrim të shqiptarëve nga Lindja në Perëndim dhe kishte profetizuar se pas këtij akti pritet konvertimi kolektiv i shqiptarëve nga feja Islame në fenë e Krishterë. Vet polemika e zhvilluar kohë më parë lidhur me identetin e shqiptarëve, në mes dy kolosëve të mendimit shqiptar Ismail Kadaresë dhe Rexhep Qosjes dëshmon më së miri për rëndësinë e tij.

Në këto rrethana, te çdo popull instinktivisht aktivizohet ndjenja e vetëmbrojtjes për ruajtjen e identitetit. Kjo ndjenjë u aktivizua edhe tek populli shqiptar jo vetëm në Kosovë, por edhe në Shqipëri. Edhepse në kushte dhe rrethana jo barabarta ruajtja e identitetit islam jo vetëm se u ruajt, por ai edhe shënoi një përparim të dukshëm. Kjo vërehet në pjesën më vitale të shoqërisë kosovare, ajo është tek të rinjtë dhe të rejat. Kjo masë mbrojtëse tek ne kosovarët është manifestuar me një fanatizëm të rrallë gjatë sundimit afër një shekullor të okupimit serb.

Andaj, qasja sterotipe, që i është bërë deri më tash kësaj dukurie, qoftë në media, apo në qarqe shkencore, nuk ka zbuluar diagnozën e duhur, sepse nuk ka pasur rezultate të duhura. Shfaqja e dukurive fetare në shoqëri, donë një studim shumë dimensional dhe multidisiplinar për të arritur rezultate të duhura, të cilat për fat të keq tek ne deri më sot nuk janë prezente. I tërë faji për dukuri të këtilla në të shumtën e rasteve i drejtohet Bashkësisë Islame, e cila asnjë herë nuk i ka ikur përgjegjësisë, por ajo nuk mund të jetë përgjegjëse e vetme për tërë atë që ndodh në shoqërinë tonë.

# Haxhi strumbullar i devotshmërisë kulmore*

Dr. Qazim Qazimi



*Dr. Qazim Qazimi*

Xhematlinj të nderuar, vëllezër dhe motra, ju telespektatorë që po na ndiqni përmes ekraneve televizive në Kosovë dhe jashtë saj, kudo që jeni, në trojet shqiptare dhe në mërgim, vëllezër myslimanë, paçi paqen e Allahut, mëshirën dhe bekimin e Tij.

Tema bosht për të cilën do të flas në këtë ditë festive, është:

### Haxhi strumbullar i devotshmërisë kulmore - Lashtësia e Qabesë në raport me krijimin e njeriut -

Në ajetet 30, 31 dhe 32 të sures ”El-Bekare”, Kurani hedh dritë mbi ngjarjen më të rëndësishme të historisë njerëzore, atë të krijimit të njeriut të parë-Ademit a.s.. Natyrisht, se kjo dije autentike është shumë më thelbësore, më e saktë dhe krejtësisht origjinale me premisa hyjnore karshi spekulimeve të ndryshme, të ashtuquajtura shkencore-darviniste, që propagandojnë teorinë e evolucionit dhe procesin e krijimit të njeriut. Duke ditur se Kurani është ligjërim i Allahut, ai na pajis me dituri të thellë e të saktë, dituri e cila na mëson dhe na jep informacion jo vetëm në lidhje me krijimin e njeriut, por gjithashtu edhe mbi qëllimin e këtij krijimi.

Përmes një intonimi të përgjithshëm, Kurani apelon:

“O njerëz! Vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre dhe ju bëmë kombe e fise, që të njiheni në mes jush. Pa dyshim se më i nderuari prej jush tek All-llahu, është ai që është më i devotshmi.”[1]

Ndërsa Pejgamberi Muhammed, në mënyrë të prerë, thotë: “Në Islam nuk lejohet të ketë dallim në mes të bardhit dhe të ziut e as në mes të arabit dhe joarabit tjetërfarësh përveç përmes devotshmërisë”.

Sikundër me ajetin kuranor të sipërcituar, po ashtu edhe me hadithin e Muhammedit a.s., ajo më e çmueshmja virtyti që vlerësohet mbi të gjitha tek Allahu, për myslimanët është devotshmëria.

Nuk ka dyshim se devotshmëria ishte kriter i vlerave hyjnore që nga krijimi i njeriut të parë, Ademit a.s.. Zoti xh. sh. Ademin a.s. e shpalli pejgamber dhe ia mësoi të gjitha gjërat e nevojshme. Në Kuran thuhet:

“Dhe ia mësoi (All-llahu) Ademit emrat e të gjitha gjërave”.[2]

Meka si vend i shenjtë, me një qytetërim të lashtë mbahet në mend që nga ndërtimi i Qabesë (Faltores së parë në fytyrë të tokës për falje dhe devotshmëri),e cila është cilësuar si Shtëpi e Allahut, në të cilën adhurohet Ai dhe nuk i bëhet shok:

“Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekke), e dobishme dhe udhërrëfyese për mbarë njerëzimin”.[3]

Kjo faltore e shenjtë dhe absolutisht e para në rruzullin tokësor, gjatë historisë u ndërtua e rindërtua disa herë. Për të është thënë se është shtëpia e parë e vënë në tokë, rreth së cilës bëri tavaf Ademi a.s. dhe njerëzimi pas tij.

Në një variant tjetër e gjejmë se për të parën herë e ndërtoi Shiti, i biri Ademit a.s., pastaj e rindërtuan pejgamberët babë e bir - Ibrahimi a.s. me Ismailin a.s..

“Kur Ibrahimi dhe Ismaili ngritën themelet e Qabesë, u lutën: O Zoti ynë, pranoje prej nesh (këtë vepër)! Me të vërtetë, Ti je Ai që dëgjon dhe di gjithçka”.[4]

Ibrahimi a. s. ishte i lindur në Mesopotami, sipas disa të dhënave në qytetin e vjetër Ur të Babilonisë dhe, pas bredhjeve të tij në mes Shamit e Egjiptit, ai pasardhësit e tij i vendosi në Mekë në një trevë jopjellore, pranë Shtëpisë së shenjtë, dhe u lut për ta. Në Kuran kjo paraqitet kështu:

“O Zoti ynë! Unë vendosa disa nga pasardhësit e mi në një lugine që nuk mbillet (që nuk është e pëlleshme), pranë Shtëpisë Sate të Shenjtë. Zoti ynë! Bëji ta falin namazin dhe bëj që zemrat e njerëzve të ndiejnë dhembshuri për ta si dhe furnizoi me fruta, ndoshta bëhen falënderues!”.[5]

Transmetohet nga Ibni Abbasi r.a. se, kur Ibrahimi a.s. përfundoi ndërtimin e Qabesë, atij i erdhi urdhër nga Allahu që t’u lëshonte një kushtrim njerëzve për ta vizituar Qabenë:

“Thirri njerëzit për në haxhillëk: ata do të vijnë këmbësorë dhe kalorës me deve (të rraskapitura) prej të gjitha viseve të largëta”[6].

Ibni Abbasi shton se Zërin e Ibrahimit a.s. e dëgjuan gjithandej ç’ka në mes Tokës e qiellit; madje, përgjigjja ndaj kushtrimit dëshmohet edhe me realitetin sesi njerëzit vijnë prej vendeve më të largëta, nga të gjitha anët e botës, duke thënë: (lebbejke Al-lllahumme lebbejke) - Të jemi përgjigjur, o Zoti ynë, Të jemi përgjigjur), dhe që atëherë Qabeja shenjtërohet dhe vizitohet pandërprerë.

Dikur herët në lashtësi, Mekën e administronte fisi Xhurhum dhe më pastaj fisi arab-Huza’atu, deri me ardhjen e Kusajjit ibni Kilabit nga fisi Kurejsh (njëri nga gjyshat e hershëm të Pejgam-

berit Muhammed a.s.), i cili i largoi të tjerët prej aty me forcë dhe shtriu pushtetin e tij në Mekë.

Një kohë të gjatë arabët trashëguan fenë e gjyshit të tyre Ibrahimit a .s., duke besuar Zotin Një e të Vetëm dhe predikonin fenë e Tij.

Në Mekë, aty në afërsi të Qabesë, lindi edhe pejgamberi i fundit, Muhammedi a.s., i cili pjesën më të madhe të jetës së tij (40 vjet para se të shpallej dhe 12 të tjerë pas shpalljes pejgamber) e kaloi në Mekë. Meqë në ato kohë Qabeja kërcënohej për t'u shkatërruar nga dhëmbi i kohës, do ta rindërtonin kurejshitët dhe gurthemelin (Haxheri esvedin, në themel), me pajtimin e të gjithëve, do ta shtronte Muhammedi a.s.[7]

Pas pejgamberisë së Muhammedit a.s., Qabesë iu kthye distinacioni i saj i parë, u bë faltore, ku adhurohet e madhërohet Një Zot i Vetëm- All-llahu xh.sh., madje ajo u bë edhe kible, pikë drejtimi për t'u falur, epiqendër, nga drejtohen të gjithë myslimanët nga mbarë bota, dhe vazhdon të trajtohet si vendi më i shenjtë në fytyrën e Tokës.

Me ardhjen e Islamit si fe monoteiste, Faltorja e parë, Qabeja, fitoi në peshë dhe që atëherë e në vazhdim, vizita e saj- Haxhi do të bëhej obligim i detyrueshëm, së paku një herë në jetë, për të gjithë myslimanët e moshës madhore, të cilët janë të aftë fizikisht e psikikisht dhe që kanë mundësi financiare për ta vizituar, për të kryer Haxhin. Për këtë që themi, i referohemi ajetit kuranor:

...Për hir të All-llahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk beson, All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që bëjnë) njerëzit".[8]

Kurse Muhammedi, a.s. apelonte:

"O njerëz, Allahu jua ka obliguar haxhin, prandaj bëjeni atë".

Transmetohet nga Ibni Abbasi se Pejgamberi, a. s. me një rast tjetër ka thënë:

"Nxitoni ta kryeni haxhin, ngase askush nga ju nuk e di se çfarë mund t'i ndodhë (nesër)".

Haxhi është një prej pesë shtyllavedetyrimeve kryesore, mbi të cilat është ngritur Islami. Ai nuk mund të zëvendësohet me asnjë ibadet dhe as bamirësi tjetër. Realizohet në kohë dhe hapësirë të caktuar, saktësisht në dhjetëditëshin e parë të muajit Dhul-hixhe (sipas kalendarit hënor), dhe vizitohen vendet e shenjta të përcaktuara bazuar në burimet themelore të Islamit. Qëllimi i kryerjes së Haxhit nuk është çështje humanizmi, turizmi, verimi, kalimi pushimesh apo i motivuar nga epshe, teka, pasione, përjetime e qejfe të natyrës jetësore. Haxhi është ibadet kulmor, një sfidë me mundime dhe sakrifica të mëdha.

- të vendosësh për të marrë rrugën e Haxhit me të gjitha peripecitë që ka ai;
- të veshësh rrobat e veçanta të Haxhitihramin në pikëkufirin e caktuar;
- të vizitosh Qabenë, të sillesh rreth saj duke u lutur e medituar për vlerat e saj;
- të falësh namaz para vendqëndrimit-Mekami-Ibrahimit, ndërtuesit të Qabesë;
- të nxitosh në mes dy kodrinave: Safa dhe Merve, ku bridhte e ëma e Ismailit, Sa'ji;
- të pish ujë prej Kroit të Zem-zemit, për të cilin Pejgamberi a.s.ka thënë:

"Uji më i mirë në faqen e dheut është uji i Zemzemit; në të ka ushqim që të ngop, dhe shërim nga sëmundja.[9];

- të falesh në Mesxhidi Haram, ku një namaz ka vlerën e njëqind mijë namazeve;
- të kalosh natën në ambientet ku për kurban Ismaili u zëvendësua nga dashi;
- të kalosh ditën me ibadet në Arafat, vendi ku u takuan Ademi e Hava;
- të qëndrosh në Xhebelu Rahmeti, nga ligjëroi Muhammedi a.s.;
- t'i falësh të bashkuara (xhem'an) aksham e jaci në Muzdelife;
- të hedhësh gurë në pikat ku u gjuajt shejtani për djallëzinë e tij, në Mine;
- të kthehesh për t' i bërë edhe një vizitë faltores më të lashtë-Qabesë;
- të qëndrosh e të banosh në Mekë, vendlindja e Muhammedit a.s.;
- të vizitosh shpellën Hira, vendin ku Muhamedi u shpall pejgamber;
- të vizitosh Medinën, vendstrehimin dhe Kryeqytetin e parë të Islamit;
- të falesh në Xhaminë e Pejgamberit, ku një namaz ka vlerën e një mijë namazeve;
- të nderosh e të admirosh vendbetejat e fitoreve të myslimanëve, - Bedrin, Hendekun, Uhudin, Xhamitë me rëndësi të veçantë në Medinë dhe rreth saj, - është më tepër se kënaqësi, është më tepër se një nder, është më tepër se një admirim, është dhunti me ndjenja dhe emocione të papërshkruara, është obligim fetar dhe përkushtim meritor që ka për qëllim të kapet strumbullari i devotshmërisë kulmore, pastërtia shpirtërore, vlerat sublime njerëzore si dhe prehja shpirtërore e paarritur ndonjëherë para Haxhit, dhe e papërsëritur asnjëherë pas Haxhit, dhe që bëhet vetëm për hir të Lartmadhërisë së Tij, All-llahut krijuesit të Gjithësisë.

Pejgamberi a.s. tekstualisht ka thënë:

"Kush e bën haxhin për All-llahun e nuk e ka zhytur atë dhe nuk ka bërë mëkate, ai kthehet prej tij i pastër nga gjynahet, sikur atë ditë kur e ka lindur e ëma".[10]

Në një transmetim të Taberaniut përmendet që Ebu Hurejre ta ketë dëgjuar pejgamberin-Muhammed duke thënë:

"Asnjëherë nuk do të ndodhë që një haxhi të bëjë tehlil (të thotë: La ilahe illa Allah) dhe tekbir (Allahu Ekber) e të mos përgëzohet me Xhennet".

Ky është Haxhi me obligimet, rëndësinë dhe vlerat e tij sublime, dhe përgëzimi me Xhenet është shpërblimi i Haxhiut.

Xhematlinj të nderuar! Edhe për ata që nuk kanë mundësi ta bëjnë Haxhin, Allahu i Madhëruar e ka bërë të mundshme që edhe zemrat e këtyre besimtarëve t'i freskojë me vepra të mira, apo thënë ndryshe, me një formë tjetër, në një masë, edhe ata mund të shuajnë zjarrin e mallëngjimit për vizitën e kësaj shtëpie. Këto vepra të mira afrohen me Haxhin, dhe ata që i bëjnë, kanë gati shpërblimin e haxhilerëve dhe të atyre që kryejnë umren.

Për ne që nuk jemi sot në Haxh, qëndrimi në xhami pas faljes së namazit të sabahut, derisa të lindë dielli e pastaj falja e dy rekateve (në këtë) rast të Bajramit, shkruhen si sevape të Haxhit apo të Umres. Tirmidhiu transmeton nga Ebu Umame, se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Kush e fal sabahun me xhemat, pastaj ulet dhe e përmend Allahun derisa të lindë dielli, e pastaj ngrihet dhe fal dy rekate, - arrin shpërblimin e një haxhi dhe umreje të plotë, të plotë, të plotë".

Edhe falja e jacisë dhe sabahut me xhemat, është krahasuar me Haxhin dhe Umren.

"A nuk jua ka bërë Allahu namazin e jacisë me xhemat, si diçka që kap vlerën e një Haxhi, dhe namazin e sabahut me xhemat, si diçka që kap vlerën e një Umreje?!".

Vëllezër e motra, Islami është fe që përfshin të gjitha aspektet e jetës shpirtërore e materiale të njeriut; është fe që në vete përmban rrugët e posaçme të lumturisë dhe të mirësisë; është fe që zgjidh të gjitha problemet e farës së njerëzimit. Sipas Islamit, trupi dhe shpirti i njeriut kanë nevojat e tyre, dhe ato duhet të respektohen e të baraspeshohen tërë-



sisht. Islami llogarit e mban parasysh të gjitha elementet dhe aspektet e natyrës së njeriut dhe kujdeset për qenien e ndërlikuar të prirjeve materiale e shpirtërore të tij. Islami përcakton sistemin e jetës në baza morale, shpirtërore po edhe materiale.

Në jetë, përveç përjetimeve të dhimbshme, të vështira, të rrezikshme, dhe vuajtjeve të shumta, ka edhe përjetime të bukura, të lumtura dhe shumë gazmore. Bile, hareja e lumturia janë më të shprehura në jetë, sesa hidhërimi e vuajtja, por duhen ditur mënyrat dhe format e jetësimit të tyre. Është feja ajo që na mëson për ta arritur lumturinë dhe tejkalimin e vështirësive në dy botët. Është Feja islame ajo që na mëson se, pos botës materiale kalimtare (Dynjasë), ekziston edhe bota shpirtërore e amshueshme (Ahireti). Jeta fizike dhe kjo botë janë të përkohshme, kurse shpirti dhe bota e pastajme (Ahireti) janë të amshueshme.

Vëllezër të nderuar! Ishte ditë e shënuar dhe kënaqësi e veçantë kur disa nga hanxhinjtë tanë udhëtuan për herë të parë me pasaporta të Republikës së Kosovës, por nuk duhet harruar se - ditën kur ne po përgatitemi për ta festuar këtë festë të madhe me më të dashurit tanë, ditën kur ne këtu po falim namazin e Bajramit të Kurbanit në Kosovën e lirë; ditën kur me miliona haxhinj sot, pas shumë obligimeve dhe punëve të mundimshme të Haxhit, gjuajnë gurët në një vend të përcaktuar në hapësirë dhe kohë; ditën kur ata i bëjnë edhe një vizitë Qabesë për qëllime madhore; ditën ku me miliona myslimanë të tjerë presin kurbane, flijojnë në shenjë obligimi dhe solidarizimi me sakrificën e qenies njeri - gatishmërisë së Ismailit a.s. që të bëhej kurban, jo vetëm për të treguar devotshmëri ndaj Allahut dhe respekt ndaj babait të tij, Ibrahimit a.s., por, edhe për mirëqenien e gjithë njerëzisë, sot, ne këtu, krahas festimit, kemi obligim moral e shpirtëror, atdhetar e fetar, që t'i përkujtojmë dhe të lutemi për ata shpirtra të mëdhenj që sakrifikuan dhe flijuan veten e tyre, duke u bërë kurban për mirëqenien e të gjithë neve, por gjithsesi obligimi ynë është edhe më i madh, që edhe në familjet e tyre, në këtë festë të madhe, të hetohet ambient festiv, e të mos ndihen të harruar, të braktisur apo në varfëri të skajshme dhe - vetëm kështu fitohen sevapet e mëdha.

Vëllezër dhe motra, Bajrami për besimtarët duhet të sjellë dashuri, miqësi, afrim, vëllazërim, pajtim e mirëkuptim në mes njerëzve. Është dëgjuar Pejgamberi Muhammed të ketë thënë:

”Nuk lejohet për myslimanin ta braktisë vëllanë e tij (të mbajë hidhërim ndaj tij) më tepër se tri ditë”. Prandaj, Bajrami nuk do të jetë bajram, po qe se nuk përballojmë hidhërimet, zemërimet e urrejtjet në mes nesh. Pra, shtrini dorën njëri-tjetrit, uroni e përhajroni në këtë festë të madhe, vizitoni të afërmit, farefisin, fqinjët, miqtë, dashamirët dhe fatoni e përgëzoni, sepse këto vlera janë pjesë përbërëse e Bajramit dhe e traditës sonë të lavdishme.

Zot i Madh e i Vërtetë, Zot i jetës dhe i vdekjes, Zot i ditës së besës! Ne, këtu, nga kjo tokë jona e bekuar dhe në këtë ditë të madhe, jemi të kthyer drejtë Qabesë së madhëruar, andej ku haxhinjtë po kryejnë Haxhin, Ty po Të falemi, Ty po Të adhurojmë, Ty po Të lutemi, dhe vetëm prej Teje mirëqenie e mbarësi kërkojmë, prandaj na i prano të falmet dhe lutjet tona! Amin Ve El-hamdu lillahi Rabbi El-Alemin!

---

*Fusnotat:*

* Ligjëratë e mbajtur më 8 dhjetor 2008 në xhaminë "Sulltan Murat" të Prishtinës me rastin e festës së Kurban- Bajramit)

1. Kur'ani, sureja El-Huxhuratë, ajeti 13.
2. Kur'ani, sureja El-Bekaretu, ajeti 31.
3. Kur'ani, sureja Ali Imran, ajeti 96.
4. Kur'ani, sureja El-Bekaretu, ajeti 127.
5. Kur'ani, sureja Ibrahim, ajeti 37.
6. Kur'ani, sureja, El-Haxhxh, ajeti 27.
7. Grup autorësh, "Es-Siretu En-Nebevijetu Li-Ibni Hisham", pjesa e parë, bot. i tretë, fq. 204, fusnota 5, Bejrut, 1391 h. (1971).
8. Kur'ani, sureja, Ali Imran, ajeti 97.
9. Hadithi sahih (autentik).
10. Transmetim nga Buhariu.

# Kurbani-sakrifica

**Muhamed ef. Hoxha**



Muhamed ef. Hoxha

Të gjitha falënderimet dhe lavdërimet janë vetëm për Allahun, Krijuesin e gjithësisë, Atë E falënderojmë për të gjitha të mirat që na ka dhënë, na krijoi në formën më të bukur, na dalloi nga krijesat e tjera duke na përsosur me mendje e logjikë të shëndoshë.

Përmes Pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s., na dërgoi programin hyjnor, Kuranin e madhërishëm.

Të gjitha salavatet dhe selamet qofshin për Muhamedin a.s., edhe për të dërguarit e tjerë që nga Ademi a.s., njeriu i parë në sipërfaqe të tokës, dhe të tjerët me radhë, të gjithë i besojmë, sepse është një prej kushteve të besimit. Gjithashtu jemi të vetëdijshëm se të gjithë të dërguarit e Allahut kishin një mision, kuptohet secili tek populli i vet, që t'i thërrisnin njerëzit për të besuar Një të Vetmin Allah. Të gjithë ishin të zgjedhurit dhe të dërguarit e Zotit, dhe që të gjithë, pa përjashtim, ishin shembull se si duhet t'u shmangemi veprave dhe veseve të liga, vetëm e vetëm që të ecim përpara drejt përparimit dhe prosperitetit, kuptohet duke zbatuar porositë e Allahut Fuqiplotë dhe këshillat e Muhamed Mustafasë s.a.v.s. Vetëm në këtë mënyrë mund të shpresojmë se do të fitojmë mëshirën dhe kënaqësinë e Zotit të Madhëruar, edhe në këtë botë, edhe në Botën tjetër.

*Vëllezër të nderuar!*

Jo vetëm ju që jeni këtu në këtë shtëpi të Allahut, por edhe të gjithë besimtarët e tjerë kudo që janë e që na ndjekin nga ky vend i shenjtë, në këtë ditë gëzimi e hareje e në këtë moment të bekuar, të gjithë ju ju përshëndes me përshëndetjen më të bukur e më kuptimplotë: Es-selamu alejkum! Paqja, mëshira, begatitë dhe të gjithë të mirat e Zotit qofshin për ju. Kjo ditë është një ditë feste , ditë e madhe për të gjithë ne. Dita e Kurban-Bajramit dita e sakrificës, kohë kur të gjithë ata besimtarë nga mbarë bota që patën mundësinë, ashtu siç kërkojnë edhe dispozitat islame, tani janë në përfundim e sipër të kryerjes së kushtit të pestë të Islamit, Haxhit. Ata tani janë në Qabenë e ndritshme dhe i bëjnë lutjet e tyre, që Allahu t'ua pranojë mundin, sakrificën dhe Haxhin e tyre, po edhe ne nga ky vend, E lusim të Madhin Allah me të njëjtat lutje dhe shtojmë lutjen që haxhinjtë tanë të na kthehen shëndoshë e mirë në Kosovën tonë .

Bajramet për ne myslimanët janë festa hyjnore, të cilat fillojnë me tekbire (madhërim). Këtë e thekson një hadith fisnik i Pejgamberit a.s., ku thuhet: "Zbukuroni Bajramet (festat) tuaja me tekbire", gjithashtu në ajetin 185 të sures El-Bekare thuhet:

"Të madhëroni Allahun për se ju udhëzoi dhe që ta falënderoni".

Tani më lejoni, që në pika të shkurtra, të them diçka rreth sakrificës, ose siç është e njohur me gjuhën e popullit KURBANIT.

Në kuptimin gjuhësor, Kurbanin do ta përkufizonim: "të afrohesh, mjet që të afron me Zotin, me Krijuesin", ndërsa në literaturën islame, për Kurbanin do të gjejmë se ka këtë kuptim: "të therësh një kafshë të përshtatshme, sipas kushteve të caktuara fetare, me qëllim adhurimi". Kurbani kryesisht theret në ditët e Kurban-Bajramit (në tri ditët e para të tij).

Në Kuranin e madhërishëm do të gjejmë se Kurbani është një adhurim në të gjitha fetë hyjnore,dhe atë e bazojmë në ajetin 34/ kaptina El-haxh.

"Për çdo popull Ne kemi caktuar një Kurban (ritual), që ata të përmendin Emrin e Allahut gjatë flijimit të kafshëve, që Ai ua ka dhuruar për ushqim, Zoti juaj është një Zot i vetëm, prandaj përuljuni vetëm Atij. Dhe jepu lajme të mira atyre që janë të përulur". (Haxh: 34)

Gjithashtu, Kurani na tregon edhe për shumë ngjarje dhe shembuj të ndryshëm, që kanë ndodhur në periudhat e mëparshme. P.sh., flitet për kurbanet që dy djemtë e Ademit i flijuan për Zotin, dhe se njërit prej tyre iu pranua e tjetrit jo. (Maide: 27-29). Këtë ngjarje, që tregohet në Kuran, me pak ndryshime do ta gjejmë edhe në librat e tjerë të shenjtë, që ishin edhe para Kuranit.

Besimtarë të nderuar!

Para së gjithash, duhet ditur mirë se adhurimet bëhen, sepse janë Urdhër i Zotit dhe se në adhurimet që kryhen me Urdhrin e Zotit, ka shumë urtësi që për dikë mund edhe të jenë të njohura, po sigurisht se ka edhe të tjerë që këto urtësi nuk i dinë.

Kur Kurbani kryhet, me përmendjen e Emrit të Zotit para aktit të therjes, do të kuptojmë se Zoti i Madhërishëm, i dha në dispozicion, njeriut si krijesa më e bukur dhe më e përsosur, gjithë të mirat që ekzistojnë në këtë botë, e në rastin konkret edhe kafshët që ne i bëjmë Kurban, por në asnjë moment nuk duhet harruar se të gjitha ato të mira janë pronë e Allahut, që na i ka dhuruar neve për të përfituar prej tyre.

Kurbani është shprehje e heroizmit, sakrificës dhe, para së gjithash, e bindjes

së njeriut që ai të shpie drejt rrugës për të fituar kënaqësinë e Zotit Fuqiplotë. Për këtë bindje dhe sakrificë, më së miri do të mësojmë nga Kurani famëlartë, ku e gjejmë të përshkruar gatishmërinë e Ibrahimit për ta bërë Kurban jo më pak se të birin, Ismailin, të cilit as që i shkoi mendja të kundërshtonte një gjë të tillë, sepse bëhej fjalë për zbatimin e Urdhrit të Zotit Fuqiplotë.

Kurani e tregon kështu këtë ngjarje:

"Ibrahimi u lut: O Zot, më jep një djalë të mbarë". Dhe ne i dhuruam atij një djalë me mendje në kokë. Kur fëmija u rrit sa mund të vraponte, i tha atij: "Biri im, unë shoh në ëndërr sikur po të ther ty, si t'ia bëjmë kësaj, ç'mendim ke"? I biri iu përgjigj: "Baba, ti mos u lodh duke menduar, po bëje atë që të urdhërohet prej Zotit. Me dëshirën e Zotit, edhe mua do të më shohësh të durueshëm".Të dy iu bindën urdhrit të Zotit dhe, kur Ibrahimi e shtriu djalin për ta therur, i thirrëm atij: "Ibrahim, e vërtetove ëndrrën tënde duke e zbatuar. E hoqëm prej teje barrën për të therur tët bir. Kështu i shpërblejmë Ne të mirët. Vërtet kjo ishte sprovë e madhe. Dhe i dhamë atij një Kurban në vend të të birit.

"Dhe ndaj tij Ne lamë një kujtim të mirë për popujt pasardhës, në mënyrë që të thonë: "Paqja qoftë për Ibrahimin". Kështu i shpërblejmë Ne të mirët" (Safat, 100-110).

Siç po shihet, Kurbani rrit shpirtin e bindur ndaj Allahut, në këtë mënyrë njeriu do të shfaqë përkushtimin e tij të sinqertë dhe do të bëjë përpjekje për t'u afruar me Zotin duke shprehur falënderimin ndaj Zotit për të mirat që i ka dhënë edhe përmes Kurbanit, sakrificës, sepse pikërisht ky Kurban, nëse bëhet vërtet vetëm për hir të Allahut, do të bëjë afrimin në mes Zotit dhe robit.

Por duhet të kuptojmë faktin se qëllimi thelbësor i Kurbanit nuk është thjesht derdhja e gjakut, por, mbi të gjitha, qëllim janë përkushtimi, morali, devotshmëria dhe gatishmëria e besimtarit që të sakrifikojë për Allahun xh. sh..

Sepse në Kuran thuhet:

"Nuk është as mishi as gjaku që arrin tek Allahu, por është përkushtimi juaj, që arrin tek Zoti" (El-Haxh, 37).

Gjithashtu, Kurbani ka shumë urtësi për sa i përket jetës sociale. Kurbani mbjell në shoqëri shpirtin vëllazëror, bashkëpunimin, ndihmesën dhe shpirtin e sakrificës, ndihmon në gjetjen e një lloj baraspeshe në shoqëri, ndikon në kalimin e hendekut midis shtresave të ndryshme shoqërore duke i nxitur të gjithë ata që kanë shpirt të pastër, drejt bashkëpunimit të mirëfilltë dhe konstruktiv. Për të varfrit, që nuk kanë mundësi të blejnë mish dhe që, për fat të keq, në shoqërinë tonë, një shtresë që rritet përditë e më tepër, Kurbani është një mundësi mjaft e mirë që edhe këta njerëz të pajisen me nga një pjesë nga ky mish i kurbaneve. Kurbani e edukon njeriun e pasur të japë dhe të shpërndajë nga pasuria e tij, për të fituar kënaqësinë e Zotit; e nxit atë të ndihmojë të tjerët dhe të ndiejë thellë në ndërgjegje kënaqësinë për ndihmën që u afron të tjerëve. Kështu, i pasuri, jo vetëm që ka zbatuar një nga urdhrat e shumtë të Allahut Fuqiplotë, po në të njëjtën kohë, ai që jep dhe shpërndan të mira materiale për hir të Allahut, do të shpëtojë edhe nga një ves që në Islam është shumë i urryer, që është koprracia dhe pasioni i tepërt për pasurinë e kësaj bote..



Kur thuhet kurban, përgjithësisht kuptohet kafsha e therur pas namazit të Bajramit. Këtë therje do ta bëjnë personat që i plotësojnë kushtet e përcaktuara nga ana fetare e që sipas Islamit e kanë vaxhib (detyrim) të therin kurban .Therja e Kurbanit mund të bëhet vetëm gjatë tri ditëve të para të Bajramit.

Në Kuran, Allahu i drejtohet kështu Profetit (a.s.):

"Fal namaz për Zotin tënd dhe ther Kurban". (Keuther, 2)

Nëse Muhamedit a.s. i është urdhëruar që të falë namaz dhe të therë Kurban për Zotin, kjo vetvetiu kuptohet se do të jetë urdhër edhe për ne si ndjekës dhe praktikues të Islamit. Do të kuptojmë nga përvoja, se Kurbani është një detyrim që në një masë të madhe është pranuar dhe po praktikohet në jetën fetare nga besimtarët. Me rëndësi është këtu të përmendim se Kurbani po praktikohet, siç po shihet, kohën e fundit edhe tek një pjesë e madhe e besimtarëve të cilët lënë pas dore ose, thënë më mirë, nuk u kushtojnë një rëndësi të merituar detyrimeve të tjera të dorës së parë-farzeve, siç janë namazi, zekati ose agjërimi. Por një gjë të bën përshtypje që gjithashtu vërejmë edhe shumë laramani rreth kohës së therjes së Kurbanit, vendit, ndarjes së tij e kështu me radhë.

Prandaj është mirë që njerëzve t'u bëhet me dije se Bashkësia Islame në Republikën e Kosovës, bashkë me Këshillat vendorë të Bashkësive Islame, janë mobilizuar dhe mirëpresin të gjithë të interesuarit, të cilët, në pamundësi për të therur Kurbanet e tyre në mënyrë individuale, bëjnë therjen, paketimin dhe shpërndarjen e mishit të Kurbanit në mënyrë të organizuar. Nga ky mish i Kurbanit do të përfitojnë të gjithë ata që kanë nevojë, qofshin individë ose institucione, siç ka ndodhur edhe në të kaluarën.

*Të nderuar vëllezër besimtarë!*

E lusim Allahun e Plotfuqishëm, që në këtë ditë feste, zemrat tona të shkëlqejnë me dritën e Imanit të paluhatshëm në Krijuesin e Gjithësisë. Le të jetë kjo një ditë kur ne të jemi në ndihmë të vëllezërve tanë që janë ende të pastrehë. Të kujdesemi për familjet e dëshmorëve dhe jetimët, sepse kjo ditë është ditë e solidarizimit në mes nesh. Allahu na i pranoftë lutjet tona. Amin!

---

* Ligjëratë e mbajtur më 8 dhjetor 2008 në xhaminë "Sulltan Murat" të Prishtinës me rastin e festës së Kurban- Bajramit)

# Përshëndetje, Qabe e Shenjtë

## Hatixhe Ahmedi

Për Qabenë e Shenjtë dhe Medinën e Ndritshme kanë dëgjuar dhe i kanë parë në foto e televizion të gjithë. Por nuk janë të shumtë ata që i kanë vizituar këto vende të shenjta dhe kanë pasur rastin t'i shohin nga afër. Këto dy vende për të gjithë besimtarët myslimanë paraqesin rëndësi të madhe, si dy qendra të rangut më të lartë, ku vizitorët marrin epitetin haxhi dhe kryejnë kushtin e pestë të besimit islam, i cili është një nga pesë kushtet e domosdoshme të Islamit.

Haxhinjtë shkojnë e marrin gjithë këtë rrugë të gjatë, vetëm e vetëm që ta përshëndesin Tokën e Shenjtë, ta vizitojnë Qabenë e Ndershme dhe ta përshëndesin të Dërguarin a.s., dhe në gojën e secilit haxhi kumbojnë fjalët: 'O i Dërguar i Allahut, erdhëm të të përshëndesim ty, qëllimi ynë i fundit është të dërgojmë salavate duke thënë: 'Essalatu vesselamu alejke Ja Resulallah'. Në brendinë e shpirtit, secili haxhi, teksa e sheh Qabenë, e përshëndet Resulullahun me zemër, duke thënë: 'Paqja dhe shpëtimi qoftë për ty, o i Dërguar i Allahut, unë erdha të të vizitoj, erdha në tokën ku linde ti, ku ta shpalli Allahu fenë e vërtetë, në tokën që ishte burim i Islamit ose në tokën nga e cila e gjithë bota u mbush me drejtësi'.

Sa i lumtur është secili vizitor që Allahu ia bëri të mundur të falë namaz në 'Qabenë e Shenjtë dhe në Medinën e Ndritshme, ku ndodhet Ravdatul Mutahhare', vend ku Allahu Fuqiplotë shpërblen me njëqind e pesëdhjetë mijë herë më shumë se në vendlindjen e tij. Ah, edhe shumë më i lumtur duhet të jetë kur ka parasysh se namazin e fali, inshaallah Allahu ia shpërblen, por për të ia vlen edhe vetëm një herë të lutet në praninë e varrit të Pejgamberit, duke thënë: 'Ja Resulallah, ma bëj të mundur shefaatin (ndërmjetësimin) tënd në botën e ardhme".

Besimtari i vërtetë, për vite të tëra është i përmalluar për këtë vend, ky mall e kjo dashuri vetëm vjen duke iu shtuar, dhe nuk mund të çmallemi ndryshe përveçse kur shkojmë pranë Resulullahut, pranë Qabesë së Shenjtë. Për të arritur deri në këto vende, duhet të kalojmë



shumë fusha e male, shumë lugina e lumenj, shumë dete e oqeane, madje edhe kontinente, duke kaluar nëpër qiellin e mbushur me re të dendura e vranësira të shumta, ose, thënë më thjesht, duke fluturuar andej, tani arrijmë tek vendlindja e Pejgamberit a.s..

Të shkosh në haxh ndoshta nuk është edhe aq vështirë për atë që ka mundësi financiare, por të zhytesh në përqendrim të thellë tek Allahu në ato vende, nuk është e lehtë. Dikur, kur teknologjia ishte e varfër për të shkuar në Haxh, nevojitej shumë mund, madje dikush, edhe po të punonte tërë jetën, nuk do ta siguronte atë shumë të hollash. Hiç më shumë se para njëqind vjetësh, mbretëronte një gjendje e tillë. Ftesës për të shkuar në Haxh, do t'i përgjigjeshin i gjithë qyteti ose fshati, por shpenzimet e rrugës e bënin të pamundur. Ndërsa sot, thuajse secili nga njerëzit, ka mundësi të shkojë, porse mungon mundësia tjetër, tani jo ajo financiare, por mundësia shpirtërore! A e dini se si vepronin gjyshët tanë me paratë e grumbulluara për vite të tëra për Haxh: edhe pse i fitonin me djersën e ballit, ata, megjithëkëtë, në fund shkonin dhe i këmbenin ato me paratë e farkëtarit, duke mbajtur parasysh faktin se farkëtari i fitonte paratë me më shumë mund e me më shumë djersë.

Për të arritur në shkallët e larta të devotshmërisë, haxhinjtë duhej të prisnin orë të tëra, minuta të panumërta dhe nuk ankoheshin nga kjo pritje vetëm e vetëm që atje të shkonin dhe t'u pranonte Allahu ibadetin e tyre. Ajo që nuk ka ndryshuar që nga kohët e lashta e deri tash, është se të gjithë haxhinjtë që marrin atë rrugë, nijjetin e kanë të pastër, ata shkojnë në Shtëpinë e Allahut, ata janë mysafirë të Krijuesit dhe të të Dërguarit të tyre.

Me një nijjet të tillë, shkojnë të gjithë haxhinjtë dhe për të gjithë kjo derë është e hapur. Nga kjo derë që hapet, nuk mjafton vetëm të hyhet, por njëkohësisht edhe të mendohet: 'Para Lartëmadhërisë së kujt po drejtohem dhe në ç'drejtim më shpie kjo derë? Por edhe të lutemi qysh nga fillimi: 'O i Dërguari i Allahut, na prano ne!'. Nuk është e pëlqyeshme të shkelet ajo tokë duke qenë i nevrikosur, duke nxituar, duke vrapuar dhe në një gjendje të tillë, sa haxhiu të humbë kontrollin në përgjithësi. Haxhinjtë duhet t'i kenë sjelljet që i la trashëgim Pejgamberi a.s.Ymetit të tij të dashur, sapo të shkelin dheun e shenjtë, duhet të luten: 'Erdha në vizitë tek ti, o i Dërguari i Allahut, inshaAllah më pranohet ibadeti, dhe më mundëso që sa më shumë të të dërgoj salavate ty, ma bëj të mundur ta vizitoj Ravdai Mutahharan (Varrin e shenjtë të Pejgamberit), duke të dërguar salavate.'

Një nga çastet më madhështore që përjeton secili besimtar, është kur e sheh për herë të parë Qabenë e Shenjtë; këto janë momente të papërshkrueshme, të rrëqethura trupi, rrjedhje lotësh nga sytë, pendim i sinqertë për gjithçka që ka ndaluar Allahu.

Por edhe një takim tjetër është i papërshkrueshëm, kur afrohemi brenda çadrave përballë Xhamisë. Ky është vendi me pamjen më të bukur, thotë secili nga

ata që e vizituan këtë vend. Tani qëndrojnë pranë varrit të Pejgamberit a.s. pranë kupolës ngjyrë jeshile, me këtë mbështjellës të gjelbër është i mbështjellë Varri i Shenjtë i Resulullahut s.a.s.

Emocionet që përjeton njeriu në këto momente, vështirë se mund t'i shpjegojë me fjalë, mungojnë fjalët, mungon teksti, mungon gjithçka që të përkufizohet një ndjenjë e tillë. Qabeja që kemi para vetes, është gur i Xhennetit, daton që nga Ibrahimi a.s., gjyshi i Pejgamberit tonë, ne Ymeti i tij, sa kohë kanë kaluar, këtu lindi më i dashuri i Allahut, ai që Allahu e shkroi emrin e Vet së bashku me emrin e tij. Por njëkohësisht haxhiu përjeton emocione të papërshkrueshme edhe kur e viziton Varrin e tij të Shenjtë; tani e përshkojnë ndjenja dhembshurie, sepse përfundi asaj kupole pushon krijesa më e dashur e Allahut, Zotëria i të dy botëve, krenaria dhe shpëtuesi i njerëzimit, Zotria ynë, Muhammed Mustafaja s.a.s.

Është shumë me rëndësi vizita e Varrit të Resulullahut; nuk është e udhës që të depërtohet vetëtimthi në atë vend, po përkundrazi, aty duhet të qëndrohet më gjatë, të meditohet, të përqendrohet më thellë vëmendja në kupolën e gjelbër. Secili nga haxhilerët duhet të kthejë prapa memorien e tij dhe të dijë se ky vend dikur ishte një kopsht me hurma, sa dekada do të kenë kaluar që ky vend të bëhej kështu, sa peripeci përjetuan myslimanët derisa erdhën në këtë pozitë, - duhet ditur se ky meditim ngërthen me vete sevabin më të madh të haxhillëkut. Për secilin haxhi nevojitet që qysh në hapin e parë të shkeljes së tij në Tokën e Shenjtë, të bëjë dua, të lutet, sepse kjo është esenca e Haxhit që e shndërron haxhiun në natyrshmërinë e tij të parë, e zhvesh nga gjynahet duke ia veshur petkun e pastër të dëlirësisë së tij. Nuk duhet harruas as një gjë tjetër, për çdo çast duhet falënderuar Allahu për begatitë e tij të panumërta që na i dhuroi, ashtu siç shprehet në Kuran:

'Po edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë (të mirat) e All-llahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni ato. Me siguri All-llahu shumë fal dhe shumë mëshiron.'' (Nahl, 18), d.m.th. ato janë aq shumë, saqë nuk kemi mundësi t'i radhisim. Në këto çaste, ti, o haxhi, duhet të falënderosh Allahun edhe për këtë begati, që ta bëri të mundur ta vizitosh këtë vend të Shenjtë, ku për herë të parë u shpall Kurani Famëlartë nga ana e Allahut të Madhëruar tek i Dërguari i Tij. Duhet falënderuar Zoti që të ballafaqoi me këto mirësi, të vizitosh tokën nga e cila u bë përhapja e misionit më të shenjtë, pra e Islamit. Sepse ata që e vizitojnë këtë tokë dhe Varrin e Pejgamberit a.s., janë sihariquar për meritën e shefaatit (ndërmjetësimit) të tij Ditën e Madhe të Gjykimit. Por këtu nevojitet diçka tjetër, nevojitet durimi, sepse duhet pritur duke pasur parasysh numrin e madh të haxhinjve që presin për një vizitë të tillë, sepse në këto ditë Resulullahu ka edhe mysafirë të tjerë përpos nesh. Secili nga këta mysafirë vjen nga një racë, komb, gjuhë dhe kulturë tjetër, por secili prej tyre ka një pikë të përbashkët, ka besimin e njëjtë, që e lidh, e vëllazëron më shumë se çdo gjë tjetër.

Kur ndodhemi pranë kësaj turme, e kuptojmë se vërtet gjithë ky numër i madh njerëzish, të gjithë këta janë Ymeti i Muhammedit a.s.. Në një anë e mendojmë themelimin e parë të shtetit islam në Medinë, mu pranë asaj Xhamie madhështore, e në anën tjetër që dikur i tërë qyteti shtrihej në sipërfaqen e xhamisë dhe imagjinojmë numrin e përkrahësve të Pejgamberit, edhe pse për atë kohë ishte i madh për periudhën e misionit të tij, por në anën tjetër, habitemi për ardhjen e një numri kaq shumë të madh të haxhinjve të Ymetit të Muhammedit a.s. nga të katër anët e botës.

Nganjëherë duhet të shkëputemi nga kjo kohë e të mendojmë se ja, këtu falte namaz hz. Aisheja; aty vraponte hz. Fatimeja r.a., për t'i hequr nga shpina Alejhisselamit plëndësin; këtu shprehu besimin myslimania e parë grua, hz. Hadixheja r.a.. Ja, po në këto vende ulej Resulullahu dhe ua kumtonte vahjin (shpalljen) ashabëve (shokëve) të tij. Duhet të imagjinojmë se pikërisht brenda dyerve të Xhamisë së Medinës vrapuan nipat e dashur të Resulullahut për ta përqafuar me dashuri atë, e për të cilët thoshte: 'janë dy drita të mia të kësaj bote', ngrihej për ta, kur hynin në xhami, i ulte në prehrin e tij të bekuar dhe vazhdonte ligjërimin. Ja ku janë ashabët që presin të hyjnë në radhët e Islamit; ja ku është vendi ku hz. Bilalli tek po e këndon ezanin e parë dhe nga ky vend e këndonte çdo herë. Por, për një çast, duhet të hiqet perdja nga sytë tanë dhe të ndërrohet skena. Kudo përreth na vërshojnë zëra dhe turma të mëdha njerëzish. Por, ç'është e vërteta, para Hirësisë së të Dërguarit duhet të qëndrohet në heshtje. Allahu në Kuran na porosit që besimtarët t'i ulin zërat para Pejgamberit të tyre, në të kundërtën mundi i tyre pa e vërejtur fare do t'u shkojë kot. Allahu xh. sh. thotë:

'O ju që keni besuar, mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëritjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju.' (Huxhurat, 2).

Për këtë shkak duhet të qëndrojmë me edukatë dhe durim, në mënyrë që të presim kohën e pranimit të veprave tona madhore. Pra duhet pritur, sepse tani është koha që ta dëshmosh veten se je vërtet mysafir i Allahut. Po pra, mysafiri duhet të jetë i edukuar dhe durimtar. Sepse, kur shkojmë diku mysafir, si duhet të jenë sjelljet tona? Patjetër në përshtatje me rregullat e zotit të shtëpisë. Nuk duhet të luajmë rolin e fëmijës së llastuar, i cili lazdrohet në praninë e nënës së tij kur shkojnë diku. Prandaj, patjetër na duhet durim, na duhet sabër, kjo është fjala dhe vepra që duhet ta shoqërojë haxhiun në çdo hap. Sepse ka shumë raste kur duhet të realizohet kjo, ngase duhet pritur gjatë në tavaf, ndonjëherë lodhesh duke qëndruar në këmbë e ndonjëherë edhe duke qëndruar ulur, të dhembin mesi, gjunjët, të mpihen këmbët, saqë të thotë mendja të qëndrosh vetëm më një këmbë, po përnjëherë duhet të të kujtohen fjalët e tua, kur thoshe: 'u flijofshin nëna, babai dhe shpitrtat tanë për hir tëndin, ja Resulallah, u bëfsha kurban në rrugën tënde'!. Kjo d.m.th. se më i rëndësishëm është shpërblimi dhe se edhe në këtë rast Ahireti nuk duhet larguar nga zemrat tona.

Kur shkojmë në Haxh, është e rëndësishme të bëjmë iradet: në Qabe të falim namaz, i cili na shpërblehet me qindra e mijëra herë më shumë se në vendlindje, të lexojmë Kuran, që arrin shumëfishin e shpërbilmit në këto ditë madhështore, më qartë, kur jemi në Mekë, të kemi parasysh se ndodhemi pranë Shtëpisë së Allahut, pranë vendlindjes së Pejgamberit a.s., ndërsa kur jemi në Medinë, duhet të kemi parasysh se aty kemi Varrin e Shenjtë të Resulullahut, dy njerëzit më të dashur të tij, që janë të varrosur pranë tij; kush e viziton e sheh në detaje atë vend, sheh mihrabin e Pejgamberit, nga i cili u ishte drejtuar si imam ashabëve, dhe të gjitha gjërat që janë të rëndësishme aty.

Aty duhet të na kujtohet dhoma e hz. Aishes, nënës së besimtarëve, ku priste e përcillte delegacione të shumta që vinin ta pyesnin rreth çështjeve fetare në përgjithësi dhe në veçanti për çështjet e

gruas. Sa i lumtur duhet të jetë ai njeri që Allahu ia mundësoi që edhe në këtë vend të falë dy rekate namaz. Ky vend është një prej kopshteve të Xhennetit, sepse përmban shtëpinë dhe mihrabin e Pejgamberit a.s., e dihet se zotëria më i mirë e më i devotshëm ishte i zoti i kësaj prone, pra Pejgamberi a.s.. Një poet në një vjershë thotë: 'Sikur Xhenneti të jetë i gjatë, vetulla e tij është Medina. Prandaj, edhe kur ndodhemi në Medinë, duhet të kemi parasysh se jemi brenda një nimeti (begatie) të madhe. Kjo është kopsht i Xhennetit, aty është pronari i burimit të Kevtherit. Pa dyshim që burimi i bekimit të këtij vendi qëndron, sepse këtu gjendet njeriu që shpërndau të vërtetën, drejtësinë, mëshirën dhe çdo e mirë tjetër buroi nga ky vend. Këtu është dielli i njerëzimit, shndritja e mendjes njerëzore dhe ai që ua prehu zemrat njerëzve. Këtu është vendi ku lindi Islami duke filluar nga shpella Hira, dalëngadalë duke u forcuar më pastaj, për të shndritur tërë botën. Ah sa fatlumë janë ata që kanë nderin të qëndrojnë afër këtij Ambasadori të famshëm të Allahut!

Me shumë kënaqësi le t'i dërgojnë salavate nga afër dritës së dy botëve, duke thënë: 'Esselatu vesselamu alejke Ja Resulallah, essalatu vesselamu alejke Ja Habiballah…. Essalatu vesselamu…' 'Paqja dhe shpëtimi qofshin për ty, o i Dërguar i Allahut, Paqja dhe shpëtimi qofshin për ty, o i Dashuri i Allahut, Paqja dhe shpëtimi qofshin për ty ….'. Gjithashtu nuk duhet harruar të përshëndeten edhe shokët e tij besnikë (ashabët).

Dihet shumë mirë se haxhiu është i ngarkuar me një sërë detyrash, dinamika kuptohet se bën të veten edhe nëse jemi të detyruar që të shumtën e rasteve namazin ta falim duke u ngutur, inshaAllah prapë ai namaz arrin shumëfishimin e shpërblimit. Gjithnjë duhet të mendojnë se ndodhen në një vend ku duatë- lutjet e tyre nuk kthehen prapa, ata janë në Qabenë e Madhëruar dhe pranë Varrit të Resulullahut, duhet të luten gjatë-gjatë, me sinqeritet dhe me zemër. A thua sa do të kishin dëshirë besimtarët e sinqertë të ishin në këto vende dhe të arrinin në këtë shkallë, t'u mundësohej atyre që të bënin ibadet dhe të bënin dua, të luteshin në këto vende?. Pa dyshim që kjo do të ishte dëshirë e të gjithë besimtarëve.

Gjatë lutjeve, kuptohet se porosi e Pejgamberit është që lutja të bëhet për të gjithë Ymetin e Pejgamberit a.s., sepse nuk duhet menduar vetëm për vete. A nuk thotë Pejgamberi a.s.: 'Nuk është



mysliman i vërtetë ai besimtar i cili nuk dëshiron për vëllanë e tij atë që dëshiron për vete?! Kjo është porosia dhe ky mesazh i Resulullahut, që duhet të shoqërojë secilin besimtar nga Ymeti i tij.

Kur ne zbatojmë porositë e tij, bëhemi pjesë e ndershme e karakterit të tij të padiskutueshëm, morali i tij i pastër bëhet motiv jete që na shoqëron në çdo hap, e edhe kur shkojmë pranë Varrit të tij Shenjtë, jemi faqebardhë dhe ballëhapur, sepse vepra jonë përputhet me fjalën dhe veprën e tij fisnike. Këtë e demonstron etika jonë, e cila buron nga veprat, fjalët, porositë dhe sjelljet e tij të pastra, që na mbajnë të gjallë deri më sot, edhe pas katërmbëdhjetë shekujsh. Ndërsa, nëse nuk u përmbahemi porosive, fjalëve, veprave dhe sjelljeve të tij, a thua ç'na nevojitet të jemi pranë tij?!

Por prapë themi se sa të lumtur janë ata që kanë mundësinë për këtë vizitë, le t'ua dinë vlerën këtyre ditëve, t'i kalojnë me ibadet dhe lexim të Kuranit, në mënyrë që, kur të ndahen nga këto vende, të mos shkaktohet rrjedhja e lotëve nga sytë e tyre si  pasojë se nuk mundën t'u përkushtoheshin obligimeve sa patën mundësi, por le të jenë lotët e tyre nga pikëllimi se po largohen nga Shtëpia e Shenjtë, Qabeja e Ndershme dhe nga Medina e Ndritshme.

Prandaj, u qoftë rruga e mbarë! I përcjellim me dua dhe lakmi. Allahu u mundësoftë çdo të mirë dhe të arrijnë në gradën më të lartë të shpërblimeve që ua garanton Allahu haxhinjve. I porosisim t'u dërgojnë selame edhe për ne Qabesë dhe Resulullahut, sepse, edhe pse nuk patëm mundësi, kemi mall të madh e zemër të lidhur për atje. Udha e mbarë, haxhinj, selam shumë nga ne Qabesë dhe Resulit a.s!

# Namazi i natës

**Amër Halid**

Namazi i natës është prej ibadeteve më të dashura tek Allahu i Lartësuar dhe shpërblehen e kanë vlerë që më së shumi. Ai që fal namaz nate, përgatitet për Ahiret dhe Zotin e tij e takon i gëzuar dhe i përgëzuar me Xhenet.

I dërguari i Allahu na ka këshilluar shumë për të falur namaz nate, dhe kjo për shkak të rëndësisë së madhe të tij dhe shpërblimit të madh për të. I dërguari ka thënë: ”O ju njerëz, përhapeni selamin, ushqeni nevojtarët, mbani lidhjet farefisnore dhe faluni natën kur njerëzit e tjerë flenë, që të qetë të hyni në Xhenet.”[1] Për ata që falen natën, shpërblim është Xheneti. Ata janë rob të dalluar në dynja dhe Ahiret.

Në rreshtat vijues do të njihemi më hollësisht me namazin e natës dhe vlerën e tij:

### Vlera e namazit të natës

Namazi i natës është i vlefshëm për shumë arsye. Në vijim po përmendim disa prej tyre:

1. Pastrimi i zemrës: Namazi i natës e pastron zemrën, saqë adhurimi i Allahut mbetet synimi i vetëm. Ibn Kajimi thotë: “Vërtet dy njerëz mund të falen në një rresht-saf dhe pas një imami, por midis namazeve të tyre të ketë dallim sa në mes qiellit e Tokës”. Kjo domethënë se në zemrën e njërit ka synime të shumta, kurse në zemrën e tjetrit synim i vetëm është adhurimi i Allahut dhe kënaqësia e Tij.

2. Realizimi i frikës ndaj Allahut xh.sh.: Kam pasur rastin të falem një herë pranë një njeriu, i cili, kur imami mori tekbirin fillestar, filloi të qante. U çudita nga kjo sjellje e tij dhe, me të përfunduar namazin, e pyeta: Pse fillove të qaje ende pa filluar imami të lexonte Kuran? E ai m’u përgjigj: Kur imami tha “Allahu Ekber” (Allahu është më i Madhi), u frikësova se mos po bëhem gënjeshtar duke qenë dikush në zemrën time më i madh se Allahu xh.sh..

3. Fitimi i kënaqësisë së Allahut xh.sh.: Kur myslimani fal namaz nate, ai me këtë bëhet i veçantë, dhe kjo për faktin se ata që falin namaz nate, nuk janë të shumtë. Me të falurit natën, myslimani i afrohet Allahut dhe fiton kënaqësinë e Tij.

4. Falja natën është cilësi e robve të Mëshiruesit. Allahu i Lartësuar i ka veçuar për të mirë ata që ngrihen natën për adhurim, duke i quajtur rob të Mëshiruesit. Është i Lartësuari Që thotë: ”E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen me fjalë injorantët, ata thonë: ”Paqe!. Dhe që për hir të Zotit të tyre, natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë (falen)“ (El-Furkan: 63,64)

5. Falja natën është cilësi e besimtarit. Allahu i Lartësuar thotë: ”Argumentet tona, i besojnë, në të vërtetë, ata që kur këshillohen me to, bien në fytyra (bëjnë sexhde), që madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe ata nuk bëjnë kryelartësi. I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa, dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuri) atyre, ata japin.“ (Es-Sexhde:15,16)

6. Falja natën i jep falësit pozitë të lavdëruar. I Madhërishmi thotë:” Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (me Kur’anin-namazin), është e sigurt se Zoti yt do të të ngrejë ty në një vend të lavdishëm” (El-Isra 79). Pra askush nuk mund të jetë i barabartë me atë që fal namaz nate. Zoti xh.sh. thotë: ”(A jobesimtari e ka gjendjen më të mirë) Apo ai që kohën e kalon në adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, i ruhet (dënimit të) botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet? Thuaj:” A janë të barabartë ata që dinë me ata që nuk dinë? Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim” (Ez-Zumer 9). Allahu i Lartësuar i dërgon çdo natë të dërguarit e Tij në qiellin e kësaj bote dhe i thërret njerëzit duke u thënë: ”A ka dikush që kërkon diçka tani, e t’ia jap”. S’do mend se ai që nuk falet natën, privohet nga tërë kjo e mirë.

7. Namazi i natës është nderi i besimtarit: Pati zbritur Xhibrili a.s. tek Muhamedi a.s. dhe i pati thënë: “ Dije se nderi i besimtarit është namazi i tij i natës”.

8. Zakon i myslimanëve të mirë. Pejgamberi a.s. thotë: ”U këshilloj me namaz nate, sepse është traditë e të mirëve që ishin para jush, është afrim tek Zoti juaj, falës i mëkateve dhe ruajtje nga të këqijat”.[2] Në një transmetim tjetër: ”...dhe largim i sëmundjes nga trupi”.[3]

9. Përgatitje për Ahiret:” Vërtet udhëtimi në botën tjetër është shumë i gjatë dhe pikërisht namazi i natës është përgatitje për këtë udhëtim. Ebi Dherri pati qëndruar njëherë afër Qabesë dhe u kishte thënë shokëve të tij: ”A nuk është e vërtetë se kur dikush nga ju dëshiron të udhëtojë, përgatitet për rrugë? Po, ashtu është, i patën thënë. Atëherë ai u pati thënë:” Udhëtimi i botës tjetër është shumë më i gjatë sesa udhëtimet që ju bëni në këtë botë”. Atëherë na këshillo si të përgatitemi për të, - i kishin thënë ata. U ishte përgjigjur duke u thënë:



"Kryeni haxhin për gjërat e mëdha që do të ndodhin, falini dy rekate namaz në natë të errët për vetminë e varrit, dhe agjëroni një ditë shumë të nxehtë për shkak të ditës së gjatë të tubimit.

10. Falja e namazit të natës është pasim i Pejgamberit a.s.. Allahu xh.sh. thotë: "Ju kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke përmendur shumë shpesh Allahun". (El Ahzab: 21)

I dërguari i Allahut na ka këshilluar shumë për të falur namaz nate duke thënë: "Përhapeni selamin, ushqeni nevojtarët, mbani lidhjet farefisnore dhe faluni natën, kur njerëzit e tjerë flenë, që të hyni të qetë në Xhenet."[4]

11. Myslimani I afrohet më së shumi Zotit të tij kur është duke falur namaz nate, duke E adhuruar Atë dhe duke kërkuar mëshirë dhe falje prej Tij. Pejgamberi a.s. thotë: "Robi më së afërmi Zotit është kur falet në pjesën e fundit të natës, prandaj, nëse mund të jesh prej atyre që përmendin Allahun në këtë kohë, atëherë bëhu."[5]

12. Me namaz nate fitohet përgëzimi. Allahu i Lartësuar nga mesi i robve të Tij ka dalluar disa me përgëzim që në këtë botë. Këta janë pikërisht ata që falin namaz nate. Transmetohet nga Ebi Derdau se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tre njerëz Allahu xh.sh. i do dhe i përgëzon: atë që, kur e kërkon nevoja, lufton më tërë atë që ka vetëm për hir të Allahut, kështu që ose vritet (bie shehid) ose i mundëson Allahu të fitojë, dhe kjo i mjafton. E Allahu për të thotë: "Shihni si duroi ky rob për hir Timin"; atë që ka grua të mirë dhe shtrat të butë e të rehatshëm, por megjithëkëtë, ngrihet dhe fal namaz nate. E Allahu xh.sh. për të thotë: "I braktis dëshirat e tij dhe Më përkujton Mua, e sikur të donte, do të flinte"; dhe atë që është në udhëtim e udhëtarët që janë me të rrinë zgjuar ose edhe flenë, kurse ai rri zgjuar, kur është lehtë po edhe vështirë.

## Namazi i natës i Pejgamberit a.s.

Sahabët kanë përshkruar si ka qenë namazi i natës së Pejgamberit a.s., në mënyrë që edhe ne ta pasojmë atë kur falemi natën. Nga ky përshkrim i tyre do të veçonim:

- Pati ardhur një njeri tek Ajsheja r.a. dhe i pati thënë:" Oj nënë e besimtarëve, më trego gjënë më interesante që ke parë tek Pejgamberi a.s.. "E cila gjë nuk ka qenë interesante tek ai"? - i pati thënë ajo duke iu përgjigjur: "Njëherë erdhi Pejgamberi a.s. dhe u fut me mua nën jorgan e më tha: "Më lejo të adhuroj për një çast Zotin tim", e unë i thashë: E dua praninë tënde afër meje dhe e dëshiroj këtë (por shpreha pohimin tim). U ngrit, filloi të falej dhe të qante. Pashë sesi ia lagnin lotët gjoksin. Duke qarë bëri rukunë, e edhe sexhden dhe kështu vazhdoi deri në mëngjes. Kur erdhi Bilalli për namazin e sabahut dhe e pa duke qarë, e pyeti: "Pse po qan, o i dërguar i Allahut"? Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "E si të mos qaj, o Bilall, kur sonte më zbriti ky ajet kuranor:" Në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndryshimin e natës e ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye e intelekt. Për ata që Allahun E përmendin me kujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë, dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të Tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i Lartësuar qofsh, ruajna prej dënimit të zjarrit." (Ali Imran, 190, 191)

- Transmetojnë se Pejgamberi a.s. falej natën aq shumë, saqë këmbët i ënjteshin, ndërsa Ajsheja r.a. njëherë i pati thënë: "O i dërguar i Allahut, (pse falesh kaq shumë) a nuk t'i ka falur Allahu të gjitha mëkatet", kurse Pejgamberi a.s. i qe përgjigjur: "A të mos jem rob falënderues?!"

- Ibni Abbasi r.a. pati bujtur njëherë tek tezja e tij, Mejmuneja r.a., e cila ishte gruaja e Pejgamberit a.s. Thotë: "Unë u shtriva në gjerësinë e dyshekut, që kishin, kurse Pejgamberi a.s. dhe familja e tij u shtrinë në gjatësinë e tij. Pejgamberi a.s. fjeti deri në gjysmë ose pak para gjysmës së natës. Pastaj u zgjua, u ul dhe me duar fërkonte fytyrën për ta larguar gjumin. Pastaj lexoi dhjetë ajete (nga fundi i kaptinës Ali Imran), dhe u ngrit e falej. Unë bëra njësoj si ai dhe u ngrita pranë tij, e ai vendosi dorën e tij mbi kokën time dhe ma drodhi veshin e djathtë, që të më ikte kotja. Pastaj fali dy rekate, përsëri dy, prapë dy, prapë dy, prapë dy dhe pastaj fali namazin e vitrit (fali një rekat vitri), pastaj u shtri derisa erdhi myezini për namaz, u ngrit, fali dy rekate të shkurtra dhe doli e fali namazin e sabahut.[6]

- Transmeton Safvan Bin El'Muatal Es'Selmij duke thënë: "Isha njëherë me Pejgamberin a.s. në një udhëtim dhe doja të shihja se si falej Pejgamberi natën. Fjeti, pasi fali namazin e jacisë, dhe andej nga mesi i natës u ngrit dhe lexoi dhjetë ajetet e fundit të kaptinës Ali Imran. Pastaj pastroi dhëmbët me misvak, mori abdest dhe fali dy rekate, nuk e di çfarë zgjati më shumë - qëndrimi në këmbë, rukuja apo sexhdeja. Pastaj shkoi dhe fjeti. Pastaj u ngrit përsëri dhe lexoi dhjetë ajetet e fundit të kaptinës Ali Imran. Pastaj pastroi dhëmbët me misvak, mori abdest dhe fali dy rekate, nuk e di çfarë zgjati më shumë - qëndrimi në këmbë, rukuja apo sexhdeja. Pastaj shkoi dhe fjeti. Përsëri u ngrit dhe bëri të njëjtën gjë, dhe kështu vazhdoi të bënte si bëri herën e parë, derisa fali namazin e sabahut.

## Gjëra që preferohen për atë që fal namaz nate

**Adabet e namazit të natës**

1. Para se të bjerë në gjumë, të bëjë nijet për t'u ngritur për namaz nate, kështu që edhe nëse nuk mund të ngrihet, do të shpërblehet sikur të jetë falur. Pejgamberi a.s. thotë: Vërtet veprat shpërblehen sipas qëllimit dhe secilit i takon ajo për se ka vendosur".

2. Pasi të jetë zgjuar, të marrë abdes dhe t'i pastrojë dhëmbët me misvak.

3. Të fillojë namazin e natës me dy rekate të shkurtra, pas të cilave mund të falë sa të dojë.

4. Të falet aq sa ka mundësi, për faktin se Allahu xh.sh. thotë:"Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij." (El-Bekare:286), dhe, nëse e rëndon gjumi, atëherë duhet të lërë namazin dhe të flejë, në mënyrë që të mos bëjë gabime gjatë leximit të Kuranit në namaz.

5. Të lutet me lutjen me të cilën lutej Pejgamberi a.s. kur falte namaz nate: "O Zot, bëj dritë në zemrën time, dhe në të parët tim, në të dëgjuarit tim, në anën time të djathtë, në anën time të majtë, bëj dritë mbi mua dhe përpara meje, dhe më jep mua një dritë të madhe".

## Koha e namazit të natës

Lejohet falja e namazit të natës në cilëndo kohë prej pas namazit të jacisë e deri në fillimin e kohës së namazit të sabahut, por preferohet vonimi i tij në treshen e fundit të natës.

Numri i rekateve të këtij namazi: I Dërguari a.s. falte njëmbëdhjetë rekate namaz nate. Ajsheja r.a. transmeton e thotë: "Pejgamberi a.s. nuk falte më shumë se njëmbëdhjetë rekate namaz nate as në muajin Ramazanit dhe as jashtë tij".

Preferohet falja e këtij namazit përherë (për çdo natë), dhe kjo për faktin se, kur është pyetur Pejgamberi a.s. se cilat janë veprat më të dashura tek Allahu xh.sh., ka thënë: "Janë ato që kryhen rregullisht (vazhdimisht) edhe nëse janë pak".[7]

## Adhuruesit e Allahut natën

1. Abbad ibu Besher: I Dërguari a.s. pati kërkuar prej Abbad Ibn Besherit r.a. t'u bënte rojë myslimanëve në njërën prej betejave. Gjatë kohës sa ai ruante, filloi të falte namaz nate dhe ndërkohë njëri prej armiqve e kishte goditur me shigjetë në krah. Ai kishte nxjerrë shig-



jetën nga krahu dhe kishte vazhduar namazin. Pastaj e kishte goditur në krahun tjetër dhe ai përsëri kishte nxjerrë shigjetën dhe kishte vazhduar namazin. Kur qe goditur për të tretën herë, kishte bërë rukunë, sexhden dhe, pasi kishte dhënë selam, e kishte zgjuar njërin prej shokëve, i cili pastaj e kishte pyetur: ”Pse nuk më zgjove më herët?” Abbadi i qe përgjigjur:” Në namazin tim isha duke lexuar një prej sureve të Kuranit, leximi i së cilës është më i dashur për mua sesa vetë jeta (dalja e shpirtit-rënia shehid).

2. Omer Ibn Hattabi r.a.: Omeri r.a. kishte dy vija të zeza nën sytë e tij (në faqe) nga lotët që i dilnin gjatë namazit të tij të natës.

3. Ibn Mes'udi: Transmetohet se, kur vinte nata dhe njerëzit flinin, Ibn Mes'udi r.a. falej dhe nga ai dëgjohej një gumëzhimë (ushtimë) si gumëzhima e bletëve.

4. Enes Ibn Maliku r.a.: Njihet se Enes Ibn Maliku natën e ndante në tri pjesë: Në pjesën e parë falej vetë, pastaj e zgjonte gruan tij për t'u falur në pjesën e dytë, e cila pastaj e zgjonte të bijën që të falej në pjesën e tretë të natës. Pastaj natën tjetër gruaja zgjohej e para dhe, pasi falej në pjesën e parë të natës, e zgjonte Enesin r.a. që të falej në pjesën e dytë, i cili, pasi përfundonte, e zgjonte të bijën për t'u falur në pjesën e tretë, kështu që gjatë tërë natës në shtëpinë e Enesit r.a. falej namaz.

**Kanë thënë për namazin e natës:**

1. Hasen ibn Aliu r.a.: “Nëse nuk mund të falesh natën dhe të agjërosh ditën, dije se nga të mirat je i privuar dhe se ke shumë mëkate”.

2. Shërbëtorja e Hasen El-Basriut r.a.: Hasen El-Basriu r.a. kishte një shërbëtore, të cilën e kishte dërguar të shërbente diku tjetër. Pas një kohe i ishte kthyer duke i thënë:” Më kthe tek ti, o zotëria im, më ke dërguar tek njerëz që nuk falkan namaz nate, ata falkan vetëm pesë kohët e obliguara.

3. Njëri nga Tabiinët: Kam parë në ëndërr një grua që e pyeta: Kush je ti? Më tha: ”Jam HURI e Xhenetit. I thashë: A pranon të martohemi, e ajo m'u përgjigj: ”Më fejo së pari, o zotëria im”, e unë e pyeta: E cili është kushti juaj? Më tha: ”Namazi i shumtë i natës”.

4. Omer ibn Hatabi r.a. “Nuk ka mbetur nga kënaqësia e kësaj bote përveç tri gjërave:” Falja e namazit të natës, takimi me vëllezër myslimanë dhe falja e namazit me xhemat”.

5. Fudajl ibn Ajad: “Gëzohem kur të perëndojë dielli e të vijë nata, që njerëzit të flenë e unë të mbetem vetëm me Allahun e Madhëruar (duke falur namaz nate).

6. Hasen El-Basriu r.a.: Është pyetur Hasen El'Basriu r.a. se pse ata që falin namaz nate, janë njerëzit me fytyrat më të bukura? Është përgjigjur: ”Sepse ata vetmohen me Allahun në namaz nate e Ai u jep dritë nga drita e Tij”.

7. Djaloshi besimtar: I është thënë një djaloshi që falej tërë natën: ”Ç'të shtyn ta bësh këtë”? Është përgjigjur: ”Kur të përmendet Xhehenemi, më shtohet frika prej tij, e kur të përmendet Xheneti, më shtohet dëshira për të hyrë në të, kështu që nuk mund të fle.”

8. Suhejbi, djalosh nga Basra: Tregohet se një djalosh nga Basra, që quhej Suhejb, falej tërë natën. Zonja e tij, tek e cila shërbente, i thotë: ”Falja jote tërë natën të pengon në punët e ditës”, e ai i përgjigjet: ”Nuk më merr gjumi (nuk mund të fle), kur të kujtoj zjarrin e Xhehenemit”.

9. Një nga njerëzit e devotshëm: Është pyetur njëri nga tabi'inët e devotshëm: “Si i ke punët me natën”? Është përgjigjur: “Në momente jam në mes dy gjërave: I gëzohem natës kur vjen, dhe mërzitem kur vjen agimi, kështu që nuk jam plotësisht i gëzuar asnjëherë”.

10. Një tjetër thotë: ”Sikur Allahu i Madhëruar atyre që falen natën, t'ua kompensonte shpërblimin, me kënaqësinë që ata ndiejnë gjatë faljes, kjo do të ishte më e madhe sesa vetë shpërblimi”.

11. Disa dijetarë thonë: ”Në këtë botë nuk ka momente që u përngjajnë kënaqësive të banorëve të Xhenetit përveç asaj që ndiejnë namazlinjtë në zemrat e tyre gjatë natës, nga biseda e ëmbël që bëjnë”.

## Gjëra që na ndihmojnë për të falur namaz nate

**Si të përgatitemi për namaz nate**

Në vazhdim do të paraqesim disa gjëra konkrete, të cilat ndihmojnë për të falur namaz nate:

1. Mosngrënia tepër natën. Një njeri i devotshëm pati thënë: ”O rob të Allahut, mos hani shumë e pastaj të pini shumë e të fleni shumë, dhe pas vdekjes të pendoheni shumë”.

2. Mosmundimi i tepërt gjatë ditës. Nëse gjatë ditës e mundon veten shumë me punë, nuk do të kesh mundësi të zgjohesh natën për t'u falur.

3. Largimi nga mëkatet: Sufjan Thevriju thotë: ”Nuk kam mundur të fal namaz nate pesë muaj rresht për shkak të një mëkati që kam bërë”. I është thënë: ”E çfarë mëkati ke bërë”? Është përgjigjur: ”Kam parë një njeri duke qarë dhe kam thënë për të se po qante për sy e faqe”.

4. Falja e namazit të natës në mënyrë graduale: Kur filloni të falni namaz nate, mos u falni menjëherë (me të parën) gjysmë nate ose një të tretën e saj, por këtë bëjeni gradualisht. Pejgamberi a.s. thotë: ”Vërtet kjo fe është e fortë (solide), andaj thellohuni në të ngadalë”.

5. Një gjumë i shkurtër pas drekës (El-Kajluletu): Transmetohet se, kur hynte në treg dhe dëgjonte bisedat e zhurmat e njerëzve, Haseni r.a. thoshte: “Mendoj se nata e këtyre njerëzve ka qenë jo e begatë, sepse këta nuk flenë pas dreke”.

6. Ngrënia pak: Disa të devotshëm kanë thënë: ”E sa ushqime pengojnë namazin e natës, e sa shikime pengojnë leximin e një kaptine nga Kurani. Vërtet robi ha një lloj ushqimi ose kryen ndonjë vepër, e këto e pengojnë të falë namaz nate. Dhe ashtu siç ndalon namazi nga të këqijat, po ashtu edhe të këqijat ndalojnë nga namazi dhe punët e tjera të mira”.

*Përktheu dhe përshtati nga arabishtja:*
***Muharrem Tërnava***

*Fusnotat:*

1. Transmeton Hakimi
2. Transmeton: Hakimi dhe Bejhekiu
3. Transmeton: Taberaniu
4. Transmetojnë: Hakimi, Ibn Maxheja dhe Tirmidhiu
5. Transmetojnë: Tirmidhiu dhe Nesaiu
6. Transmetojnë: Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi
7. Muttefekun alejhi.

# Ibrahimi dhe Ismaili shëmbëlltyrë e sakrificës dhe flijimit

Ajni Sinani

**Ibrahimi, babai i pejgamberëve, është dashur të sprovohet me një sprovë të jashtëzakonshme, sepse ai ishte prej Ulul azmit dhe ishte halilullah (mik i Allahut). Ai është i njohur në histori si shkatërrues i madh i idhujve, kampion i monoteizmit të pastër dhe luftëtar i pakompromis kundër miteve e injorancës politeiste. Ai qe njeri i sakrificës, demaskues i shtypësve, tiranëve, hipokritëve dhe egoistëve.**



Gjatë gjithë jetës së tij në shërbim ndaj Allahut, Ibrahimi a.s. lutej që të kishte pasardhës, dhe sa më shumë që kalonin vitet e plakej, aq më shumë i shtohej dëshira për të pasur fëmijë: "Zoti im, më dhuro (një fëmijë) prej të mirëve!" (Es Saffat: 100). Allahu ia plotësoi dëshirën në pleqëri dhe e mëshiroi duke e gëzuar me Ismailin a.s.: "Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë (i sjellshëm)." (Es Saffat: 101). Për Ibrahimin a.s. Ismaili i vogël nuk ishte vetëm një fëmijë i shumëpritur, por ishte kurorëzim i një dëshire pas një kohe të gjatë vuajtjesh, fryt i jetës së tij dhe manifestim i mëshirës së Zotit ndaj tij. Ismaili u rrit në shtëpinë e Ibrahimit a.s. plot gëzim, i rrethuar me dashurinë atërore të babait. Por Allahu kishte një plan dhe kishte vendosur që gjërat të merrnin një rrjedhë tjetër, për Ibrahimin dhe Ismailin.

Ibrahimi a.s. kishte parë ëndërr se i qe urdhëruar ta bënte kurban, për hir të Zotit, birin e tij, Ismailin 13 vjeçar. Atij i ishte dashur të priste 83 vjet që t'i lindte një djalë dhe të ndiente e të manifestonte dashurinë atërore ndaj tij. Kjo ishte një sprovë e vështirë për të. Ibrahimi I ishte nënshtruar dhe dorëzuar Allahut plotësisht me tërë qenien e tij dhe pa kushte, sepse ai bartte në vete fuqinë e besimit dhe premtimin e dhënë. Fuqia e fesë dhe imani i tij i paluhatshëm kishin bërë që ai të ishte i gatshëm ta çonte në vend Vullnetin e Allahut dhe të jepte çdo gjë nga vetja e tij. Duke e vënë në sprovë Ibrahimin, Allahu deshi që ai të dëshmonte besimin dhe fenë e tij.

Është vështirë të përshkruhet gjendja e Ibrahimit. Mjafton të përfytyrohet ajo skenë, dhe na kaplon rrëqethja. Si mund ta merrte Ibrahimi djalin e tij, frytin e jetës, gëzimin e zemrës, që e kishte pritur gjithë jetën, e ta shtrinte në tokë dhe të vinte thikën në qafën e tij, për ta therur?! Mirëpo, kur Allahu i kërkoi Ibrahimit një gjë të tillë, ai nuk u mundua të gjente pretekste të ndryshme për t'iu shmangur punës, dhe as që u përpoq ta kuptonte arsyen e urdhrit, por vendosi ta realizonte atë në Emër të Zotit dhe për hir të Tij. Ky ishte një veprim madhështor, sepse për Zotin duhet të sakrifikohet çdo gjë, madje edhe më shumë se jeta. A e kuptojmë ne dhe a e vlerësojmë si dhe sa duhet personalitetin madhështor të Ibrahimit a.s.?

Ibrahimi do ta kishte më lehtë që ai vetë të therej nga Ismaili! Dhe jo ta therte Ismailin e ri, kurse babai plak të jetonte. Por ky ishte Urdhër i Zotit, prandaj Ibrahimi i tregoi të birit për këtë gjë dhe kërkoi të merrte mendimin e tij. Kështu në Mina u bë një bisedë e jashtëzakonshme në mes babait dhe të birit: "…ai (Ibrahimi) tha: "O djali im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të të pres ty. Shiko, pra, çka mendon ti?" (Es Saffat: 102).

Fjalë të frikshme! Ismaili kishte mundësi të mos përgjigjej, apo të kërkonte prej babait të tij që të hiqte dorë nga një gjë e tillë dhe të shihte mundësinë për ndonjë zgjidhje tjetër. Mirëpo, Ismaili i vogël qe pajisur me forcën e imanit, prandaj nuk u hamend dhe nuk tregoi pavendosmëri për asnjë çast, po kërkoi nga i ati që ta kryente Urdhrin e Allahut. Ismaili me këtë vendosmëri të tij, tregoi një shembull vetëflijimi të paparë, për hir të asaj që është e shenjtë. Ai iu nënshtrua plotësisht Vullnetit të Allahut dhe, për t'i dhënë zemër t'et, i tha fjalët ngushëlluese: "O babai im, bëje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do All-llahu, prej të durueshmëve!" (Es Saffat:102).

Ibrahimi a.s. mund të provonte t'i bënte interpretime të ndryshme ëndrrës së tij, në mënyrë që t'i shmangej zbatimit të urdhrit duke e interpretuar urdhrin për "therjen" e Ismailit në kuptimin metaforik, se me të kërkohej mbytja e "egos" e jo e Ismailit, apo diçka e ngjashme. Por, ashtu sikurse i biri, edhe i ati iu nënshtrua urdhrit të Allahut pa kurrfarë luhatjeje. Kështu dashurinë ndaj Allahut ai e vuri mbi dashurinë ndaj vetes, pejgamberinë mbi djalin e tij dhe bindjen ndaj Zotit - mbi bindjen ndaj familjes.

Përmes hedhjes së gurëve tek tri shtyllat gjatë Haxhit, ne e gjuajmë Iblisin e



mallkuar, që u mundua ta mashtronte Ibrahimin a.s. që të mos e zbatonte Urdhrin e Allahut. Ibrahimi a.s. e kishte lidhur zemrën me Allahun. Shkoi tek vendi i prerjes. Këmbët i kishin ngrirë, por megjithatë eci dhe nuk u kthye. E vendosi Ismailin të shtrirë me fytyrë në tokë, që të gjente forcë për zemrën e thyer dhe duart e shtangura. Thika, me mëshirën e Allahut, nuk e preu Ismailin. Atij iu dhurua një dash dhe Allahu i thirri duke i thënë: “O Ibrahim! Ti tashmë zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët”! (Es Saffat: 104, 105).

Urdhri nuk kishte për qëllim që të flijohej jeta e Ismailit a.s., veçse ishte një këshillë që njerëzimi ta kuptonin esencën e vërtetë të kësaj jete kalimtare. Ishte sinjalizim se dashuria ndaj Allahut është mbi çdo dashuri tjetër. Allahu në Kuranin fisnik thotë: “Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote”. (El-Kehf: 46). Këto dy gjëra e bëjnë jetën të bukur. Nga të gjithë ne, Allahu ka kërkuar që të flijojmë pasurinë, gjënë e dytë. Kurse vetëm nga Ibrahimi a.s. ka kërkuar të flijonte gjënë e parë, fëmijën e tij. Gatishmëria e Ibrahimit a.s. për të flijuar të birin, do të ishte një mësim për njerëzimin se, për hir të Allahut, duhet të sakrifikohet pasuria dhe çdo gjë në këtë botë.

Nga ndodhia e Ibrahimit a.s. me Ismailin a.s., kuptojmë se, kur ekziston vullneti për t’u kryer Urdhri i Allahut, shpërblimi mund të arrihet edhe nëse nuk realizohet sakrifica. Allahu e lartësoi Ibrahimin a.s. në shkallën më të lartë të sakrificës, pa e flijuar Ismailin. Ai e ngriti Ismailin në shkallën më të lartë të flijimit të vetes për Zotin, pa u realizuar një gjë e tillë, sepse veprat vlerësohen sipas qëllimit.

Në ditët e sotme pjesa dërrmuese e njerëzve jetën e tyre ia kushtojnë karrierës, pozitës, popullaritetit, famës dhe të mirave materiale. Lojalitetin e tyre ia dedikojnë familjes, popullit dhe atdheut të tyre. Shembulli i Ibrahimit a.s. dhe Ismailit a.s., na tregon se lojalitetin dhe besnikërinë absolute jemi të obliguar t’ia dedikojmë vetëm Zotit. Përmes bindjes sonë ndaj Zotit, ne kuptojmë se çfarë qëndrimi duhet të mbajmë ndaj familjes, atdheut, kombit apo të mirave të kësaj bote, dhe assesi të kundërtën. Ngjarja e Ibrahimit a.s. dhe Ismailit a.s., nuk flet për vuajtjen e njeriut, veçse na udhëzon për përsosjen e anës njerëzore, të liruarit nga burgu i instinktit dhe egoizmit, drejt lartësimit dhe fisnikërimit të shpirtit.



Mendësia shekullariste kërkon që besnikëria dhe lojaliteti të shprehen ndaj kombit, shtetit dhe familjes, kurse Islami na mëson se e gjithë jeta jonë duhet të jetë në shërbim të përmbushjes së obligimeve të Krijuesit. Allahu i Madhërishëm deshi që Ibrahimi a.s. t’u mbante leksion njerëzve. Ai na mësoi të sakrifikojmë jetën, pasurinë e fëmijët tanë, për hir të çështjeve të shenjta. Meqenëse Ibrahimi e dha këtë provim, sepse ai qe në gjendje të bënte atë që nuk është kërkuar prej asnjë njeriu tjetër, Allahu xh.sh. e quajti ummet, i barabartë me një popull të tërë. Ai u quajt ummet, sepse e kaloi provimin e gjithë ummetit:

“Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i All-llahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët.” (En-Nahl: 120).

Tek Ibrahimi, Ismaili dhe Haxheri - kemi shembullin e një familjeje të nënshtruar ndaj Urdhrave të Allahut. Ibrahimi a.s. duhet të jetë shembull yni se si duhet ta edukojmë familjen me bindjen ndaj Krijuesit, në situata të mira dhe të vështira. Fëmijëve tanë duhet t’ua rrëfejmë historinë e Ismailit, i cili me forcën e imanit të tij, qe i gatshëm të flijonte veten.

### Intervistë me Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava

# Jam i kënaqur që i Madhi Zot xh.sh. më ka mundësuar të jem në krye të BIK-së në kohën kur Kosova fitoi pavarësinë

**Myftiu i rizgjedhur i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, flet për të parën herë pas rizgjedhjes edhe për një mandat 5-vjeçar për një medie të shkruar në Kosovë, për rezultatet dhe sfidat e mandatit të parë, për strategjinë dhe prioritetet për këtë mandat, për angazhimin e tij dhe të Bashkësisë Islame në arenën ndërkombëtare për njohjen e Kosovës; për hezitimin e Botës Arabo-islame për të njohur Kosovën si shtet; për sulmin ndaj kryetarit të Kuvendit të BIK-së; për debatin mbi Islamin tradicional e bashkëkohor; për fetvatë dhe kompetencën për të dhënë fetva dhe për planin 6-pikësh të Ban Ki Munit**

***D.I.:** I nderuari Myfti, ditë më parë Trupi Zgjedhor i BI-së ju rizgjodhi në krye të BIK-së, ç'do thotë kjo për ju, privilegj, sfidë apo përgjegjësi?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Bismilahirrahmani- rrahim, unë përmes lexuesve të revistës "Dituria Islame", edhe një herë dëshiroj të falënderoj Trupin zgjedhor të BIK-së, për besimin që më dhanë duke më rizgjedhur në krye të BIK-së.

Sigurisht që Trupi zgjedhor ka pasur motiv dhe arsye për të më besuar edhe një herë këtë mandat, këtë përgjegjësi, këtë sfidë po edhe këtë privilegj. Besoj që kjo për mua është edhe sfidë, edhe privilegj, por më tepër është një përgjegjësi. Të jesh në krye të një institucioni siç është Bashkësia Islame e Kosovës, vërtet është përgjegjësi e madhe jo vetëm para besimtarëve, por edhe para Krijuesit Suprem, Allahut xh. sh., ngase punojmë e veprojmë në rrethana jo të përshtatshme sa duhet, për ardhmërinë e Islamit në këtë vend ku i Madhi Zot na ka krijuar. Megjithatë, unë si kryetar i Bashkësisë Islame, si Myfti i Kosovës, në bashkëpunim me të gjithë nëpunësit e Bashkësisë Islame, me imamë nëpër xhami, me këshillat e Bashkësisë Islame, me të gjitha institucionet e BI: Medresenë, Fakultetin e me të gjitha sa janë, besoj që do t'ia dalim që edhe gjatë këtij mandati të punojmë me tërë potencialin tonë në avancimin e çdo gjëje që është e mirë, dhe në luftimin e të gjitha dukurive negative të pranishme në shoqëri. Besoj që këtu do të japim një kontribut shumë të madh, edhe Trupi zgjedhor, dhe Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, që bashkërisht t'i bashkërendojmë punët dhe të arrijmë suksese të reja.



***D.I.:** Keni qenë në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës 5 vjet, si do e përkufizonit me pak fjalë mandatin e shkuar?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë për vet jam shumë i kënaqur që i Madhi Zot xh.sh. më ka mundësuar që të jem në krye të BIK-së edhe në kohën kur Kosova fitoi pavarësinë, të jem myftiu i fundit po them në Kosovën e lirë, po pa status, dhe i pari në shtetin e ri të Kosovës. Besoj që kjo është një begati që i Madhi Zot ma ka dhuruar si individ, dhe për këtë sigurisht ndiej një përgjegjësi jashtëzakonisht të madhe. Mandati që shkoi, ka pasur shumë sfida, sepse Kosova kalonte nëpër etapa jashtëzakonisht të vështira.

***D.I.:*** *Gjatë mandatit të shkuar keni pasur rezultate dhe sfida, cilat nga rezultatet që keni arritur, dhe sfidat me të cilat jeni ballafaquar, do t'i veçonit?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Bashkësia Islame e Kosovës ka pasur sfida të shumta, ka pasur përgjegjësi të shumta, por edhe ka punuar shumë. Them sfida, ngase koha nëpër të cilën kaloi vetë Kosova dhe përpjekjet e vazhdueshme të popullit të Kosovës, Qeverisë e institucioneve të Kosovës, bënë që vërtet të vinte shpallja e pavarësisë së Kosovës. Kjo bëri që edhe Bashkësia Islame e Kosovës të jepte një kontribut të jashtëzakonshëm. Është dashur që për një kohë të gjatë, vërtet të punojmë shumë edhe brenda Kosovës, dhe sidomos jashtë Kosovës, tek faktori ndërkombëtar, duke u munduar për të sqaruar ashtu siç duhej, gjendjen në Kosovë, ashtu siç ishte, ngase ju e dini që nëpërmjet Kishës Ortodokse të Kosovës, e zotëris Artemije dhe Kishës Ortodokse të Serbisë, në çdo tubim e në takime që kishin ata, ne akuzoheshim edhe si Bashkësi Islame, mirëpo edhe si popull, se vërtet Kosova pas pavarësisë do të jetë një shtet fundamantalist, xhihadist, një shtet kriminal e shumë e shumë akuza të tjera. Dhe, nëse deri para statusit të Kosovës Bashkësia Ndërkombëtare kishte të qartë vizionin politik të Kosovës, asaj i mungonte qartësimi i vizionit fetar në Kosovë, për se neve na është dashur të trokasim në shumë dyer të Evropës, Amerikës, të Lindjes e Perëndimit, për të qartësuar se vërtet ky popull i takon me shumicë absolute besimit islam, ky popull nuk është prej dje mysliman, është tash e 600 vjet, dhe të gjitha këto shpifje e akuza që vijnë nga kishat serbe, si nga ajo e Beogradit po ashtu dhe e Prishtinës, janë akuza pa vend, të cilat kanë qëllime thjesht politike, për të pamundësuar avancimin e Kosovës si një shtet sovran e i pavarur. Mendoj që, në bashkëpunim edhe me institucionet e Kosovës duke u gjendur edhe ne si një faktor me rëndësi përkrah institucioneve të Kosovës), ia kemi arritur këtij qëllimi dhe kemi bërë që edhe shumë faktorë ndërkombëtarë të ndryshojnë konceptet në raport me Kosovën, edhe në aspektin fetar, dhe tash, pas pavarësimit të Kosovës, po shihet se ne kemi pasur shumë të drejtë.

Prej sfidave të tjera, me të cilat është ballafaquar Bashkësia Islame e Kosovës në mandatin që shkoi, ishe se brenda Kosovës është dashur të ruhet një unitet i besimtarëve, të bashkërendohen punët mirë, pastaj jemi munduar të kemi një dialog ndërfetar me dy besimet e tjera tradicionale të Kosovës, dhe këtu besoj që ja kemi dalë, edhe pse kohët e fundit Kisha Ortodokse Serbe e Kosovës, e them qëllimisht - e Kosovës, heziton të marr pjesë në takime të kësaj natyre.

**...nëse deri para statusit të Kosovës Bashkësia Ndërkombëtare e kishte të qartë vizionin politik të Kosovës, asaj i mungonte qartësimi i vizionit fetar në Kosovë, për se neve na është dashur të trokasim në shumë dyer të Evropës, Amerikës, të Lindjes e Perëndimit, për të qartësuar se vërtet ky popull...**

**...unë e kam thënë edhe njëherë dhe po e ripërsëris se Kosova nuk është shtet laik, nuk është shtet laik as me planin e Presidentin Marti Ahtisari, por është shtet shekullar...**

Pastaj, elhamdulilah prej Zotit, dihet erdhi pavarësia dhe sot Kosova është e pavarur e u krijuan mundësi për të bërë një punë edhe më të madhe, dhe sigurisht që edhe ne si Bashkësi Islame e Kosovës, do të kërkojmë përgjegjësi edhe më tepër edhe prej vetë punëtorëve të Bashkësisë Islame, mirëpo nga Qeveria dhe nga institucione tjera të Kosovës do të kërkoj edhe realizimin e shumë dëshirave e kërkesave tona.

***D.I.:*** *I nderuari Myfti, gjatë mandatit të shkuar Kosova ka kaluar nëpër situata të ndryshme, rikujtojmë trazirat e marsit 2004, procesin negociator për status, 17 shkurtin e këtij viti, miratimin e Kushtetutës së vendit. Ku ishte Bashkësia Islame dhe roli i Myftiut të Kosovës gjatë këtyre proceseve dhe në këto ngjarje?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë përkufizova veprimet e Bashkësisë Islame më lart, por mund të them se Bashkësia Islame e Kosovës ka qenë aty ku e ka pasuar vendin e vet, besoj që **ka bërë më tepër sesa ka pasur mundësi,** ka dhënë fakte për këtë. P.sh. gjatë bisedimeve në Vjenë, BIK nuk është ftuar asnjëherë për të marrë pjesë direkt në këto bisedime, megjithatë anëtarët e Ekipit tonë negociator kanë qenë dhe kanë vizituar disa herë Bashkësinë Islame të Kosovës. Bashkësia Islame e Kosovës ka dërguar në Vjenë, përmes delegacionit tonë, një elaborat të plotë për dëmet që ka bërë Serbia dhe Milosheviçi gjatë dy vjetve të fundit të Luftës në Kosovë në rrënimin e shkatërrimin e objekteve islame, gjë që është pritur jashtëzakonisht mirë. Megjithatë, gjatë konsultimeve që kanë pasur anëtarët e Grupit negociator me Bashkësinë Islame, vlen të theksohet se këtu ka qenë për konsultime edhe Albert Rohan, kanë qenë edhe të tjerë, dhe ne kemi dhënë një kontribut të mirë në këtë drejtim. Pastaj, për sa i përket çështjes së Kushtetutës së Kosovës, vlen të theksohet se Bashkësia Islame e Kosovës nuk ka qenë dhe nuk është tërësisht e kënaqur me vendin dhe pozitën që kanë fetë në Kushtetutën e vendit, madje ne për këtë i kemi dërguar edhe vërejtje me shkrim Komisionit Kushtetues, kemi bërë vërejtje të përbashkëta edhe me Kishën Katolike. Është e vërtetë që askush nga Komisioni Kushtetues nuk ka qenë asnjëherë në Bashkësinë Islame për të diskutuar me ne në lidhje me këtë problematikë, por Bashkësia Islame dhe Kisha Katolike kemi kërkuar dhe pastaj jemi takuar në Qeverinë e Kosovës kemi diskutuar për vërejtjet tona, madje edhe kemi dhënë alternativa konkrete, dhe, me gjithë pakënaqësitë që kemi pasur ne si dy bashkësi fetare, në veçanti Bashkësia Islame e Kosovës, në këtë takim ata janë treguar të pamundshëm që të bëjnë ndonjë ndryshim në projektkushtetutën e atëhershme ose Kushtetutën e tashme të Kosovës.

**..nuk dëshiroj që përgjegjësinë që kemi unë dhe Bashkësia Islame, t'ua hedhim të tjerëve, por në këtë drejtim Qeveria e Kosovës ka bërë shumë pak, e përsërisë shumë pak, në raport me Botën Arabe dhe atë Islame.**

Bashkësia Islame e Kosovës ka pasur vërejtjen e saj edhe për sa i përket përkufizimit të Kosovës si shtet laik. Unë e kam thënë edhe një herë dhe po e ripërsëris se Kosova nuk është shtet laik, nuk është shtet laik as me planin e Presidentin Marti Ahtisari, por është shtet shekullar, prandaj unë edhe përmes kësaj interviste, i ftoj përfaqësuesit e instituci-

oneve të Kosovës të bëjnë dallimin në mes laicizmit dhe shekullarizimit, që është një dallim jashtëzakonisht i madh.

Mund të themi që Kosova është shtet shekullar, po jo assesi shtet laik, sepse Kosova ka besimtarët e saj dhe populli i Kosovës është besimtar.

Thënë të drejtën, besoj që në të ardhmen duhet të ndryshojnë disa nene të Kushtetutës së Kosovës. Ju e dini që unë nuk kam marrë pjesë në aktin e promovimit të Kushtetutës së Kosovës, megjithatë duhet thënë se është e arritur e madhe për ne si shtet e popull që tani kemi Kushtetutën tonë, me gjithë vërejtjet që kemi, të cilat shpresoj që në të ardhmen do t'i rregullojmë. Ne duhet të jemi koshientë se kjo kushtetutë ndoshta ka ardhur e gatshme dhe nuk kanë mundur të bëjnë më shumë njerëzit tanë-respektivisht Komisioni Kushtetues, por debati për kushtetutën ka qenë një diskutim më tepër formal sesa real e përmbajtjesor.

**Mund të them se do kemi një lloj rikonstruktimi të brendshëm në Bashkësinë Islame të Kosovës, e këtë jo vetëm në infrastrukturë po edhe në kapacitete njerëzore**

Megjithëkëtë, sigurisht që akti i pavarësisë së Kosovës është akti më madhor që ka ndodhur tek kombi shqiptar, në veçanti për ne në Kosovë, ka qenë një ndjenjë e papërshkruar. Ne atë ditë jemi ndier shumë krenarë, **jo vetëm unë si Myfti i Kosovës por të gjithë nëpunësit e Bashkësisë Islame të Kosovës, sepse për atë ditë kanë dhënë shumë më shumë se shumë institucione të tjera, për këtë ekzistojnë dokumentet, për këtë është dëshmi edhe gjaku i derdhur edhe i hoxhallarëve, - 34 hoxhallarë kanë rënë dëshmorë, prandaj jemi ndier krenarë e ballëhapur,** dhe ka qenë një akt që vërtet është pritur për sa e sa dekada, prandaj nuk të shpjegohet ndryshe vetëm se të falënderojmë Krijuesin Suprem që na ka bërë të mundur-kjo gjeneratë jona ta përjetojë këtë, edhe pse shumë e shumë baballarë tanë kanë shkuar me këtë dëshirë që të shohin ditën e pavarësisë së Kosovës.

Pavarësia e Kosovës duhet kuptuar drejt, e jo të mendojmë që u shpall Pavarësia e Kosovës dhe mori fund çdo gjë e



tash të rrimë parazitë, por duhet punë në të gjitha fushat e jetës. Po e shohim që shoqëria e Kosovës ka shumë halle e brenga, e për t'i zgjidhur këto, ne duhet të punojmë të gjithë që shtetin që e kemi shpallur e të pranuar ndërkombëtarisht, tash sa më parë që ta vëmë në funksion, ta funksionalizojmë dhe ta konsolidojmë në çdo segment institucional të shtetit, ta bëjmë Kosovën vend ku jetohet me dinjitet në paqe, harmoni e mirëqenie.

***D.I.:*** *Para dhe pas pavarësisë së vendit keni pasur një aktivitet të gjerë jashtë Kosovës, si në Lindje ashtu edhe në Perëndim, me qëllim paraqitjen e realitetit në Kosovë si dhe një lloj lobimi për njohjen e realitetit të ri në Kosovë, sa jeni i kënaqur me rezultatet e arritura?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, sigurisht, unë e thashë edhe pak më sipër se duhet më shumë punë e angazhim i të gjithëve, por së pari dua të them se më vjen mirë që Pavarësia e Kosovës apo shteti ynë deri tash është njohur nga 53 shtete, që është një e arritje e madhe në këtë drejtim, por sigurisht jemi të kënaqur, se kjo do edhe më shumë punë.

Unë jam angazhuar nga vetë Bashkësia Islame e Kosovës, si para ashtu edhe pas pavarësisë së vendit, dhe kjo nga dëshira që të punoj për vendin tim. Mendoj që kam kontribuar aq sa kanë lejuar mundësitë e rrethanat. E them edhe një herë se asnjëherë nuk ka kërkuar kush nga ne zyrtarisht që të bëjmë e të ndihmojmë apo të lobojmë për njohjen e pavarësisë së Kosovës, megjithatë ne kemi

**Bashkësia Islame i ka bërë kërkesë edhe Qeverisë e edhe Parlamentit që të shikohet mundësia e ndarjes së buxhetit për bashkësitë fetare, në veçanti për sigurimin e rrogave, nëse jo për diçka tjetër. Unë mendoj që nuk do të ishte ndonjë barrë e madhe për buxhetin e Kosovës kjo. Ta marrim, sikur Qeveria të kishte dhënë për Bashkësinë Islame të Kosovës diku afër 10 milionë euro në vit, - nuk do të ishte ndonjë shumë e madhe dhe një praktikë e tillë me shumë sukses zbatohet që moti në Turqi, pastaj në Slloveni e Kroaci.**

qëndruar nëpër shumë shtete, si në Lindje ashtu edhe në Perëndim.

Ne nuk jemi qeveri e Kosovës, por, siç e thashë, ne do ta bëjmë punën tonë, sepse kjo na përket, kemi marrë pjesë aktive nëpër shumë kongrese, nëpër shumë seminare, kemi pasur takime të shumta në nivele edhe me kryetarë shtetesh, të ministra e kryeministra dhe në vazhdimësi kemi kërkuar njohjen e Kosovës. Këtu unë dëshiroj, ndoshta nuk është e tepërt, të theksoj që 10 ditë para Pavarësisë së Kosovës në takim me Mbretin e Arabisë Saudite, ndër të tjera, kam kërkuar edhe njohjen e Pavarësisë së Kosovës. Pastaj këtë e kam bërë edhe në takim me Kryeministrin e Bahrejnit, atë të Katarit dhe shumë e shumë ministra të tjerë. Pastaj në Egjipt e në vende të ndryshme, po edhe një herë duhet të them, nuk dëshiroj që përgjegjësinë që

kemi unë dhe Bashkësia Islame, t'ua hedhim të tjerëve, po në këtë drejtim Qeveria e Kosovës ka bërë shumë pak, e përsërisë, shumë pak në raport me Botën Arabe dhe atë Islame.

***D.I.:*** *Myfti, as 8 muaj pas shpalljes së Pavarësisë së Kosovës, me gjithë angazhimet kohët e fundit, si të spektrit institucional e politik të Kosovës, ashtu edhe të Bashkësisë Islame e shoqërisë civile, po edhe të sponsorizuesve të Pavarësisë sonë, - ende shtetet e Botës Arabe e Islame hezitojnë të njohin Kosovën, - si e shihni ju këtë hezitim dhe a pritet të thyhet kjo bllokadë që është e pakuptimtë karshi nesh?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Ju e dini se deri tash ende asnjë delegacion zyrtar i Kosovës nuk ka vizituar asnjë qeveri të shteteve arabe; tash së fundi ka qenë ministri i Punëve të Jashtme, ka vizituar Sekretarin e Përgjithshëm të Konferencës Islamike në Xhide, që është një punë e mirë dhe ne e përkrahim shumë.

Unë besoj që, sikur të ishin kombinuar punët më mirë me të gjithë faktorët që janë në Kosovë, do të ishte bërë një delegacion i përbashkët e t'i vizitonte katër - pesë shtete në vende të ndryshme të Botës Arabe. Kjo do të kishte ndikuar pozitivisht në njohjen e pavarësisë së Kosovës. Unë përsëri do të angazhohem aq sa kam mundësi, kështu më 3-5 janar 2009 do të marr pjesë në një konferencë shumë të madhe ndërkombëtare në Kajro, në të cilën marrin pjesë pjesëmarrës nga mbarë bota;pastaj nga 17-22 janar do jem në Ligën Botërore Islame në Mekë, që është një rast jashtëzakonisht i mirë për kontakte me të gjitha vendet islame, dhe të kërkoj prej tyre njohjen e Pavarësisë së Kosovës.

Unë nuk do të pushoj së punuari dhe besoj që në të ardhmen e afërt do të vijë koha për ta njohur pavarësinë e Kosovës edhe vendet arabe. Mirëpo vlen të theksohet që edhe politika serbe është shumë aktive, sidomos në Egjipt dhe në Algjeri, në këto dy vende që kanë banorë më shumë se vendet e tjera, dhe po ndikohen sigurisht nga politika e tyre. Deri tash është treguar që politika e tyre ka arritur të paktën të stagnojë disa shtete që të mos njohin pavarësinë e vendit tonë. Kuptohet edhe presioni rus është i pranishëm këtu.

Ka punë shumë të mëdha për t'u bërë, ne duhet të bëjmë edhe më tepër, mirëpo kjo nuk do të thotë që Bashkësia Islame e Kosovës nuk e ka bërë punën e vet, e ka bërë dhe e ka kryer në rrethana që na janë të njohura të gjithëve.

***D.I.:*** *Myfti, cila është strategjia juaj për mandatin e ri që sapo keni marrë, ngase konsiderojmë se, edhe prioritetet po edhe realiteti, në Kosovë krahasuar me mandatin e parë, kanë ndryshuar?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Po, fatbardhësisht që kanë ndryshuar për së miri dhe vërtetë është ashtu dhe unë e besoj atë, por Bashkësia Islame e Kosovës po them duhet të kuptojë përgjegjësinë që ka, së pari; së dyti, Bashkësia Islame e Kosovës nuk bën assesi të lejojë futjen e ndonjë elementi të huaj brenda saj dhe nëpërmjet atij elementi të shkaktohen mosmarrëveshje të shumta, të papritura brenda Bashkësisë Islame të Kosovës, sepse sot është hapur kjo mundësi në Kosovë.

**Në Kosovë ka tentativa, siç e kam thënë edhe më herët, edhe të organizimit jashtë Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të fesë, dhe kjo shkon direkt në dëm të myslimanëve të Kosovës, sepse nuk është e kotë thënia "përçaj e sundo"!**

Si prioritet tash në këtë mandatin e ri që kam, unë i kam dhënë si detyrë vetes dhe Bashkësisë Islame që do të kërkoj në vazhdimësi prej institucioneve tona, prej Qeverisë e Parlamentit, që edukata fetare të futet në shkolla; do të kërkoj dhe sigurisht që edhe Parlamenti e edhe Qeveria do ta kenë parasysh këtë, sepse kjo është një kërkesë e popullit dhe se populli nuk do të pushojë së kërkuari këtë. Edhe Bashkësia Islame e Kosovës nuk do të pushojë në këtë drejtim, e mua më vjen fortë mirë që një pjesë e popullit tonë tashmë ka filluar të mësojë për fenë nëpër shkolla, siç janë vëllezërit tanë që jetojnë në Maqedoni dhe ata në Preshevë, Bujanoc e Medvegjë. Kemi ngelur vetëm ne - Kosova e Shqipëria dhe besoj që edhe këtu do të zgjidhet ky problem. Në të ardhmen e afërt një nga standardet e Evropës do të jetë edhe futja e edukatës fetare nëpër shkolla, e nuk bën t'i shmangemi këtij realiteti; ne duhet ta fusim mësimin e lëndës së edukatës fetare nëpër shkolla.

Myslimanët e Kosovës duhet të gëzojnë të gjitha të drejtat që kanë myslimanët nëpër Evropë, që kanë pakicat islame nëpër Evropë. E kam thënë dhe po e ripërsëris se unë nuk do të kërkoj asnjëherë më shumë sesa të drejtat që kanë pakicat islame në Amerikë, pastaj në Zvicër, në Gjermani e Angli dhe gjetiu në Evrop; ato të drejta që gëzojnë myslimanët atje i duam edhe ne këtu, sepse ata i gëzojnë të gjitha të drejtat e ne ende jo, çka do të thotë se Evropa e ka kaluar këtë problem dhe u ka dhënë të gjitha të drejtat myslimanëve atje, gjë që këtu në Kosovë nuk i kemi.

Por një gjë duhet ta bëj të qartë, ne edhe deri më tash në vazhdimësi u kemi dërguar kërkesa institucioneve tona për këtë problem dhe në një vend ku kërkohet që shumica e besimit islam të realizojë një të drejtë që e kanë pakicat myslimane në Evropë, sigurisht se ne do të shprehim pakënaqësinë tonë, e do t'u drejtohemi me letra edhe instancave më të larta ndërkombëtare deri në realizimin e kësaj të drejte.

Pastaj, si prioritet numër dy, ta quaj kështu, është ndërtimi i Qendrës së madhe Islame në Prishtinë, e cila qe sa kohë flitet e përflitet ende. Komuna e Prishtinës është ajo që nuk ka dhënë përgjigje me shkrim, përgjigje me gojë po, se aty ku ka qenë Tjegullorja, aty do të jetë Qendra Islame. Unë do të punoj që të realizoj këtë projekt madhor.

Pastaj unë kam kërkuar dhe do të kërkoj prapë që lagjet e Prishtinës që nuk kanë xhami, siç janë Dardania, pastaj Arbëria, Kodra e Diellit, pra në të gjitha lagjeve ku ka besimtarë, duhet t'u krijojmë mundësi për t'u falur. Me këtë rast dua të them, ndonëse më vjen shumë keq, po që nga paslufta e deri tash, komuna e Prishtinës për xhami ka ndarë vetëm një vend, - tek Fusha e Pajtimit, apo, siç njihet në popull, Bunari i Hajratit, ndërsa ka shumë vende të lira që komuna mund t'i ofrojë për ndërtimin e xhamive, në mënyrë që qytetarëve tanë t'u krijojmë kushte që të falin namazin në kushte normale e jo në borë, lloç e shi.

Gjatë këtij mandati do t'i kushtoj një rëndësi më të madhe çështjes së informimit dhe do të përpiqem që xhamatlinjve tanë t'u krijojmë mundësi që të marrin informacione dhe njohuri fetare përmes radios e TV-së, të cilat shpresoj t'i kemi shpjet.

Një prioritet do të jetë edhe ndërtimi i xhamive atje ku nuk ka, dhe riparimi i atyre që kanë nevojë.

Një kujdes të posaçëm do t'i kushtojmë restaurimit të xhamive tona të vjetra, që kanë vlerë monumentale.

**Një organizim jashtë vijës institucionale nuk i duhet Kosovës. Kosovës nuk i duhet ndonjë rrymë tjetër fetare, e kemi të kultivuar këtu e 600 vjet fenë islame dhe nuk do të lejojmë asnjëherë, po e përsërisë edhe kësaj radhe, që dikush nga jashtë të luajë me fatin e myslimanëve të Kosovës, veçse kjo do të arrihet vetëm edhe nëse, po them, të gjitha institucionet e Kosovës i kryejnë obligimet që kanë...**

Pastaj do të jenë me prioritet hapja e kurseve për mësimin e Kuranit përmendsh-hivzit e kështu me radhë, kështu që mund të them se do të kemi një lloj rikonstruktimi të brendshëm brenda Bashkësisë Islame të Kosovës, e këtë jo vetëm në infrastrukturë po edhe në kapacitete njerëzore.

***D.I.:*** *Myfti, gjendja e të punësuarve në BIK, dhe sidomos e imamëve në shumë rrethe të Kosovës, është e rëndë, nuk kanë të siguruar rrogë mujore, nuk kanë sigurim pensional, nuk kanë as sigurim shëndetësor, si e shihni zgjidhjen e këtyre problemeve, a ka ndonjë strategji konkrete, që edhe imamët tanë dhe të punësuarit e tjerë të kenë minimumin e kushteve për punë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë në lidhje me këtë pikë që po e thoni ju, them që ne jemi të organizuar mirë, dhe diku afër 70% të imamëve mund të themi se marrin pagat mujore anekënd Kosovës; kjo është një e mirë e madhe për ne. Mirëpo kemi edhe vende të largëta nëpër fshatra, ku imamët nuk kanë pagë mujore, po marrin kryesisht nga vetëkontributi i qytetarëve të atij rrethi ku janë të angazhuar. Duhet ta dijë opinioni se ne kemi, nëse llogarisim në tërë Kosovën, afër 2000 të punësuar dhe të sigurosh minimum 500 mijë euro në muaj prej ndihmave vullnetare të popullit; kjo është një sfidë jashtëzakonisht e madhe, kur dihet që ne nuk kemi asnjë të hyrë, ne jetojmë vetëm nga populli. Për këtë problem Bashkësia Islame i ka bërë kërkesë edhe Qeverisë e edhe Parlamentit, që të shikohet mundësia e ndarjes së buxhetit për bashkësitë fetare, sidomos për sigurimin e rrogave, nëse jo për diçka tjetër, unë mendoj që nuk do t; ishte ndonjë barrë e



madhe për buxhetin e Kosovës kjo. Ta marrim sikur Qeveria të kishte caktuar për Bashkësinë Islame të Kosovës, diku afër 10 milionë euro në vit, nuk do të ishte ndonjë shumë e madhe. Një praktikë e tillë zbatohet me shumë sukses që moti në Turqi, pastaj në Slloveni, Kroaci e në shumë shtete të tjera. Unë i përmenda shtetet e rajonit, ku ngjashmëritë tona me të tyre janë evidente, e këto që i përmenda, po edhe shumë të tjera, japin rroga për teologët nga buxheti i shtetit.

**Sulmi ndaj kryetarit të Kuvendit Dr. Xhabir Hamiti, është një sulm që është kryer nga njerëz tinëzarë, të ligj, të maskuar dhe, nëpërmjet sulmit që i është bërë Xhabirit, unë e kam thënë se nuk është sulmuar vetëm Xhabiri; në këtë rast është sulmuar edhe vetë Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës...**

Nëse këto financohen nga Buxheti i Kosovës, do të bëhen edhe sigurimet që i përmendët ju, si sigurimi pensional e shëndetësor, sepse me marrjen e rrogës do të krijoheshin kushtet që të ndaleshin përqindjet për këto sigurime. Ndërsa në këtë gjendje çfarë jemi ne, mund të them se nuk qëndrojmë mirë, ngase ende Parlamenti i Kosovës nuk ka miratuar ligjin për pozitën juridike të bashkësive fetare. Ne nuk e dimë se a e bën qëllimisht apo, mirëpo kjo punë duhet të zgjidhet dhe bashkësitë fetare duhet të kenë të zgjidhur tretmanin e tyre në këtë drejtim, prandaj edhe një herë them që kjo do të ishte zgjidhja më fatlume në këtë drejtim për Bashkësinë Islame të Kosovës.

***D.I.:*** *Myfti, si e konsideroni sot gjendjen dhe ndikimin e fesë në Kosovën e re, në Kosovën që po e krijojmë për çdo ditë, si shtet të pavarur?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Unë jam shumë i gëzuar kur i shoh xhamitë të mbushura përplot, jam shumë i gëzuar kur shoh xhemat dhe sidomos nga të rinjtë tanë. Edhe pse është shtuar numri i xhamive në Kosovë, mund të them që andej rreth 50% falen jashtë xhamive ditën e xhuma, dhe kjo, nga një anë, më gëzon shumë. Më gëzon sepse ky është edhe qëllimi ynë, që feja të mbërrijë tek çdo individ. Kosova tash është bërë krejtësisht një Kosovë tjetër, në të mund të dëgjohet, mund të lexohet, mund të shkruhet gjithçka, sepse nuk ka ndonjë institucion që kontrollon për të mos u folur gjithçka, për të mos u lexuar gjithçka, për të mos u dëgjuar gjithçka .

Shohim se në Kosovë ka tentativa, siç e kam thënë edhe më herët, edhe të organizimit jashtë Bashkësisë Islame të Kosovë, në emër të fesë, dhe kjo shkon direkt në dëm të myslimanëve të Kosovës, sepse nuk është e kotë thënia "përçaj e sundo"! Për këtë arsye vlen të theksohet edhe një herë se politika e Kosovës, e them me plot përgjegjësi, nuk ka fare qasje në Bashkësinë Islame të Kosovës, për se unë e përgëzoj politikën e Kosovës dhe them se nuk ka pasur deri tash as tentativë për t'u përzier apo për të ndikuar në punët e brendshme të Bashkësisë Islame të Kosovës. Mirëpo, edhe kështu

e lënë tërësisht, siç është lënë pa kujdesin dhe pa i kryer detyrimet që u takojnë Qeverisë e institucioneve të tjera, ndaj bashkësive fetare, kjo nuk është aspak në rregull dhe është e dëmshme.

***D.I.:*** *Por, ç'do të duhej të bënte Qeveria në këtë rast?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Për shembull, unë e kam thënë disa herë edhe më herët se ne nuk i kontrollojmë kufijtë e Kosovës dhe as Aeroportin e Kosovës. Këtu në Kosovë tash hyn e del kush të dojë; po them këtu vijnë njerëz në emër të fesë, ka njerëz që vijnë në Kosovë dhe me vete sjellin indoktrinime të natyrave të ndryshme, gjë që neve nuk na shkon për shtati; ka njerëz të cilët vijnë në emër të fesë e rrinë nga një e dy muaj në Kosovë dhe askush s'e di cilët janë, ku rrinë e ç'bëjnë, dhe kjo po sjell shumë pasoja; pastaj ndodh të indoktrinohen, sidomos të rinjtë, kështu që kemi një pjesë të të rinjve që deri dje nuk kanë qenë të përkushtuar për fenë dhe sot kontaktin e parë e kanë me misionarë të huaj, nga të cilët aty për aty indoktrinohen keq, jo drejt, dhe pastaj do të na duhen 4-5 vjet derisa ata të vetëdijesohen e të kthehen e të shohin realitetin e fesë. Një indoktrinim i tillë nuk i duhet Kosovës.

Një organizim jashtë vijës institucionale nuk i duhet Kosovës. Kosovës nuk i duhet ndonjë rrymë tjetër fetare, e kemi të kultivuar këtu e 600 vjet fenë islame dhe nuk do të lejojmë asnjëherë që dikush nga jashtë të luajë me fatin e myslimanëve të Kosovës, dhe kjo do të arrihet nëse të gjitha institucionet e Kosovës i kryejnë detyrimet që kanë; nuk them që ky të bëhet shtet diktatorial, qoftë larg, shtet demokratik - po, mirëpo nuk është demokraci që të bëjë gjithkush me çfarë të dojë, edhe demokracia i ka rregullat e veta. Në shtëpi fëmijët tanë, nëse i lëmë të bëjnë ç'të duan, kur të kthehemi, shtëpinë do ta gjejmë si mos më keq. Ose brendapërbrenda familjes, nëse fëmijëve tanë ua tërheqim vërejtjen, do të kemi një rend e rregull. Unë angazhohem për shtet demokratik, mirëpo të punohet brenda suazave që ka përcaktuar Kushtetua e këtij vendi dhe Kushtetuta e Bashkësisë Islame të Kosovës, po edhe rregulloret që dalin nga institucionet e ndryshme. Atëherë kemi për të qenë të fortë, unikë, dhe kemi për të arritur qëllimin e fundit, sepse këtu në Kosovë, nëse arrin edhe ndonjë rrymë, ta quaj kushtimisht ekstremiste, përsëri po them, nëse arrin, - atëherë do të ketë pasoja të mëdha edhe për Kosovën si shtet, po edhe për ne si shoqëri.



***D.I.:*** *Myfti, ditë më parë, në rrethana të pasqaruara, nga njerëz të panjohur është sulmuar kryetari i Kuvendit të BIK-së, Dr. Xhabir Hamiti. A domethënë kjo që ka shenja të manifestimit të dhunës ndaj institucioneve dhe udhëheqësve të BIK-së?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Edhe në prononcimin tim të mëhershëm e kam thanë dhe jam deklaruar e po deklarohem edhe një herë, se sulmi ndaj kryetarit të kuvendit Dr. Xhabir Hamiti, është një sulm që është kryer nga njerëz tinëzarë, të ligj, të maskuar, dhe, nëpërmjet sulmit që i është bërë Xhabirit, unë e kam thënë se nuk është sulmuar vetëm Xhabiri; në këtë rast është sulmuar edhe vetë Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, për se kam kërkuar dhe kërkoj me ngulm nga organet kompetente, që të gjenden sulmuesit dhe ata, kushdo qofshin, të dalin para gjyqit. Unë nuk po prejudikoj që ky mund të jetë ai apo ky, derisa të mos e japin fjalën e fundit organet kompetente. Ne nuk dimë të akuzojmë askënd me saktësi, mirëpo, kushdo qofshin ata, unë kërkoj edhe një herë që organet kompetente ta zbardhin këtë sulm kaq të lig, që është bërë natën, sepse të ligjtë sulmojnë natën.

Sigurisht që ky dhe një rast tjetër që ka ndodhur para një muaji në Prizren, ku është sulmuar imami i xhamisë Safet Hoxha, përbëjnë dy akte që kanë ndodhur brenda një muaji, dhe këto Bashkësia Islame i dënon rreptë në njëfarë mënyre, po them deri tash nuk ka ndodhur që të çojë dorë dikush mbi hoxhën, mirëpo, fatkeqësisht, paska edhe të tillë njerëz që çojnë dorë edhe mbi hoxhën. Sigurisht që ky akt si i tillë argumenton se në Kosovë ndoshta tashmë kanë filluar (unë nuk po them që ka ekstremistë në Kosovë), mirëpo tashmë sikur kanë filluar disa që edhe në emër të fesë, t'i zgjidhin problemet me dajak (dhunë). Kjo nuk përkon me realitetin kosovar, nuk përkon as me traditën tonë në Kosovë. Unë po lexoj në shtyp, madje edhe dje kam lexuar një shkrim, në të cilin Bashkësia Islame e Kosovës merret në thumb dhe akuzohet për shkak se nuk ka reaguar as me rastin e mbytjes së ish- bashkëshortes që fatkeqësisht ka ndodhur këtu në Prishtinë para më shumë se një muaji; disa herë lexoj shkrime në të cilat ne si Bashkësi Islame akuzohemi se nuk jemi distancuar nga ato ngjarje. Kemi të bëjmë me vdekjen, pavarësisht kush është dorasi, po nuk bën të akuzohemi ne, sepse ne e kemi ngritur zërin. Unë vetë kam shkuar e kam parë në familjen e viktimës, mirëpo ne nuk mund të japim përfundim për shkaqet e krimit. Këtë duhet ta bëjë prokuroria. Aktin si akt e kemi dënuar dhe e dënojmë pa asnjë hezitim, siç kemi dënuar çdo akt të tillë, ngase vrasja është kundër parimeve islame.

***D.I.:*** *Myfti, kohët e fundit në Kosovë është hapur një debat rreth Islamit tradicional tek ne, a i duhet ky debat tash Kosovës dhe a ia vlen të merremi me këtë?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Shikoni, Islami është Islam, nuk ka Islam tradicional dhe Islam bashkëkohor. Dihet se Islami është Islam që del nga burimet kuranore dhe thëniet e Muhamedit a.s. Mirëpo, këtu mund të bisedohet për qasjen ndaj Islamit, pra për qasjen në të kaluarën ndaj Islamin, mbi Islamin dhe rreth Islamit, dhe për qasjen tash në kohën tonë. Është e vërtetë e madhe që ka ndryshuar një qasje në raport me Islamin, i ndikuar edhe nga faktorë të ndryshëm, së pari nga faktori i një pjese të zhvillimit të teknologjisë, pastaj nga aspekti i bindjes... madje edhe nga aspekti i gjendjes ekonomike, sociale, politike, kulturore... dhe këtu tek ne, **ky debat nuk bën të hapet si për Islamin, po si i qasemi ne Islamit**. Këto probleme në Kosovë mund të zgjidhen mjaft shpejt, nëse ekziston një gatishmëri për t'u zgjidhur, nëse nga faktori politik i Kosovës Bashkësia Islame, me apo pa vetëdije, **NUK** margjinalizohet. **Përndryshe probleme të shumta do t'i lindin politikës së Kosovës, jo nga Bashkësia Islame, po nga** margjinalizimi dhe nga mosmarrja me probleme të vetë besimtarëve të Kosovës. Dhe me këtë që theksova, nuk dua të them assesi që do të lejojmë që Qeveria të përzihet në punët tona të brendshme, ama ajo duhet t'i kryejë punët e veta. Për shembull, ndodh të vijë këtu X shoqata prej X vendi të botës, dhe të marrë rolin e një Bashkësie Islame në Kosovë dhe njerëzit që janë kompetentë për këtë, Qeveria a Ministria përkatëse, të mos merren fare me këtë problem, dhe ai të sillet këtu si të dojë. Unë një ditë pata këtu në zyrën time një të huaj dhe i thashë: "Mor zotëri, po të vija unë në shtetin tënd dhe të bëja atë që po bën ti këtu, ç' do të më kishte ndodhur"? Ma ktheu: "Do të burgoseshe menjëherë".

Unë me këtë rast nuk po them t'i burgosim, po t'ua tregojmë udhën nga e kanë, t'u japim biletën, dhe të ikin nga kanë ardhur. Neve nuk na vyen asnjë misionar p.sh. nga Tora Bora, absolutisht nuk na duhet këtu, sepse kemi boll kuadro tonat.

Besoj që institucionet tona, fatkeqësisht, Islamin e kuptojnë ende si diçka të huajën për identitetin tonë, sa kohë që Islami është pjesë e identitetit shqiptar, dhe kjo nuk mund të mohohet në asnjë mënyrë.

***D.I.:*** *Myfti, kohët e fundi në Kosovë po edhe më gjerë në viset shqiptare, hoxhallarë po edhe teologë të ndryshëm, japin fetva nga më të ndryshmet, pa u konsultuar me institucionet që janë bartëse të fesë islame, dhe fetvatë e tilla shpesh sjellin edhe kundërshtime e konflikte në mesin e besimtarëve?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Fetva dihet se kush jep në Kosovë. Është Bashkësia Islame e Kosovës ajo dhe ka Komisionin për Fetva, prandaj njerëzit mund t'i drejtohen me shkresa të ndryshme. Ne ulemi, i diskutojmë problemet dhe japim feta. Megjithëkëtë, ka prej njerëzve e ka edhe nga hoxhallarët, fatkeqësisht, që po i japin të drejtën vetes që të japin përgjigje, edhe pse Allahu ka thënë **"kur mos u ndal në atë për çka s'ke dije"** ose të gjykosh për diçka. E disa po gjykojnë me hamendje dhe po krijojnë një huti në mesin e besimtarëve. Nuk është e bollshme vetëm të njihet Islami, por Islamin duhet të dish edhe ta interpretosh; nuk është e bollshme vetëm të lexosh Kuranin dhe Hadithet e Muhamedit a.s., e të dalëshme të thuash - ja unë do të dal e ta shpjegoj dinin. Ka shumë që e lexojnë, po nuk e kuptojnë, prandaj vërtet njëherë duhet të kuptohet si duhet e pastaj të shtjellohen gjërat e të interpretohen drejt, prandaj nuk është e drejtë e asnjë imami që të japë fetva të nivelit që nuk i përket atij, siç janë tema delikate për të cilat lypset një forum kompetent, nga njohës të mirë të çështjeve dhe me autoritet e integritet. Megjithëkëtë, imamët kanë detyrat e veta që t'u përgjigjen besimtarëve për pyetje praktike, që kanë të bëjnë me fushën e fikhut.

Po duhet ta dini se edhe këtu ka interesa të ndryshëm, ka njerëz që marrin edhe rrogë nga shoqata të ndryshme dhe sigurisht që ata duhet të çojnë pak ujë edhe andej nga financohen, edhe pse ne, fatkeqësisht, një pjesë të konsiderueshme të tyre nuk i dimë se kush janë.

***D.I.:*** *Myfti këto ditë përsëri Kosova është në qendër të debatit, por kësaj radhe për Planin 6-pikësh të Ban Ki Munit, për se spektri politik i Kosovës për disa ditë u ndodh në amulli e tension. Cila është porosia juaj për udhëheqësit shtetërorë e politikë të Kosovës?*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Ju e dini që unë ditë më parë kam takuar edhe Shefin e misionit të EULEX, Iv dë Kërmabo, i cili ishte për vizitë tek unë, dhe ne qëndrimin e Bashkësisë Islame e kemi bërë të njohur. 6-pikshi solli një shqetësim shumë të madh për qytetarët e Kosovës, po edhe të gjitha institucionet e Kosovës janë marrë me këtë problem. Dihet që edhe në mbledhjen e fundit të Këshillit të Sigurimit janë marrë me këtë problem, dhe aty është marrë për bazë edhe plani 4-pikësh i Qeverisë së Kosovës. Këto dihen dhe më kthim mbrapa nuk ka, por Qeveria jonë duhet të jetë edhe më aktive dhe të ruajë unitetin veprues, se ka përgjegjësi të madhe, sepse ka dalë nga vota e popullit. Jemi të bindur që Qeveria jonë nuk do të pranojë më asgjë që ka të bëjë me Serbinë. Ne Serbinë e njohim vetëm si shtet fqinj, dhe konsideroj se 6-pikëshi tashmë është jofunksional dhe joaktual, por neve na duhet më shumë syçeltësi dhe një punë më e madhe.

***D.I.:*** *Myfti, në emër të redaksisë së revistës "Dituria Islame" dhe në emër të lexuesve, ju urojmë për marrjen e besimit që të udhëhiqni BIK-në edhe në 5 vitet e ardhshme. Njëkohësisht ju urojmë, me dëshirat më të mira, suksese në realizimin e objektivave tuaj!*

***Myftiu Naim Tërnava:*** Faleminderit prej jush dhe, përmes jush, përshëndes të gjithë lexuesit, kurse juve - suksese në punët tuaja!

*(intervistoi: **Ramadan Shkodra**)*

# Myderriz hafëz Nexhati ef. Ahmedi - një jetë e tërë kushtuar arsimimit islam

**Ferid Selimi**

*Myderriz hfz. Nexhati Ahmedi, mësimet e para fetare arsimore i mori nga i ati, myderriz hfz. Ali ef. Rexhaliu. Rrjedh nga një familje preshevare, me një histori të gjatë hoxhallarësh. Për më se njëzet vjet ishte kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës dhe anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, gati katër mandate.*

Myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi, nuk është krejt i panjohur për opinionin e gjerë fetar islam, në trojet shqiptare të ish-Jugosllavisë. Ai ishte ndër të parët që, pas babait të tij, arriti të merrte titullin e myderrizit, në komunën e Preshevës, asokohe kur Presheva ishte qendër kazaje dhe kishte organin e quajtur Myftini. Kryetar i kësaj Myftinie (Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës), për plot njëzet vjet ishte vetë myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi.

I ati i tij, Ali ef. Rexhaliu, nga Presheva (i lagjes së Efendilerëve), që kishte shërbyer në disa qendra të mëdha të Kosovës si myderriz, këtë gradë të arsimit fetar e kishte arritur duke diplomuar në Stamboll. Ai, për një kohë, për afro shtatë vjet, punoi në Gjakovë e më pas edhe në Prizren (dhjetë vjet) në cilësinë e drejtorit të Shkollës për profesorë "Darulmual-limin". Në kohën kur Myderriz Ali ef. Rexhaliu shërbente në Prizren, i lindi djali, Nexhatiu. Ky djalë i lindur në Prizrenin e bukur të Kosovës, më vonë do të vazhdonte rrugën e t'et dhe do të arrinte të bëhej myderriz.

Në vitin 1912, kur forcat turke u larguan nga trojet shqiptare kësodore gati sa ishte shpartalluar Perandoria Osmane, myderriz hfz. Ali ef. Rexhaliu, me familjen, u kthye në Preshevë për të vazhduar veprimtarinë e tij fetare.

Pasi u kthyen në Preshevë, u vendosën në një shtëpi mu afër Atik Xhamisë, ndryshe e quajtur Xhamia e Ibrahim Pashës, e cila edhe sot gjendet mu në qendër të qytetit të Preshevës. Kjo xhami, sipas shënimeve historike, do të jetë ndërtuar në vitin 1678, dhe është e para në atë komunë, kontribut i Ibrahim pashë Bushatliut, ndihmuar financiarisht nga disa mëhallë të qytetit të Preshevës. Aty hfz. Nexhatiu do të fillonte mësimet e para fetare tek i ati, për të vazhduar më vonë në Shkup (për shtatë vjet), në Kajro (një vit) dhe sërish në Shkup, deri në vitin 1934.



Hfz. Nexhati ef. Ahmedi

Pasi kreu shkollimin fillor, në Preshevë, të mesmin në Shkup dhe një vit të studimeve të larta në Kajro të Egjiptit, u kthye në Shkup, ku në vitin 1934 mori diplomën për myderriz. Për dorëzimin e diplomave të shtatë talebeve të diplomuar në medresenë "Meddah", në mesin e të cilëve ishte edhe hfz. Nexhati ef. Ahmedi, ishte zgjedhur Xhamia e Jahja pashës e Shkupit. Në shenjë respekti, myderriz Ataullah Kurtishi, drejtor i medresesë "Medah", hfz. Aliut nga Presheva, i dha të drejtën për ta bërë duanë e diplomimit të këtyre talebeve. Myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi, këtë profesion e vazhdoi (zyrtarisht dhe jozyrtarisht) deri në vitin 1984, kur u nda nga kjo jetë.

Veprimtaria e tij e palodhshme që u kushtoi njohurive të fesë islame dhe krijimi i kuadrove të reja në çdo drejtim të mësimeve islame, - myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedin e bënë një njeri shumë të respektuar, jo vetëm në Preshevë, por edhe në rrethinën e Kumanovës, Bujanocit, Gjilanit, Kamenicës etj.

## Veprimtaria e tij arsimore-islame

Myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi, kaloi nëpër disa shkallë shkollimi, derisa arriti të bëhej një myderriz i njohur dhe i respektuar nga të gjithë nxënësit e kolegët e tij. Nxënës të tij ishin persona të komunave të ndryshme, si nga Kumanova, Bujanoci, Gjilani, Kamenica etj., që më vonë morën titullin "mulla" dhe u punësuan jo vetëm nëpër xhamitë e këtyre lokaliteteve, por edhe në institucione të tjera arsimore.

Ai lindi në Prizren më 8 tetor 1910. Babai i tij, hfz. Aliu kishte marrë ixhazetin në Stamboll të Turqisë, por, edhe para tij, gjenerata të kësaj familjeje intelektuale ishin të përgatitur jashtëzakonisht mirë në profesionin teologjik islam.

Që në moshë të vogël, afro 10 vjeç, Nexhati Ahmedi kishte kryer me sukses Hivzin e Kuranit Famëlartë.

Pas nxënies përmendsh të Librit të Allahut, Kuranit Famëlartë, kishte vazhduar mësimet tek i ati, duke mësuar sarfin, nahvin (morfologjinë, sintaksën) e gjuhës arabe, akaidin, tefsirin, hadithin, rregullat e jurisprudencës islame, astronominë, irtifanë etj.. Në moshën pesëmbëdhjetë vjeç, i ati e dërgoi për t'u shkolluar më tutje në Shkup.

Për t'u regjistruar në Medresenë e atëhershme të Shkupit, të cilën e kishte themeluar hfz. Ataullah Kurtishi, e cila quhej "Medah", nuk e pati të vështirë, sepse myderriz hfz. Aliu, njihej mirë me themeluesin dhe drejtorin e asaj Medreseje, hfz. Ataullah Kurtishin.

Edhe pse ishte një medrese e re, ku hfz. Nexhatiu ishte regjistruar si nxënës i gjeneratës së parë, megjithatë, për një kohë të shkurtër, ky institucion arsimor-fetar, arriti t'u konkurronte, si për nga sasia ashtu edhe për nga cilësia, dy medreseve të tjera që kishte asokohe në Shkup, të cilat kishin një aktivitet paksa më të gjatë se medreseja "Meddah". Ato ishin medreseja "Isa Beu" dhe Medreseja Mbretërore.

Derisa dy të parat kryenin një mision të vërtetë islam, e treta (Medreseja Mbretërore) ishte më tepër një shkollë e kamufluar fetare sesa që prodhonte kuadro fetare. Në të vërtetë, në atë shkollë më tepër përhapeshin ideologjitë jugosllave e më pak ato fetare. Kjo u vërtetua më vonë, kur kuadrot e dala nga ajo shkollë (nga Medreseja Mbretërore) u bënë komunistë.

Për këtë dukuri, është shkruar nëpër gazeta ditore të viteve tetëdhjetë të shekullit të kaluar. Kështu, në një artikull të gazetës "Rilindja", që asokohe botohej në Prishtinë, qe botuar artikulli: *"U nisën për hoxhallarë e u bënë komunistë."* Ky ishte vetëm një ndër argumentet për të mbështetur fjalët e më sipërme, për Medresenë Mbretërore. Andaj, Myderriz hfz. Nexhatiu, nuk kishte gabuar që ishte regjistruar në medresenë "Meddah" të Shkupit, në gjeneratën e parë të kësaj vatre arsimore islame.

Kjo medrese arriti të bëhej një vatër e vërtetë arsimimi dhe edukimi sipas normave të vërteta të Islamit. Sipas fjalëve të familjarëve të hfz. Nexhati ef. Ahmedit, myderriz Ataullah ef. Kurtishi paskësh qenë një teolog me një diapazon të gjerë njohurish islame dhe më gjerë. Ai gjatë ligjëratave të përditshme kishte përdorur stilin e lartë të të shpjeguarit, gjë që kishte rezultuar me realizimin e suksesshëm të tri gjeneratave të nxënësve të tij në marrjen e ixhazetit (diplomës). Këto fjalë, familjarët dhe miqtë i kishin dëgjuar nga myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi.

Gjatë kohës sa ishte nxënës në medresenë "Medah" të Shkupit, myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi, kishte shfaqur dëshirën për t'i vazhduar studimet diku në Botën Arabe. Kishte vendosur të shkonte të studionte në një nga universitetet e njohura të Kajros.



*Hfz. Nexhatiu me familje*

Meqë gjendja ekonomike e familjes së tij nuk ishte dhe aq e mirë, i ati, për t'ia mundësuar këtë, shiti një pronë familjare që kishin pasur në Tabanoc të Kumanovës.

Në vitin 1928, Nexhat Ahmedi u nis për studime në Botën Arabe dhe u regjistrua në Universitetin e mirënjohur të "El-az-ha-rit".

Duhet theksuar që në atë kohë, hfz. Nexhati Ahmedi, nuk qe i vetmi shqiptar që studionte Islamin në Kajro. Përveç tij, kishte edhe studentë të tjerë shqiptarë, si myderriz Hasan ef. Nahi e shejh Teufik Nahi nga Gjakova, Bedri efendiu nga Shkupi e të tjerë.

Një vit akademik, myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi mori mësime në universitetin "El-az-har" të Kajros. Aty kishte ndjekur ligjërata të dijetarëve të shumtë të atëhershëm të Egjiptit. Përveç të tjerëve, kishte takuar edhe shejhul-islamin e fundit të Perandorisë Osmane, të njohurin Mustafa Sabriu, me të cilin kishin shkëmbyer mendime rreth problemeve të ndryshme që kishin të bënin me mësimet islame.



Jahja Ahmedi,
i biri i Hfz. Nexhati Ahmedit

Gjatë studimeve në Kajro si dhe gjatë veprimtarisë së tij arsimore-fetare e intelektuale, kishte përfituar njohuri të shumta në të gjitha degët e Teologjisë Islame. Atë dijeni të nxënë atje, ua transmetoi nxënësve të tij. E nxënësit, nuk ishin të paktë në numër. Për një kohë shumë të shkurtër, ai do të bëhej një nga myderrizët më të respektuar të asaj ane.

Rëndësi të posaçme u kishte kushtuar gjuhëve të huaja. Përveç gjuhës amtare-shqipe, fliste e shkruante drejt arabisht dhe turqisht (turqishten e vjetër dhe të renë).

Ndonëse kishte diapazon shumë të gjerë diturish, ai ishte mjaft modest, i urtë, i durueshëm dhe inteligjent. Rrallë mund të shihej i nervozuar apo i shqetësuar. Tërë kohën e lirë ia kushtonte leximit, komentimit dhe analizës së ajeteve kuranore. Njihej si një rrëfimtar i mirë, komentues i ajeteve kuranore si dhe analist fetar.

Mulla Jahja Ahmedi, i biri i myderriz hfz. Nexhati ef Ahmedit, na rrëfen se e kishte dëgjuar Prof. Dr. Muhamed Oruçin, djali i teologut të njohur nga Vrapçishti i Gostivarit, i cili punon si hulumtues në Institutin e Kërkimeve Shkencore të Stambollit të Turqisë, duke rrëfyer një ngjarje që kishte ndodhur shumë vjet më përpara, kur profesor Oruçi ishte student. Ai tha: "Isha student në universitetin "Al-Az-har" të Kajros. Sapo më kishte vdekur babai, M. Qemal efendiu. Shumë hoxhallarë kishin ardhur për ngushëllime për babanë tim. Në mesin e tyre gjendej edhe myderriz hfz. Nexhatiu. Isha kureshtar të dija shpjegimin e një verseti kuranor, në të cilin Allahu xh. sh. flet për pamundësinë e hyrjes në Xhenet të pabesimtarit, duke theksuar "***se ai nuk do të hyjë në xhenet, derisa të përbirohet deveja për birën e gjilpërës***". Aty, thotë ai, - kishte shumë hoxhallarë, por asnjëri prej tyre nuk arriti të më jepte shpjegimin e duhur. Kur pa se asnjëri nuk do t'i përgjigjej pyetjes së shtruar, hfz. Nexhatiu, kërkoi nga unë që t'i jepja leje të fliste. Më pas filloi ta shpjegonte këtë verset kuranor dhe e shpjegoi aq bukur, saqë unë mora një përgjigje vërtet akademike." - përfundoi së rrëfyeri Prof. Dr. Muhammed Oruçi.

## Në Medresenë e Preshevës, nxori tri gjenerata hoxhallarësh

*"Nxënës, ju keni dëgjuar për hfz. Nexhatiun, por në esencë nuk i njihni aftësitë e tij. Në dukje është mjaft modest, por është jashtëzakonisht i përgatitur profesionalisht, gjë që është vështirë t`i gjendet shoku."* - kujton fjalët e myderriz haxhi Sherif ef. Ahmetit, mulla Jahja Ahmedi, djali i hfz. Nexhatiut

Gjatë Luftës së Dytë Botërore, kur nuk funksiononte gati asgjë dhe kur ishin mbyllur anekënd vendit, të gjitha medresetë, e vetmja medrese që funksiononte, ishte ajo në Preshevë. Aty, myderriz hfz. Nexhatiu përgatiti kuadrot e reja në të gjitha degët e mësimeve islame.

Si shumë intelektualë të asaj kohe as hfz. Nexhatiu, nuk kishte mundur t'i shmangej ndjekjes dhe përcjelljes së qarqeve shtetërore të okupatorit bullgar. Ndërsa pas përfundimit të luftës, nuk e linin krejt të qetë, pa e trazuar kohë pas kohe as komunistët që ishin në krye të pushtetit të atëhershëm. Pavarësisht nga këto presione, arriti të realizonte ixhazetin (diplomimin) e tri gjeneratave të nxënësve të Medresesë së Preshevës. Krahas punës që bënte në medrese, për çdo të premte, para namazit të xhumasë, mbante ligjërata në xhaminë "Ibrahim pasha" të Preshevës, si dhe në Xhamiul-Xhedid, e cila gjendet afër Medresesë së Preshevës.

Gjatë karrierës së tij, myderriz hfz. Nexhatiu punoi tre vjet imam në xhaminë Xhamiul-Xhedid të Preshevës, por, për shkak të angazhimit të madh që kishte me nxënësit e medresesë, u detyrua ta linte atë profesion dhe t'i kushtohej arsimimit të gjeneratave të reja. Më se njëzet vjet ishte kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës. Për anëtar të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës qe zgjedhur, për afro katër mandate.

- Gjatë një ore mësimi, derisa isha nxënës në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, myderrizi i nderuar, tashmë i ndjerë, Sherif ef. Ahmedi, para tërë klasës sime pati thënë: *"Nxënës, ju keni dëgjuar për hfz. Nexhatiun, por në esencë nuk i njihni aftësitë e tij. Në dukje është mjaft modest, por është jashtëzakonisht i përgatitur profesionalisht, gjë që është vështirë t`i gjendet shoku."*- kujton fjalët e myderriz haxhi Sherif ef. Ahmetit, mulla Jahja Ahmedi, djali i hfz. Nexhatiut.

Myderriz hfz. Nexhati ef. Ahmedi vdiq më 22 shkurt 1984 në Preshevë duke lënë pas vetes shumë nxënës e dijetarë dhe një veprimtari të bujshme në teologjinë islame.

Pasardhësve të tij, u la trashëgim një kuranotekë mjaft të pasur me libra të llojllojshëm, për t'ua kujtuar rrugën nga do të duhej të ecnin. Në fund, lirisht mund të thuhet që myderriz hfz. Nexhati ef Ahmedi, gjatë tërë jetës së tij, u mundua të forconte besimin islam, do të thotë në Zotin Një; të zhvillonte dhe të përhapte Fjalën e Allahut të Lartmadhërishëm dhe fjalët e të Dërguarit të Tij, Muhammedit a.s..

Ai pati dy vëllezër, njërin teolog, Vasfi efendiun, dhe tjetrin mësimdhënës të gjuhës frënge, Jahjanë. Nga familja e ngushtë, pas vetes la gruan, e cila jeton ende në Preshevë, si dhe pesë fëmijë, tri vajza dhe dy djem. Që të dy djemtë u shkolluan. I madhi, Aliu, që trashëgoi emrin e gjyshit, kreu studimet në departamentin e Biologjisë në Universitetin e Prishtinës dhe i dyti, mulla Jahjai, kreu medresenë "Alauddin"të Prishtinë dhe pastaj Kursin e gjuhës arabe pranë Institutit të Gjuhësisë të universitetit "Al-Azhar" dhe tani kryen detyrën e sekretarit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës.

# Roli i medieve në trazira shoqërore

**Mr. Rexhep Suma**

Televizioni që, siç e quan Perry Como, është "mbreti me trysni të ulët i një mbretërie me trysni të lartë", vazhdimisht kritikohet nga studiues dhe teoricienë bashkëkohorë se është një nga mekanizmat që ndihmon në nxitjen dhe tensionimin e situatave që shpeshherë kanë përfunduar me gjakderdhje. "Në qoftë se ata, anojnë nga paqja, ano edhe ti nga ajo, e mbështetu në All-llahun. Ai është që dëgjon dhe di" (8:61). "E posa të kthehet ai në tokë, vepron të bëjë shkatërrim në të, të asgjësojë të korrat (mbjelljet) dhe gjallesat. E All-llahu nuk e do çrregullimin (fesadin)". (2:205).[1]

Edhe këto ajete kuptimplota kuranore na vënë para një argumenti shumë të qartë se njeriu që është zëvendës i Allahut mbi këtë tokë, duhet të manifestojë një kulturë të lartë njerëzore dhe hyjnore, ku media si një zgjatim i jetës së tij duhet ta orientojë drejt asaj që do të jetë në shërbim të mirëfilltë të njerëzimit, duke proklamuar paqe e siguri për qeniet njerëzore.

Në debatin shkencor, të organizuar nga Unioni i Inteligjencies Shqiptare në Maqedoni, Klubi Demokratik dhe Fondacioni "Friedrich Ebert" (Shkup, më 2 dhe 3 qershor 2003), debatuesi Burim Sadiku argumenton debatin e tij me fjalët e ish-Sekretarit të Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara, Kofi Anan, gjatë promovimit të Institutit për Paqe, që thotë: "Nëse mediet kanë fuqi që të ngjallin urrejtje dhe të shkaktojnë luftëra, sigurisht që ato kanë edhe mundësinë të krijojnë paqe dhe t'i shërbejnë paqes".[3]

Prania e kamerave në mbulimet e demonstratave publike, mund të ushtrojë influencë të konsiderueshme lidhur me sjelljet dhe qëndrimet e turmës. "Është e rëndësishme për ekipin e BBC-së, që ndodhet në vendin e ngjarjes, të arrijë në përfundim nëse kjo ngjarje është sajuar apo jo vetëm me qëllimin për t'u xhiruar prej kamerave. Pamjet prej aktiviteteve të tilla, nuk duhet të transmetohen. Nëse transmetimi i materialeve të tilla bëhet i domosdoshëm, atëherë duhet të shpjegohen edhe arsyet se si ndodhi. Ekipet e BBC-së, që veprojnë në këso situatash, duhet të tërhiqen menjëherë kur të kenë dyshime se prania e tyre po e përkeqëson qëndrimin e një pjese të njerëzve."[4]

Nga stafi i IWPR në Londër, i cili, më 29 prill 2004, kishte publikuar një raport kritik dhe shumë të ashpër për gazetarinë televizive, që kishin mbuluar ngjarjet e 16-17 marsit, ku OSBE-ja kishte akuzuar televizionet më të mëdha se kishin nxitur tensionin ndëretnik në Kosovë dhe kishin kontribuuar në krijimin e një fryme persekutimi, hakmarrëse, nëpërmjet raportimit të paplotë, tendencioz dhe të njëanshëm.

"Pa njoftimin e pakujdesshëm dhe sensacional të ngjarjeve të 16 dhe 17 marsit, ngjarjet në Kosovë mund të kishin pasur një rrjedhë të ndryshme", thuhet në raport. "Ato mund të mos kishin arritur atë nivel aq të lartë intensiteti dhe brutaliteti, që kemi parë, apo edhe mund të ishin shmangur krejtësisht".

Edhe RTK-ja, si medie publike, në raportin vjetor të saj, vlerëson se ka pasur shkelje profesionale të mbulimeve të ngjarjeve të marsit. "Menaxhmenti i RTK-së ka konstatuar se, gjatë mbulimit të ngjarjeve të marsit, janë shfaqur disa lëshime të caktuara profesionale, të cilat, ndonëse të paqëllimshme, janë analizuar me shumë seriozitet nga ana e menaxhmentit. Duhet përmendur se këto lëshime, ndër të tjera, kanë ndodhur edhe për shkak të rrethanave shumë të ndërlikuara dhe në një situatë të mbylljes së të gjitha burimeve të informimit në 24 orët e para. Po ashtu, duhet përmendur që pjesa më e madhe e këtyre lëshimeve ka ndodhur në transmetime të drejtpërdrejta."[5]

Aplikimi i Ligjit Penal, i hartuar kundër nxitjes së dhunës, trazirave ose urrejtjes, mund të jetë mjet efikas, me të cilin u imponohet autocensura përfaqësuesve të medieve informative. Por, kjo nuk do të kontribuojë për një ambient të përshtatshëm, nëse pushteti i imponohet ose i kërcënohet se do t'i parashikojë sanksionet penale, të cilat bazohen vetëm në shkallën e dëmit për të shprehurit e përmendur. Në vend të kësaj, pyetja e cila shtrohet në shoqërinë demokratike, nuk është shkalla e dëmit, por a e propagandon moderatori dhunën dhe a mund të pritet që deklaratat e tij të nxisin dhunën. Gjykata Evropiane për të Drejtat e Njeriut ka themeluar organ të veçantë juridik për këtë fushë.

Për një numër të caktuar rastesh të këtilla, autorët e parashtresës kanë qenë shpallur fajtorë në shtetet e veta, për shkak të publikimit ose të emetimit të deklaratave, për të cilat është konstatuar se kanë shkaktuar dhunën. Gjykata në shumë raste ka gjykuar se përgjegjësia penale dhe aktgjykimet ndëshkuese të gjykatave të vendit kanë shkelur liritë e medieve informative të garantuara në Nenin 10 të Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut, pavarësisht nga dëmi i deklaratave të shumta në fjalë, përveç nëse nuk kanë bërë thirrje për dhunë. Për Gjykatën Evropiane çështje vendimtare ka qenë ndjekja penale për sistemin juridik të vendit, si e nevojshme për shoqërinë demokratike. Me rastin e konstatimit të asaj që u tha më parë, gjykata ka ekzaminuar gjuhën e deklaratave në fjalë, kontekstin në të cilin ato janë dhënë, dhe natyrën e dënimeve që janë parashikuar për autorët e parashtresës për të konstatuar përmasat e dëmit që i kanë shkaktuar ato shoqërisë.[6]

Edhe raporti i OSBE-së akuzon mediet elektronike kosovare, se kanë "shfrytëzuar" vrasjen e një djali shqiptar, më 16 mars 2004, pranë qytetit. Nga masa e tensionuar dhe e ndarë e Mitrovicës, është krijuar ideja në radhët e shikuesve se ishte një fakt i provuar që serbët lokalë kishin qenë përgjegjës për vdekjen e tij.

Në fakt, vazhdon raporti i OSBE-së, të dhënat që ekzistojnë rreth vdekjes së tre djelmoshave, mbeten ende të paplota, në një kohë që gatishmëria e medieve elektronike për të përfshirë dyshime apo edhe rezerva rreth vdekjes së tij, ka ndihmuar në ndezjen e pasioneve etnike.

Mediet në Kosovë heshtin. Jeta e pakicave nuk paraqet asgjë për shumicën e medieve. Tregimet nga enklavat në Kosovë përdoren për të dëshmuar se çdo gjë "po lulëzon", përderisa vetëm një numër i vogël i medieve janë të gatshme të merren me thelbin e problemit. Politika e vazhdueshme e keqpërdorimit të serbëve të Kosovës nga ana e elitës politike të Beogradit, më së shpeshti përdoret për të argumentuar midis partive,




ndaj atyre që gjenden në pozitë të vështirë, e këta janë vetë serbët që jetojnë në Kosovë.

Këta, me njërën këmbë janë në "shtëpinë shekullore të tyre", kurse me tjetrën "në shtetin amë", pa qenë të vetëdijshëm për disfatën e idesë për territorin e pastruar etnikisht nga shqiptarët. Serbët e Kosovës për mediet në Kosovë nuk janë asgjë më me rëndësi se ndonjë problem i shërbimeve komunale. Gjithashtu, vrasjet e motivuara etnikisht, për mediet në Kosovë paraqesin një temë, për të cilën nuk flitet e as nuk shkruhet.[7] Duke kaluar në aspektin tjetër, që ka të bëjë me rolin e medieve serbe, që fatkeqësisht vazhdimisht sot e kësaj dite janë peng i pushteteve serbe, të cilat ushqejnë dhe mbjellin urrejtje dhe armiqësi ndaj popullatës shqiptare në Kosovë, - mediet serbe gjithnjë kanë prodhuar dhunë dhe nxitjen e hakmarrjes e të urrejtjes së pamëshirshme të shqiptarëve të Kosovës, veçanërisht në lajmet qendrore të RTS-së, ku politikat hartuese synonin qartë që të mobilizohej popullata në mënyra të ndryshme për t'i dalë në mbrojtje tokës dhe të djepit të kulturës serbe, siç thotë mitologjia e tyre shekullore. Po ashtu, ka pasur emisione të hapura, ku edhe janë kërkuar mbledhje të hollash për t'u solidarizuar me serbët e Kosovës, të cilët RTS-ja i paraqiste si të pambrojtur nga forcat paqeruajtëse të NATO-s, të dislokuara në Kosovë që nga qershori i vitit 1999.

Po ashtu, ka ushqyer dhunë te publiku serb, duke mbajtur skena të djegies së shtëpive të serbëve dhe të pronave të tyre, kurse toni vjellës jashtëzakonisht ndryshonte kur në ekranet e RTS-së shfaqej djegia e kishave dhe e monumenteve kulturore serbe dhe bënte propagandë që haptazi t'u dilej në ndihmë serbëve të Kosovës. Në këtë mënyrë, televizioni shtetëror serb orkestronte politikën e urrejtjes dhe të dhunës. Në aspektin e medieve shihet si katalizator i ndezjes së opinionit serb, që të hakmerret dhe të djegë xhamitë në Serbi dhe njëherësh të minojë tërë procesin e paqes, për të cilin ishte investuar shumë nga Bashkësia Ndërkombëtare në Kosovë dhe më gjerë.

Numri më i madh i medieve, duke përfshirë këtu edhe ato liberale, nuk heqin dorë nga përdorimi i paragjykimeve ndaj simboleve të shoqërisë kosovare, duke u munduar që të mënjanojnë çdo gjë të mirë, pozitive apo çfarëdo përparimi nga pasqyra e realitetit të medieve të Serbisë. Kjo qasje, në realitet, është rezultat i përkrahjes që mediet i bëjnë atij konsensusi, të arritur në qëndrimin politik të Serbisë, i cili thotë: "Në Kosovë nuk ka përparim, dhe prandaj ajo nuk është e gatshme për pavarësi".

Në këtë mënyrë, brezave të rinj u lihen "brenga" të mëdha për "tokën e shenjtë serbe", "tokën e mbytur në gjak", pa e vërejtur kontekstin e përparimit të mirëfilltë të Kosovës dhe realitetit kosovar. Nëse, në një anë, marrim parasysh faktet lidhur me konfliktin e armatosur në Kosovë dhe realitetin kosovar sot, ndërsa, në anën tjetër, tekste me këto tema nga mediet e Serbisë, - besoj se nuk do të gjeni shumë gjëra të ngjashme.

Pra, mediet në Serbi nuk janë medie që raportojnë objektivisht nga Kosova, por janë vetëm bartëse, thjesht, të politikës shtetërore serbe dhe të së pavërtetës, duke u mbështetur edhe më tej në mitin për Kosovën.

Më tutje, në kapitullin për medie, mediet shqiptare akuzohen për "njoftime nxitëse dhe të njëanshme… veçanërisht me rastin e vdekjes së djelmoshave shqiptarë të Kosovës." Po çfarë është dashur të bëjnë mediet atëherë?

Të mos raportojnë fare?! Apo, të fshehin, sikur edhe ky raport, të vërtetën. Besoj se roli i medieve është informimi sa më i shpejtë dhe më i saktë i popullatës.

Duhet nisur nga fakti se mediet parimisht asnjëherë nuk duhet të prijnë në nxitjen e trazirave sociale dhe se çdo nxitje e tillë në këtë rrafsh, mund të ketë pasoja të paparashikueshme, të cilat reflektohen edhe në jetën e institucioneve demokratike, por edhe në zhvillimin normal të një shoqërie.

Por, nganjëherë, mediet kosovare marrin artikuj nga gazeta të huaja, të cilat postohen në brendi të faqeve të politikës, që paraqesin edhe qëndrim të politikës redaksionale e jo si opinione për të cilat medoemos nuk mbajnë peshën e përgjegjësisë nga mundësia e futjes së panikut tek qytetarët apo edhe nxitjen e drejtpërdrejtë të trazirave apo të protestave.

Gazeta londineze "The Observer" shkruan për trazira të mundshme në Kosovë: Rusia ka vënë në qarkullim kundërpropozimin e saj, nëpërmjet të cilit ajo e lë sovranitetin e përgjithshëm në duar të Serbisë, duke rrezikuar kështu përsëritjen e dhunës, edhe pse lufta në Kosovë ka përfunduar në vitin '99, por konflikti nuk është ndërprerë kurrë. Analiza e autorit në këtë të përditshme londineze, sjell paragjykime se në Kosovë do të ketë trazira, duke parashikuar edhe opcionin e luftës, duke sjellë disa deklarata në shkrimin e tij të disa familjarëve, se "do të ndizet" edhe njëherë, nëse nuk realizohet pavarësia sa më shpejt.

Në këtë drejtim duhet shpjeguar edhe më përfshirja apo ndikimi i medieve që kanë nxitur dhunën publike mbi ngjarjet që kanë ndodhur në Francë.

Mediet në mbulimin e kësaj ngjarjeje janë ndarë në dy blloqe, mediet e jashtme (evropiane), që kanë vënë theksin se ngjarjet dhe protestat që kishin shpërthyer, nuk ishin çështje e pakënaqësisë, por çështja edhe më tutje thellohet, pasi emigrantët janë duke zhvilluar luftë civile dhe rrënjët e problemit janë fakte se brezi i dytë i imigrantëve afrikanë ka shumë pak mundësi për jetën.

Mediet franceze i shmangeshin këtij fakti, duke minimizuar ngjarjet, duke i quajtur ato trazira të një grupi banditësh, që është rebeluar kundër udhëheqjes së shtetit.

Përplasjet me organet e rendit filluan pas vdekjes së dy adoleshentëve, të cilët, si duket, po përpiqeshin t'i shpëtonin ndjekjes nga forcat e rendit.

Ky zhvillim nxori në sipërfaqe tensionet në mes të policisë dhe të rinjve të zonës. Për të parën herë, trazirat tani janë përhapur dhe jashtë Parisit. Banda të rinjsh dogjën makina në qytetin e Dizhonit në lindje, në Ruen të Normandisë dhe në Jug, pranë Marsejës.

Në këtë kontekst ishin edhe pamjet televizive të TV-ve të Francës, ku shiheshin njerëz që sapo kishin bërë pazarin dhe kalonin pranë dy makinave që digjeshin në një treg në periferi të Parisit. Pronarët e dyqaneve kanë frikë për xhamat e thyer apo shoferët nuk mund të parkojnë pranë këtyre ndërtesave, por janë banorët ata që më tepër se kushdo tjetër nuk mund të vazhdojnë të durojnë më situatën e krijuar. Media gjermane, RTL, raporton se protestat kanë arritur në atë shkallë, kur njerëz të zakonshëm mund të humbin jetën.Mungesa e qetësisë në periferi të Parisit ka vazhduar për një javë dhe situata po bëhej gjithmonë e më dramatike. Televizioni vinte në dukje se numri i makinave të djegura ishte rritur, ndërtesat ishin sulmuar dhe kishte të shtëna edhe me plumba të vërtetë.

Siguria me të cilën foli Zhak Shirak, se nuk kishte zona ku mungon ligji në Francë, po provohej gjithmonë e më shumë të ishte gabim.

Disa kritikë mediesh menduan se me lindjen e internetit para disa vjetësh, er-

dhi dhe fundi i televizionit. Ata pretenduan se shikuesit do të tërhiqeshin më shumë nga ndërveprimi që ofron interneti sesa nga mënyra pasive tradicionale që ofron televizioni. Megjithatë, edhe pse interneti ka pasur një zgjerim të menjëhershëm, televizioni ka ruajtur tërheqjen e tij masive për shikuesit në të gjithë botën. Gjatë dhjetë vjetve të fundit, shikueshmëria e televizionit ka pasur një rritje, kështu që, në vitin 2003, koha mesatare e shikimit në Evropë ishte më shumë se tri orë në ditë. Në Evropën Perëndimore koha mesatare e shikimit për të rriturit u rrit nga 195 minuta, që ishte në vitin 1995, në 217 minuta në 2003, kurse në Evropën Qendrore dhe Lindore nga 208 minuta në vitin 2000, në 228 minuta në 2003. Midis vendeve të Evropës Qendrore dhe Lindore, serbët dhe hungarezët janë shikuesit më të zellshëm.

Në Evropën Perëndimore, Italia ka pasur gjithnjë një pozicion të lartë në shikimin e televizorit, ndërsa vendet nordike (Danimarka, Suedia dhe Finlanda) gjithnjë kanë pasur kohë më të ulët shikimi, një mesatare prej vetëm 162 minutash në 2003. Krahas një rritjeje të përgjithshme të kohës së shikimit, secili prej vendeve paraqet zakonet e veçanta, shikimi në varësi të kulturës vendëse, ofertës së programeve, si dhe ngjarjeve politike, shoqërore dhe kulturore në vend.

Në Gjermani, për shembull, më tepër se një dekadë pas bashkimit, ende ekzistojnë ndryshime në kohën e shikimit, pasi në Gjermaninë Lindore, e cila vuan më shumë nga papunësia, shihet më shumë televizori se në Gjermaninë Perëndimore - 249 minuta në krahasim me 217 minuta në ditë, sipas të dhënave të vitit 2004. Në përgjithësi, ngjarjet e mëdha sportive, si: Lojërat Olimpike apo kampionatet botërore kanë tendencë të rrisin shumë kohën e shikimit.

Ngjarjet politike, sidomos krizat e rëndësishme, po gjithashtu edhe ngjarje të tjera të rëndësishme, edhe pse jo aq dramatike, si zgjedhjet, gjithashtu tërheqin audienca të mëdha. Në Republikën e Maqedonisë, për shembull, shikimit të televizorit iu shtua koha, nga 259 minuta në 325 minuta në ditë, gjatë kryengritjes së armatosur nga grupet rebele shqiptare në pranverë dhe në verë 2001.[8]

Televizioni ka përjetuar një evolucion mjaft të ngjashëm, edhe pse jo të njëkohshëm, si në Evropën Perëndimore ashtu edhe në atë Lindore. Gjatë pesë dekadave të kaluara, televizioni ka kaluar në një proces komercializimi të vazhdueshëm.

Nga një ndërmarrje e kontrolluar kryesisht nga shteti për më shumë se gjysmë shekulli në Evropë, televizioni vetëm në dy-tri dekadat e fundit u shndërrua në një sistem dualist, të përbërë nga sektori publik, i cili konkurrohet gjithnjë e më shumë, shpesh duke u kthyer në lojtarin më të dobët, nga televizionet komerciale me pronësi private.




Në vendet e Evropës Qendrore dhe Lindore, shteti e liroi dorën e tij mbi televizionet vetëm në fillim të viteve ’90, si pasojë e rrëzimit të regjimeve komuniste në gjithë rajonin. Regjimet komuniste totalitare të Evropës ish-komuniste karakterizoheshin nga dhunime masive të të drejtave të njeriut: vrasje, ekzekutime individuale dhe kolektive, vdekje në kampet e përqendrimit, vdekje nga uria, internime dhe dëbime, torturat, puna skllavëruese dhe format e tjera të terrorit fizik masiv, dhunimi i lirisë së ndërgjegjes, i lirisë së shprehjes, të shtypit, ashtu dhe të pluralizmit politik. Televizioni në kampet diktatoriale ka qenë nën mbikëqyrje dhe censurë të ashpër, ku çdo gjë kontrollohej para dhe pas emetimit, duke iu përshtatur tërësisht politikës së diktatorëve dhe televizionet, por edhe mediet e tjera, ishin thjesht mjete të propagandës shtetërore. Në kohën e pushtetit të Milosheviçit (1990-2000), pushteti kishte uzurpuar të drejtën e vlerësimit të lirë nëse rregulloret relevante aplikoheshin apo jo (edhe nëse aplikoheshin, si dhe deri në çfarë mase). Në një varg çështjesh të ndryshme, pushteti thyente haptas kushtetutën dhe ligjet. Shkalla e dëmit të shprehur nuk do të duhej të jetë kriter për ndjekjen penale sipas ligjeve penale, të cilat ndalojnë nxitjen e dhunës ose të trazirave. Sipas standardeve ndërkombëtare, të folurit e zjarrtë mund të jetë fajtor për nxitjen e dhunës ose të trazirave. Prandaj, këto standarde i lejojnë kufizimet e të folurit të këtillë. Regjimi i Milosheviçit, në vitin 1990, shqiptarët e Kosovës i dëboi me forcë nga Radio dhe TV Prishtina, më pas mbylli edhe gazetën “Rilindja”, kështu që edhe shqiptarët në Jug të Serbisë, së bashku me shqiptarët e Kosovës, mbetën në terr të plotë medial. Burimi i tyre primar i informatave ishte programi satelitor i Radio TV të Shqipërisë. Falë bindjes së regjimit, se nga mediet e shtypura nuk i kanosej rreziku i madh, një grup i intelektualëve në Bujanofc ia doli që në vitin 1994 të nxirrte revistën lokale në gjuhën shqipe “Jehona”.

Shpërndarja e kësaj reviste u ndalua disa herë, kurse ndërmerreshin edhe veprime gjyqësore kundër kryeredaktorit të saj.[9] Mirëpo, pas rrëzimit të sistemeve komuniste, e bashkë me to edhe të politikave të hekurta shtetërore për ndikimin e programeve televizive, lindi dëshira si një kërkesë imediate, që modelet perëndimore të ndiqeshin dhe të vendoseshin si norma dhe rregullore demokratike edhe nga vetë qeveritarët.

Me të filluar, i gjithë ky proces ishte shumë më i përshpejtuar sesa në Evropën Perëndimore. “Evropianizimi” i shumëtrumbetuar i organizimit të sistemeve sociale, politike dhe ekonomike, për sektorin e medies elektronike, nënkuptonte një përpjekje për t’iu përshtatur modeleve perëndimore të rregullimit, si dhe të gjitha mënyrave dhe mjeteve perëndimore me të cilat funksionojnë televizionet.

Ajo që u erdhi e papritur shumë vetave, ishte fluksi masiv i kapitalit perëndimor në industrinë televizive, duke i katandisur shpesh lojtarët vendës në cepat e tregut.


*Referencat shkencore*

1. Kur’ani fisnik ( 2:205), (8:61).
2. Marshall McLuhan: “Instrumentat e Komunikimit, Media si një zgjatim i njeriut, “Instituti i Dialogut & Komunikimit, 2004 f.15
3. Burim Sadiku .Mediumet dhe implementimi i marrëveshjes së Ohrit http://www.fes.org.mk/pdf/Ohridski_alb.pdf. 3 qershor 2003
4. “BBC-Paanshmëria dhe saktësia”, botim III, Qendra e Medias e Fondacionit Soros, 1999, Tiranë, f. 120
5. www.rtklive.com/rtk/rp_ad_sq/2004_sq.pdf, raporti vjetor i RTK-së për 2004
6. Monro E. Prajs dhe Piter Krug (Monroe E. Price & Peter Krug ”Ambienti i përshtatshëm për mediat e lira dhe të pavarura”, edicion elektronik, 2002 fq 121.
7. Gazetarët mund t’ia dalin mbanë, Beograd – Prishtinë, 2005, Fondacionit “Fridrih Ebert” zyra në Prishtinë, Botues Nisma e të Rinjve për të Drejtat e Njeriut, f. 224.
8. Televizioni në Evropë rregullimi, politikat dhe pavarësia, open society institute(OSI), Tiranë, 2005, f.39.
9.http://www.osce.org/publications/rfm/2003/08/12247_105_sq.pdf

**Ali Vezaj**

# V a h s h i u

**“Ai e mbyti më të mirin njeri pas Muhamedit,
më pas e mbyti edhe më të keqin”** Historianët

*Shumë gjak qe derdhur edhe ndër arabë
Shuhej një fis e tjetri mbetej me plagë
Dhe u shkrua për këto të liga në histori
U trazua edhe deti nga shtrat’ i tij
Derisa fe e Allahut nuk nguli këmbë
Monstrumet e kohës mateshin me pëllëmbë
Ish’ nga Habeshi një Harb El-Habeshij
Ebu Deseme ishte edhe ofiç i tij
Lindur e rritur në një vend të thatë
Po të shtijë me heshtë e kish’ zanat
Dhe këto nuk janë thashë e theme
Po trimëri e tij ishte me të leme
Moti ndër arabë ka qenë adet
Të kenë qole zotërinjtë e vërtetë
Hiq s’ bënte punë trimëri e tij
Mall e kish diellin ta shohë me sy
Nisi të rrëfejë Vahshiu për këtë zotëri
Kurrë s’e pashë të qeshë surrat i tij
Në luftën e Bedrit vetë më tha ai
Hamzai i pati vrarë ungjin e tij
Dhe nisi të përbehet në Uza dhe Lat
Kurrë s’ do ta lë pa i marrë hak
Për nijete të këqija kurrë s’bëhet vonë
Kështu thanë të moçmit, kështu edhe tash thonë
Shpejt po afrohej luftë e Uhudit me gjak
Duhet vrarë Muhamedin, të marrim hak
Për t’i dhënë flakë luftës, sa më shumë gra
Këtë hile me shumë sherr Ebu Sufjani e tha
Egërsinë e tyre s’e kanë me karar
Do të tërbohen fare kur të shohin të vrarë
Shumë afër m’u afrua zotëria që isha rob i tij
M’u ngërmua ashpër dhe vetullat i ranë mbi sy
Po deshe prangat t’ i heqësh përgjithmonë
Do ta bësh një nam që mua më gëzon
Ta vrasësh Hamzain që është më trim
Ti do të jesh i lire, po edhe shpirti im*

*Më doli para edhe Hindi më tha o Vahshi
Na i shëro këto plagë e kot mos rri
Mësymë Uhudin dhe lufta mori zjarr
Nuk e shihje tjetrin, veç Hamzait në ballë
Bile në krye e vinte edhe një nishan
Ta shohin kurejshitët kush është trim me nam
Hiq s’po trembej Hamzai doli në dyluftim
Para këmbëve të tija u rrëzua edhe një trim
Unë e zura në thumb mire dhe hodha një shigjetë
Fort mirë e godita dhe ai u rrëzua vetë
Nuk ia hoqa heshtën, ish futur në trup në thellësi
Po kush nuk trembej edhe nga hije e tij
Dhe tash Hindi mbi të u vërsul me vrap
T’i nxjerrë zemër e mushkëri
Trimit të larë krejt në gjak
Unë e mbyta Hamzain dhe zotëria mbajti fjalë
Isha një robër, tash lirshëm po dalë
Po në këtë fe të Zotit tash do futen më shumë
Dhe me mua dikush do të ketë punë
Ika atje në Taif të gjej pak rehati
Edhe aty shehadeti ish’ futur në çdo shtëpi
Nisi të më shembej edhe zalli ndër këmbë
Të shkoj atje në Jemen o në t’largtin Sham
Kisha bërë një punë te keqe, rashë pishman shumë
Një fjalë të peshuar, që më tha njëri, më zaptoi shumë
Shko më tha te Muhamedi se ai njeri s’vret
Ai që braktis qyfrin dhe hyn në fenë e Vërtetë
Unë me të shpejtë ika në Medine, Pejgamberi ishte në
xhami
Hiq nuk më pa’, u afrova shumë afër tij
Aty me një frymë e thashë shehadetin
Qe e befasishme, edhe për Profetin
Më pas më shikoi dhe më tha: a je ti o Vahshij?
Po i thashë o Resulullah; ai uli shikimin e tij
Eja ulu këtu dhe më kallëzo si e mbyte Hamzanë
Këto fjalë të Pejgamberit shpirtin keq ma vranë
Dhe rrëfeva për këtë ngjarje siç ish’ e vërtetë
Mjer për ty o Vahshi, më tha Resulullahi vetë
Tani në zemrën time hyri një brengë thellë
Po secili do të korrë atë që ka mbjellë
Ndërroi jetë Pejgamberi shkoi në Ahiret
Në vëndin e tij erdh halifi më i drejtë
Një fis e kish pranuar islamin, tash u bënë renegatë
Lanë fenë e Zotit iu kthyen idhullit Lat
Më në zë ndër ta Musejleme me plot sherr
Pas Muhamedit tha unë jam pejgamber
Tash po i thoja vetvetes çfarë pret o Vahshi
Të vrasësh këtë tradhtar, o të bëhesh shehid ti
Nisi luftë e tmerrshme me këta të përdalë
Musejleme gënjeshtari u rrinte në ballë
Me vete e mora heshtën që vrava Hamzanë
Mesyva kah ai, e të tjerët s’më panë.
Tash e vura në nishan, ta godas më mirë
E kjo punë për mua hiq s’ish e vështirë
E mbyta unë këtë të mjerë apo një ensari
Veç Allahut Një, këtë kush mund ta dijë
Dhe kështu sosi rrëfimin Vahshij el-Habeshij
Njëhere si mushrik, po tash si sahabij.*

# (Ri)leximi i tekstit personal

**Flamur Maloku**

Ndjenjat shpirtërore të vërtetësisë e të dashurisë kanë një pikë referimi, e cila është edhe formim individual "Për Zotin e vërtetë". Shprehja e këtillë e botëkuptimit të filozofisë, brenda këtij procesi, bëhet edhe vetëdije në besimin e Naim Frashërit, e asaj që është e paluhatshme, që subjekti e artikulon tani në betim dhe përgjërim. Kështu që, vepra jetësore tani është në shkallën më të lartë shpirtërore, në kuptimin e njohjes dhe të besimit.

Kënaqësia gjatë leximit të një teksti, është para së gjithash, edhe rikthimi për një (ri)lexim të vet tekstit. Ky rikthim i leximit ngadalë shtresohet edhe në kërkim, i cili njëherësh shënjon edhe kënaqësi individuale dhe emocionale, përballë shkrimit e metashkrimit personal. Por, ajo prapë nuk shuhet, ai sa vjen dhe rritet, edhe pse rileximet vazhdojnë, ndërsa kërkimet sa vijnë e shtohen duke u identifikuar me tekstin. Kënaqësinë e rileximit e bëjnë vetëm veprat e mëdha. Në to edhe gjendja personale identifikohet dhe përjetohet në rileximin dhe në hapësirën e shprehjes dhe të figurës, ndërsa vuajtja me tekstin ndjehet dhe përjetohet karshi shkrimit subjektiv dhe rileximit të tekstit. Tërë këtë ndjenjë shpirtërore-individuale ta krijon edhe teksti "Fjalët qiririt" i Naim Frashërit. Shkrimi subjektiv artikulohet fuqishëm në vargun poetik, shenjat personale marrin gjuhën e figurshme, pra personalja theksohet, ndërsa mosharresa subjektive skicohet përballë misionit jetësor. Jeta dhe vuajtja precizohen, duke u dëshmuar në diskursin e tekstit, para së gjithash me një vetmi subjektive.

Vetmia si koncept dhe si dëshmi e subjektit lirik arrin të formësohet në paraqitje dhe në konkretizim, duke shprehur një botë të brendshme, e cila shqiptohet kuptimisht në figurën e qiririt. Andaj, mbi këtë figurë formulohen qëndrime, pikëpamje, karshi identifikimit me të tjerët. Pra, shenjat personale kalojnë në kuptimin e asaj që jeta (subjekti) ka qenë njësh me ta. Gjendja subjektive, tani e shoqëruar edhe me urtësinë, filozofinë, humanitetin, e bën subjektin të artikulojë dhe të definojë shumë gjëra të prekshme jetësore, me një ligjërim, pse jo edhe emocional, mbi atë se çfarë është identifikimi dhe cilat janë arsyet e këtij përjetimi në shpirtin e subjektit:

*Në mest tuaj kam qëndruar,*
*E jam duke përvëluar,*
*Që t'u ap pakëz dritë*
*Natën t'ua bënj ditë.*



*Naim Frashëri*

Subjekti tani të mirën misionare për njeriun e kësaj bote e artikulon në gjendjen dhe në përjetimin personal, duke e kthyer nga vetja, si diçka jetësore. Mirëpo rikthimi i kësaj gjendjeje shpirtërore e bën subjektin ta shqiptojë më mirë tërë unin e gatishmërisë, edhe pse vuajtja është e madhe së bashku me plagët e hapura. Prandaj, paraqitja e plagëve nga vetë jeta shenjohet si ofshamë e brendshme e subjektit për të mirën e përgjithshme:

*Do të tretem, të kullohem,*
*Të digjem, të përvëlohem,*
*Që t'u ndrinj mir' e të shihni,*
*Njëri-tjatrin të njihni.*

Si duket, fryma e përgjithshme autoriale kërkohet dhe shenjohet deri në vetëflijim. Vetëflijimi e ka arsyen, që artikulohet në konceptin e njohjes së madhe, qëllimisht e konkretizuar, dhe artikulohet në fiksionin e diskursit, në kuptimin e bindjes dhe të njohjes, e jo të humbjes individuale.

Mosnjohja me njëri-tjetrin është edhe humbje individuale; është pësim, fatalitet. Shqetësimet e këtilla janë ndër fjalët kyçe për një komunikim edhe në shtresat e shkrimit subjektiv.

Kështu që, kërkimi i shtresave dhe i fjalëve të këtilla, të cilat kalojnë në njohje dhe në komunikim si shprehje dhe si paraqitje, të cilat theksohen edhe me një vetmi subjektive, në kuptimin e emocionit dhe në shprehjen e vet gjendjes shpirtërore:

*Kur më shihni që jam tretur,*
*Mos pandehni se kam vdekur,*
*Jam i gjall' e jam ndë jetë,*
*Jam në dritët të vërtetë.*
*Unë jam në shpirtin tuaj,*
*Mos më kini për të huaj.*

Bashkëshqyrtimi i dy gjërave individuale shenjohet në shprehjen simbolike të një dhembjeje, me një ndjenjë të madhe. Askush më nuk duhet të mendojë se, me ikjen e trupit fizik, shkon çdo gjë. Trupi fizik i kësaj bote shkon, por mbesin vepra dhe fjala, sidomos kur ato kanë peshë dhe bëhen udhërrëfyese për jetën e tjetrit. Këtu krejtësisht është Naimi, në kuptimin e asaj që quhet shkrim dhe metashkrim personal. Nëpërmjet rrafshit simbolik shprehet pavdekësia shpirtërore, e cila është e lidhur ngushtë me dashurinë njerëzore në përgjithësi dhe me atë atdhetare në veçanti:

*Në shpirtit kam dashurinë,*
*Po digjem për njerëzinë,*
*Lermëni të përvëlohem,*
*Nuk dua më të ftohem*
*Dua ta djek trupin' e shkretë*
*Për Zotin' e vërtetë.*

Shihet se ndjenjat shpirtërore të vërtetësisë dhe të dashurisë kanë pikën e referimit, e cila është formim individual "Për Zotin e vërtetë". Shprehja e botëkuptimit të filozofisë, brenda këtij procesi, bëhet edhe vetëdije në besimin e asaj që është e paluhatshme, që subjekti e artikulon tani në betim dhe përgjërim. Kështu që, vepra jetësore tani është në një shkallë më të lartë shpirtërore, në kuptimin e njohjes dhe besimit. Të gjitha këto theksohen nga vetë kuptimi, duke qenë të lidhura si domosdoshmëri totale për njeriun:

*Unë duke u përvëluar,*
*Njerëzit i kam nderuar.*
*Kam qenë mik me njerinë,*
*Andaj i di e më dinë.*

Tërë dashuria e autorit në strukturën e poezisë meta-theksohet duke u shtrirë edhe në njohjen e të mirave, për të cilat ka qenë i gatshëm në çdo moment, për hir të dashurisë. Dashuria në të njëjtën kohë jep edhe gjendje emocionale, e cila identifikohet që nga fillimi me figurën e qiririt. Pra, figura e qiririt në strukturën e poezisë tashmë ka dykuptimësi: të asaj që identifikohet dhe përjetohet në dritën e dhënë për tjetrin, dhe në shuarjen individuale. Të gjitha këto vijnë si rezultat i mirësisë shpirtërore, që njeriu duhet të pajtohet me njeriun e kësaj bote, në kuptimin edhe të vetëflijimit për të. Ky është Naimi në shkrimin personal që të bën të personalizohesh në kohët e ndryshme të leximit e të rileximit, ndërsa përjetimet në rilexim kryqëzohen e bashkohen në jetën e përditshme jetësore.

# Sëmundjet e Ymetit, në mes fitores dhe disfatës




*Vëllezër të dashur!*

Për çfarë të flasim kur gjaku i myslimanëve rrjedh rrëke në shumë vende të botës. Çfarë po ndodh me Ymetin në Irak, Palestinë, Liban, Indi, Çeçeni, Afganistan, Kashmir etj.? A nuk mjafton kjo, po duhet të luftojmë edhe në mes veti?!

Ku janë autoritetet të thonë fjalën e tyre; ku janë liderët dhe robër të kujt janë; - të Allahut apo të armiqve të fesë? Ku janë: krenaria islame, vëllazërimi, solidariteti, ndihmesa, fuqia e imanit?

Përgjithësisht, gjendja dhe pozita e myslimanëve sot në botë është e qartë dhe e dukshme për secilin që ka sy e mend. Nuk duhet të jesh shumë i mençur për të parë dhe vërejtur se nga gjithë popujt, myslimanët janë sot më të varfrit, më të paarsimuarit, më të sëmurët, më të shtypurit dhe, me plotë të drejtë mund të themi, sikur janë bërë minj eksperimentesh të Fuqive Botërore, tek të cilët provojnë të gjitha rendet e reja ndërkombëtare dhe armatimin më bashkëkohor. E, mbi të gjitha, na u nevojitka që edhe në mes nesh të zihemi, të luftojmë dhe të derdhim gjakun! E armiqtë, të kënaqur, fërkojnë duart dhe na përqeshin.

Nuk nevojitet me qenë tepër mendjemprehtë për të konkluduar që myslimanët janë në disfatë në të gjitha segmentet e jetës. Përveç kësaj, shumica e tyre janë në disfatë shpirtërore dhe të gjunjëzuar në greminën shpirtërore, në krizën e imanit.

Duhet kuptuar se disfata shpirtërore, kjo dobësi dhe ky nënçmim i myslimanëve nga ana e armiqve të tyre, nuk kanë ardhur menjëherë, pa përgatitje dhe pa shkas. Ky është fryt i përçarjes së Ymetit islam. Është fryt i marrëdhënies sonë të dobët ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këto dobësi dhe këtë përçarje i kanë shfrytëzuar armiqtë e Islamit, të cilët në vete kanë thurur kurthe dhe kanë planifikuar sulme ndaj Islamit dhe myslimanëve. Në paqe na japin helm e mjaltë, e në luftë na shfarosin pa mëshirë.

Pra, po flasim për dobësitë dhe mangësitë e brendshme. Natyrisht ka edhe tradhti dhe kurthe nga Jashtë, por, nëse një shtëpi është e ndërtuar mbi themele të forta, nëse ajo është "Bunjanun marsus" (ndërtesë e fortifikuar), - atëherë furtunat dhe erërat e fuqishme nuk mund t`i bëjnë asgjë.

Shumica prej nesh pyesim për shkakun e gjitha këtyre fatkeqësive që goditën tokat islame. Shpesh i bëjmë vetes pyetje të ndryshme. Siç thotë Allahu i Madhëruar:

"E kur ju goditi ju një dështim (në Uhud). E që ju ia patët dhënë atyre dyfish (armikut në Bedër), thanë: "Prej nga kjo?"[1]

Allahu i Madhëruar u përgjigjet me gjithsej pesë fjalë:

"...Ajo është nga vetë ju!.."[2]

Pra, Allahu i Gjithëdijshëm u shpjegon atyre dhe gjeneratave pas tyre, që disfata e cilitdo ymet nuk vjen vetvetiu, por i ka shkaqet. Dhe, kur plotësohen të gjitha shkaqet, vjen rezultati:

"Çfarëdo e keqe që mund t`ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija) e për shumë të tjera, Ai ju fal"[3]

Sot myslimanët përbuzin dhe nënçmojnë njëri-tjetrin, kanë kundërthënie të shumta në mes tyre, luftojnë kundër njëri-tjetrit, vriten në mes vete, shkatërrojnë familjet e njëri-tjetrit. Pengojnë njëri-tjetrin në punë, mashtrojnë, nëpërkëmbin dhe marrin hakun e njëri-tjetrit. Në vend të dashurisë së sinqertë, njëritjetrit i shkaktojnë urrejtje, brenga, sëmundje, lëndime, fyerje dhe vuajtje. Për këto përdorin armët më të rënda dhe më shkatërruese: dredhi, tradhti, magji, exhinë, etj. Deri kur kështu, o Ymet, dhe për interesa të kujt?!

Ndërsa Allahu na ka dhënë aq shumë gjëra të përbashkëta që na lidhin dhe na afrojnë: Allahu është Zoti ynë, Islami - Feja jonë, Muhammedi a.s. - Pejgamberi ynë, Kurani - Libri ynë, Qabeja - Kibla jonë, Syneti - Rruga jonë, Sheriati - Ligji ynë.

"Kjo është rruga Ime e drejtë, andaj pasoni, e mos pasoni rrugët e tjera, që t'ju shmangin nga rruga e vërtetë!"[4]

Pejgamberi a.s. bëri një vijë të drejtë dhe e quajti "Siratal mustekim", ndërsa vijat e tjera anësore i quajti rrugë të shejtanit, në të cilat qëndron nga një shejtan.

Sa herë në ditë në namaz lexojmë: "Ihdinas-siratal mustekim!" Ezani, namazi, zekati, haxhi, - në të gjitha këto na afrojnë, na bashkojnë. Siç thonë disa dijetarë, sot 95% të gjërave na bashkojnë, i kemi të përbashkëta, andaj a thua do të derdhim gjakun për shkak të ndryshimeve minimale!

Për këtë, Allahu i Madhëruar tregon qartë në Kuranin fisnik:

"Allahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk u largon të mirat) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre."[5]



Ky verset tregon qartë dy gjëra shumë të rëndësishme:

Tërheq vërejtjen për fuqinë më të rëndësishme në jetën tonë, pa të cilën nuk ka ndryshime, përparim, ruajtje të shenjtërisë dhe mbrojtje të identitetit. Kjo është fuqia shpirtërore (fuqia e imanit) dhe kjo gjendet tek vetë myslimanët, dhe kjo duhet ruajtur e kultivuar.

Verseti, gjithashtu na bën të ditur që fati është në duart tona, nga ne varet lumturia dhe ardhmëria më e mirë. Pra, varet nga ne! Çfarë jemi ne, e tillë është gjendja jonë; çfarë jemi ne, të tillë janë prijësit tanë.

Obligim i secilit mysliman është të pushojë zullumin ndaj vëllait të tij. Është i obliguar t`ia zgjatë dorën e ndihmesës, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Secili mysliman i cili nënçmon myslimanin tjetër në situatën kur ky e humb nderin e tij, Allahu do ta nënçmojë në situatën kur i nevojitet ndihma e Allahut. Ndërsa secilit njeri, i cili ndihmon myslimanin në një situatë kur ky e humb nderin e tij, Allahu do t`i ndihmojë në situatë kur i nevojitet ndihma e Tij."

Pejgamberi a.s., në hadithet e tij ka urdhëruar t`u ofrojnë ndihmë vëllezërve të shtypur, e jo të sulmojnë njëri-tjetrin. Myslimani nuk duhet të shikojë i heshtur zullumin që i bëhet vëllait të tij: "Myslimani është vëlla i myslimanit, nuk e dëmton dhe nuk e lejon tjetrin ta dëmtojë. Kush ndihmon vëllanë në fatkeqësi, Allahu do t`i ndihmjë në nevojën e tij. Kush mënjanon një fatkeqësi nga myslimani, Allahu do t`ia mbulojë nga ai (fatkeqësinë) Ditën e Gjykimit", ka thënë Pejgamberi a.s.[6]

Myslimanët duhet të jenë si një trup, jo vetëm teoritikisht, po edhe praktikisht. Transmeton Numan ibn Beshir, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "I sheh besimtarët në dashurinë në mes tyre, dhembshurinë ndaj njëri-tjetrit dhe sjelljen e bukur, sikur me qenë një trup; kur një pjesë e trupit ndien dhembjen, tërë trupi e ndien dhimbjen dhe pagjumësinë."[7]

Myslimanët duhet të jenë si një ndërtesë unike e fortë. Ka thënë i Dërguari i Allahut a.s.: "Besimtari ndaj besimtarit është si ndërtesë, një pjesë e përforcon tjetrën."[8]

Në kohën para Islamit, idhujtarët ndihmonin vëllezërit e tyre në të mirë e në të keq. Islami e mbajti dhe e plotësoi këtë institucion në mënyrën si e përmend Pejgamberi a.s.: "Ndihmo vëllanë tënd, të cilit i bëhet zullum, dhe zullumqarit! I Dërguar i Allahut, e kuptoj që të ndihmosh mazllumin (atë që është i dëmtuar), por, si ta ndihmoj zullumqarin?!, - e pyeti njëri prej ashabëve të pranishëm. "Ta ndalosh të bëj zullum, në këtë mënyrë do ta ndihmosh."[9]

Edhe pas këtyre fjalëve të Pejgamberit a.s., si mund të shikojmë të qetë ne myslimanët zullumin që bëjnë jobesimtarët ndaj vëllezërve të pafajshëm!? Përse lejojmë që myslimanët të luftojnë dhe derdhin gjaku në mes vete për shkak të interesit të armikut. Ne e dimë shumë mirë se Islami ndalon ndarjet, sektet, lënien e bazës, xhematit. Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik, urdhëron:

"Respektoni Allahun e të Dërguarin e Tij, e mos u përçani në mes jush që të dobësoheni e ta humbni fuqinë. Të jeni të durueshëm, sepse Allahu është me të durueshmit."[10]

Përveç këtij urdhri hyjnor të fuqishëm, mos u përlani në mes jush! Por cili është ilaç për shërimin e sëmundjeve të Ymetit?

Para së gjithash, duhet t'i kthehemi Allahut dhe Pejgamberit a.s., burimeve të fesë, dhe të forcojmë imanin, Islamin dhe ihsanin. Të duhemi për hir të Allahut (El muhabbetul fil-lah). Të dëshirosh për vëllanë mysliman atë që dëshiron për vete, edhe më tepër. Të ndihmohemi në mes nesh, të respektohemi dhe të kuptohemi, etj. Të bashkëpunojmë në mirësi, sinqeritet dhe devotshmëri, e jo në mëkate e armiqësi. Të kemi tolerancë dhe të dimë, të dëshirojmë të falim. Të ndryshojmë për të mirë, dhe Allahu do të ndryshojë gjendjen tonë dhe do të shërojë sëmundjet e përmendura.

Dhe, në fund, të dëgjojmë mesazhin e Allahut xh.sh. drejtuar të gjithë myslimanëve, deri në Ditën e Gjykimit:

"E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht), derisa të jeni më të lartët, po qe se jeni besimtarë të sinqertë."[11]

"Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave."[12]

"Zoti ynë! Na dhuro durim! Na i forco këmbët tona dhe na ndihmo kundër pabesimtarëve!"[13]

***Dr. Ali F. ILJAZI***

*Fusnotat:*

1. Ali Imran, 165.
2. Ali Imran, 165.
3. Esh Shura, 30.
4. El En`am, 153.
5. Er -Rrad, 11.
6. Buhariu.
7. Muslimi.
8. Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu.
9. Buhariu.
10. El Enfalë, 46.
11. Ali Imran, 139.
12. El Haxh, 32.
13. El Bekare, 250.

# A e dini se ...

- Eshtrat e njeriut janë katër herë më të qëndrueshme se çeliku.

- Enët e gjakut të njeriut (të kapura njëra pas tjetrës) janë 2,5 herë më të gjata se ekuatori.

- Zogu nuk ka shqisë të të nuhaturit dhe të shijes.

- Gjysma e popullsisë së botës fiton vetëm 5% të pasurisë në botë.

- Ata që pinë kafe, mendojnë më shpejt dhe veprojnë më logjikisht se ata që nuk e përdorin kafenë.

- Sahara është më e madhe se Australia.

- Romani "Vuajtjet Verterit të Ri" të Gëtes (Goethe) ishte shkaktar i një serie vetëvrasjesh.

- Shqipëria zë vendin e shtatë në botë për përdoruesit e duhanit, 800 mijë paketa shiten në ditë ose secili pi nga 19 cigare.

- Nëse do të mblidhet gjatësia e hapave që bëhen nga njerëzit në 24 orë, kjo largësi do të ishte e barabartë me 88 vajtje-ardhje në distancën Tokë-Diell.

- Kosova me sipërfaqen prej 10897 $km^2$, zotëron një potencial mineral të tillë, që krahasohet me provincat më të përmendura në Europë, si Ruri, Silecio, Sudeto etj.

- 29 Shkurti – Personat që kanë lindur në këtë datë, ditëlindjen e kremtojnë një herë në çdo katër vjet.

- Nga $1m^3$ dru pishe, pas përpunimit me lëndë të ndryshme, përgatiten 2.000 palë çorape ose 500 fustane.

- Kur ka përfunduar ndërtimi i hotelit "Huard" në Baltimor, ekspertët i kanë vendosur kazanët për ngrohje qendrore dhe kanë ndezur zjarrin. Atëherë nga dritaret dhe dyert e ndërtesës ka filluar të dalë tymi dhe është konstatuar se mjeshtrit kishin harruar t'i ndërtonin oxhaqet.

- Vezën më të madhe e ka bërë një struc (shpend që jeton në shkretëtira të nxehta) nga Madagaskari dhe është e madhe sa 180 vezë pulash.

- Randy Gardnor qëndroi zgjuar për 264 orë duke mos treguar asnjë simptomë psikotike. Pas kësaj, ai fjeti 15 orë dhe, kur u zgjua, ndihej mirë.

- Të parët që kishin ndarë orën në 60 minuta dhe minutat në 60 sekonda, vitin në 12 muaj, ditën dhe natën nga 12 orë, kanë qenë babilonasit.

- Çdo foshnjë pas lindjes ka pikërisht 350 eshtra, kurse njeriu i moshuar ka 144 më pak. Ekspertët kanë zbuluar se shumë eshtra gjatë fazës së zhvillimit të njeriut, shkrihen midis tyre dhe kështu forcojnë skeletin e njeriut.
- Alfabeti më i gjatë është i gjuhës komboxhiane, me gjithsej 72 shkronja.

- Për të prodhuar 1 kg mjaltë, bletës i duhet të thithë nektarin e 12 milionë luleve duke bërë rreth 300.000 km fluturim.

***Burbuqe Dervisholli***

## Këshilla

*Trembëdhjetë urdhëresa për të menduar pozitivisht*
Merru me diçka
Shoqërohu me miq
Duhet të jesh prodhimtar
Organizohu ndryshe
Mos u shqetëso
Ridimensiono frymëzimin
Mendo pozitivisht
Mendo për të tashmen
Puno në një personalitet të shëndoshë
Zhvillo një personalitet të shoqërueshëm
Duhet të jesh vetvetja
Elimino ndjenjat negative
Konsideroje lumturinë si prioritetin numër 1

***Burbuqe Dervisholli***

## Pavarësia

Na erdhi dita e gëzimit
Na erdhi dita e çlirimit
Oh sa shumë kemi prit.
Që të vijë kjo dite.
Sa shumë nëna po qajnë.
Shumë fëmijë kërkojnë etërit
Gjaku i trimave s'u derdh kot
Na sollën lirinë që e gëzojmë sot
17 shkurti dita e lirisë
Kjo është ditë e pavarësisë.
në këtë ditë s'do ta harrojmë
Dëshmorët tanë do t'i kujtojmë

***Ikrame Ibrahimi***

# Adem Selimi-Gllavica, kolosi midis të mëdhenjve të kohës

Enver Zhinipotoku

**Intelektual ndër më të mëdhenjtë e kohës së tij, vizionar politik i koordinatave globale për fitoren e komunizmit si mashtrim i shqiptarëve, atdhetar nacionalist, agronom i profilit botëror, - Adem Selimi-Gllavica, as nga Australia e largët, e as atëherë kur ishte në prag të vdekjes, ëndrrën për Kosovën e Shqipërinë e lirë nuk e kishte shuar asnjëherë, i bindur se bota demokratike është me shqiptarët, se fryma e kohës është në favor të fitores përfundimtare.**

### 1. Trungu familjar

Nëse themi kushtimisht se pjesa më e madhe e jetës së shqiptarëve ishte tragjedi me shumë akte, atëherë gjithsesi duhet pranuar se akti më tragjik në 130 vjetët e fundit ka qenë shpërngulja masive e qindra-mijëra familjeve nga trojet e tyre stërgjyshore prej Sanxhakut të Nishit, nga dhuna e organizuar shtetërore e pushtetit serb të Dinastisë së Obrenoviçëve gjatë Krizës lindore të viteve 1877-78, të cilat, pa e ditur nga do të shkonin, kishin marrë rrugën e ekzodit për t'u vendosur në Kosovë, dhe një pjesë e madhe do të shpërnguleshin drejt në Turqi, ku jetojnë edhe sot.

Haxhi Mustafa nga fshati Reçicë, i rrethit të Prokupes, kishte pesë djem, të cilët dhuna e dhjetor-janarit 1877-1878, e kësaj golgote, u dha epitetin "muhaxhirë", duke i lënë pa at(ë)dhe të të parëve dhe i ndau në tri pjesë për t'u ngulitur në tri fshatra, që sot mund të jenë rreth 100 familje. Rama e Shabani u vendosën në vendin që më vonë u quajt Gllavicë (Lipjan); Ismajli e Aliu në fshatin Sazli (Ferizaj); kurse më i vogli, Bajrami, në fshatin Manastirc (Ferizaj).

Djali i madh, Rama, pati vetëm një djalë - Selimin, i cili është gjyshi i njërit prej figurave të mëdha të Kosovës gjatë LDB-së- Adem Gllavicës. Selimi (që e quanin me nofkën "Qorri") pati katër djem: Hysenin (6 djem), Rexhepin (1 djalë), Osmanin (2 djem) dhe Hasanin (babai i Ademit), që e la vetëm atë, meqë si ushtar bullgar midis viteve 1917-18, vdiq në Kërçovë.[1]

Sot trungu i familjes së haxhi Mustafës, ata që jetojnë në Gllavicë, Sazli, Manastirc e gjetiu, kanë ruajtur mbiemrin Reçica, të fshatit prej nga kishin ardhur të parët.

Nga këto tri degë të këtij trungu, sot ka dhjetëra intelektualë, që kanë bërë emër në fusha të ndryshme, por mbi të gjithë shkëlqen Adem Selimi- Gllavica (kryepersonazhi i këtij shkrimi) atdhetar nacionalist i përndjekur, dhe shkencëtar agrokulture i përmasave botërore.

### 2. Shkollimi: Përgatitja intelektuale e profesionale

Adem Gllavica lindi në kohën e Luftës së Parë Botërore, në kohën e zisë së bukës, e njohur në popull si "koha e qesatit bullgar", më 16 shtator 1916. Babai i tij, Hasani, ishte mobilizuar ushtar bullgar në Kërçovë, ku vdiq pas një viti, duke lënë gruan dhe djalin e vogël një vjeç. Nëna e Ademit, që ishte nga fshati Manastirc (nga familja Maxhera) nuk pranoi ta linte tepër të vogël djalin e saj, kështu që deri në moshën 6-7 vjeç e ruajti, pastaj u nda nga familja e madhe Reçica, për t'u martuar në Shkup.

Shkollat fillore në gjuhën serbo-kroate në Kosovë u hapën midis viteve 1924-26, kështu që Adem Selimi pati fatin t'i takonte gjeneratës së parë të këtyre nxënësve dhe për katër vjet në fshatin Llugaxhi (2 km larg vendlindjes) kreu



shkollën fillore 4-klasëshe si më i miri i klasës.

Në vitin 1925 në Shkup, me insistimin e anëtarit të atëhershëm të qeverisë së Mbretërisë SKS për pakicat, boshnjakut Sulejman Rebac dhe me presionin e Ligës së Kombeve në Gjenevë për të drejtat e pakicave, u hap një shkollë e mesme për myslimanët e Jugut të Serbisë - Medreseja e Madhe, që mbante emrin e Mbretit Aleksandër Karaxhorxheviç.

“Paria e grupeve në pushtet bënte luftë pa kursim midis tyre dhe, kur u duhej, përvetësonin popullsi e kombësi të caktuara, me qëllim që t’ua nënshtronin interesave të vet. Me themelimin e Medresesë së Madhe, synonin që, në të, të zhvillohej mendimi kombëtar serb dhe që nxënësit e saj të bëheshin bartës të asaj politike.[2]

Si nxënës që kreu filloren shkëlqyeshëm dhe bonjak që ishte, Ademi fitoi të drejtën të regjistrohej në Medresenë e Madhe pas mori provimin pranues. Akademik Idriz Ajeti, sot ndër intelektualët më eminentë të Kosovës, flet kështu për shokun e tij të klasës para 78 vjetësh: “Kur e si erdhi Ademi në Shkup? Erdhi në vitin 1930, në gushtin përcëllues, pasi kishte mbaruar provimet pranuese në Medresenë e Madhe, por jo vonë!Ademi mund të mos arrinte në kohë të caktuar, por vonë (jo) kurrë. I veshur me rroba të grisura, i mbathur me opinga, vjen në shkollë, në Medresenë e Madhe të Shkupit dhe lut të hyjë te drejtori Ahmet Mehmedbashiq - një orientalist i njohur. Drejtorit Mehmedbashiq Ademi ja paraqet arsyet e vonesës. Drejtori pranon përligjjet dhe formon komision të veçantë në përbërjen: drejtori Mehmedbashiq dhe profesori i serbokroatishtes Ilija Llopushina. Kandidati provohet në këto lëndë: në serbokroatisht, në histori dhe lexim të musafit, Kuranit. Përgjigjet e Ademit ishin të shkëlqyera, leximi i Kuranit e mahniti drejtorin Mehmedbashiq, i cili dha urdhër që kandidatit t’i bliheshin një palë rroba dhe drejtori gjatë gjithë shkollimit në Medrese nuk e harroi Ademin si nxënës të dalluar”.[3]

Në gjeneratën e gjashtë të kësaj shkolle, përveç Adem Glavicës që kishte numrin rendor 18, ishin edhe këta nxënës shqiptarë: Halit Ibishi nga Cërnilla e Ferizajt, Jusuf Ajeti, Tupallë-Medvegjë, Zeqir Bajrami, Tupallë, Idriz A. Ajeti (Gashi) nga Pjetërshtica, Shtime, Idriz I. Ajeti, Tupallë (Akademiku i sotëm), Ibrahim Kelmendi nga Presheva, Jusuf Riza, Gjakovë, Isa Sadriu, Prizren, Mustafë Salihu, Prishtinë, Mehdi Hasani, Gostivar dhe Isak Sherifi, Gjilan.

Edhe pse ishin talebe të medresesë dhe një pjesë e mësimeve ishin fetare, asnjë prej tyre nuk u bënë predikues të fesë, po që të gjithë: shkencëtarë, atdhetarë, dëshmorë dhe njerëz me influencë në jetën shoqërore dje e sot. ”Medreseja ishte një kombinim midis gjimnazit dhe shkollës fetare. Ishte themeluar për t’u arsyetuar para opinionit se qeveria mendonte edhe për pakicat josllave me fe myslimane. Shpenzimet për konvikt, ushqim, veshmbathje, higjienë dhe edukim financoheshin përmes buxhetit të Ministrisë së Arsimit të Mbretërisë SKS”.[4]

Gjatë shkollimit në medrese për tetë vjet (1930-38) Adem Gllavica ishte yll ndriçues, ndër më të mirët e gjeneratës. Sërish Akademik Idriz Ajeti, që me Ademin ishin për 15 vjet shokë të pandashëm ( 1930-45), thotë: “Afër shkollës sonë kishte shtëpinë një avokat, djali i të cilit ishte nxënës në Gjimnazin e Shkupit. Një ditë avokati vjen tek drejtori ynë dhe e lut që nxënësi i shkollës sonë, më i miri, t’ia mësonte djalin. Propozimi i drejtorit bie në Ademin. Dhe Ademi të birit të avokatit mësimin ja jepte në kohën kur të gjithë nxënësit e shkollës përgatiteshin për mësimet e nesërme, e ajo kohë quhej korepeticia: përgatitja e përbashkët për mësimet e nesërme” (Përsëritja e mësimeve). Ademi mori një shpërblim të mirë nga avokati dhe preu tri palë rroba”. [5]

Gjatë shkollimit të Ademit në medrese, ndërkohë në Tetovë në një shkollë bujqësore mësonte djali i xhaxhait të tij, Selimi (moshatar i Ademit), dhe që të dy do të studionin më vonë: Ademi në Zagreb agronominë, kurse Selimi në Gjermani veterinarinë. (Selimi do të mbetej në Gjermani deri në fund të jetës- vdiq në vitin 2000. Aty do të ushtronte profesionin e veterinerit në Rosenheimer-paralagje e Munihut, kurse do të jetonte në Neubiberg-afër Munihut).

Ja se ç’shkruan vetë Adem Gllavica për zgjedhjen e profesionit, në letrën që i dërgonte të birit, Bardhylit, në Tiranë më 21.01.1994 nga Australia: “ E zgjodha degën e agronomisë me dëshirë dhe Selimit ia rekomandova degën e veterinarisë, sepse, pasi t’i kryenim studimet, vetëm me këto degë do të punonim në Kosovë, e cila jo vetëm që kishte nevojë për ne si kuadro, si një rajon bujqësor e blegtoral, por, nga ana tjetër, po të zgjidhnim degë të tjera, qeveria e pushtuesve nuk do të na jepte të drejtë të ushtronim profesionin. Ose, po të na jepte këtë të drejtë, do të na çonte në vende të tilla, ku do të binim në konflikt me popullsinë shqiptare, se përndryshe do të na burgoste si shkelës të ligjit”.[6]

Burime më të sigurta për t’iu referuar, kur flitet për jetën e Adem Gllavicës si nxënës e student, sesa ato të Akademik Ajetit nuk kemi, prandaj do t’u referohemi sërish: “Në konkurset që shpalleshin për punimin më të mirë mbi ndonjë temë, sikur bie fjala ajo: “Shkupi gjatë shekujve”, Ademi do ta fitonte konkursin, edhe këtë shpërblim. Për pushimet e dimrit të vitit 1935-36, profesori i serbokroatishtes Vido Llatkoviq, na kishte dhënë si detyrë që secili nxënës i klasës sonë (V), gjatë atij pushimi, të regjistronte nga një këngë popullore. Ndër të gjitha këngët e sjella prej nesh, varianti më i mirë doli ai i Ademit, që kishte shënuar (nuk dihej prej kujt e kishte marrë këngën)- ishte kënga e Dem Ahmetit. Profesor Llatkoviq parapëlqeu variantin e Dem Ahmetit që sillte Ademi, të cilin ai e përktheu serbisht dhe me redaktimin e tij u botua në revistën e njohur “Prilozi”. Në vitin 1938-39 në Zagreb, kur studionim, kishim takuar pronarin dhe kryeredaktorin e gazetës “Muslimanska svijest”, i cili na kërkoi që sërish varianti i Adem Gllavicës i këngës së Dem Ahmetit të merrej për botim, dhe kështu ai u botua sërish”.*[7]

Që në Medresenë e Shkupit (siç tregon vetë në letrën e përmendur të datës 21.01.1994 dërguar të birit) ai ishte lidhur me konsullatën shqiptare: “Me shumë mund arrita të lidhesha me konsullatën shqiptare, sepse ishte e ndaluar që shqiptarët, pa autorizim nga organet e brendshme të Shkupit, të shkonin në konsullatë, përndryshe, po të kapeshe, dënimi ishte shumë i rëndë, sidomos për nxënësit e Medresesë së Aleksandrit. Por, unë kisha marrë parasysh edhe burgun, sado i rëndë të ishte ai. Që në moshë të re pata ardhë në përfundim se ne shqiptarët e pushtuar nga një armik shekullor, siç ishte Jugosllavia e Mbretit të asaj kohe, duhet të punonim për çështjen kombëtare në ilegalitet e nuk duhet të trembeshim nga burgu, e as nga humbja e jetës, ndryshe nuk duhet të punonim fare në këtë fushë’.[8]

Një shpirt kolosi, çfarë ishte Adem Gllavica, nuk mund të mos kishte të kultivuar edhe ndjenjën për art. ”Ademi e donte muzikën. Në shkollë vepronte kori i shkollës, orkestra e harqeve dhe or-

kestra e tamburave apo mandolinave. Në orkestrën e harqeve Ademi i binte violonçellos, në orkestrën e tamburave i binte mandolinës".[9]

Se Adem Gllavica ishte një atdhetar i lindur, tregon aktiviteti i tij gjatë shkollimit në medrese dhe në Universitetin e Zagrebit, ku u përgatit për jetë, me atdhetarizëm të cilin e pati udhërrëfim deri në fund të jetës. "Ademi printe në punë të zgjimit të ndjenjave kombëtare; ai kishte gjetur lidhje me zyrtarin e konsullatës së Shqipërisë ne Shkup dhe neve disave na furnizonte me literaturë shqipe. Që atëherë, bie fjala, jemi njohur me veprat e Naimit ("Bagëti e Bujqësi", "Jeta e Mehmet Ali Pashës së Egjiptit" shkruar nga Aleksandër Xhuvani) etj.

Ndër projektet programore që ndërmjet dy luftërave botërore ishin përgatitur për shpërnguljen e shqiptarëve, më seriozi ishte ai i historianit dhe akademikut serb V. Çubriloviç, i cili autoritetet shtetërore serbe-jugosllave i porosiste që spastrimin etnik të shqiptarëve në Kosovë ta kryenin me çdo kusht, pa marrë parasysh reagimet eventuale të qeverive evropiane. Gjatë pushimeve, Ademi, qoftë si nxënës i medresesë apo si student në Universitetin e Zagrebit, nuk e harronte detyrën e shtrenjtë që në kontakte me popull të zhvillonte një aktivitet kundër realizimit të atij projekti famëkeq të shpërnguljes së shqiptarëve".[10]

Në arkivin e fotove të Shaban Kajtazit (medresant i Shkupit pesë gjenerata më vonë), është gjetur e ruajtur dhe është publikuar në librin e kujtimeve të Ibrahim Graincës "Deri në vdekje për atdhe", një foto që dëshmon për aktivitetin e studentëve dhe intelektualëve kosovarë në Drenicë (Baica e Kolshit) kundër shpërnguljes. Fotoja është e verës së vitit 1939, kurse në të shihen: Halit Ibishi-student i Universitetit të Zagrebit, Adem Gllavica-po ashtu student i Agronomisë në atë universitet, Idriz A. Ajeti nga Pjetërshtica (mësues dhe shok medreseje me dy të parët), Mustafë Hoxha (më vonë jurist dhe kryetar gjyqi në Kosovë) dhe dy njerëz me influencë në popull (Sherif Ahmeti, pushkatuar më 1945 nga forcat partizane në Drenas, dhe Dan Bellagoshi, i cili ka jetuar deri më 1977".*[11]

Kjo dëshmon atë që thotë Akademik Ajeti se Ademi me shokë shfrytëzonte çdo rast që të gjendej pranë popullit dhe me popullin, që asokohe thuaja qind për qind ishte i pashkolluar, kurse detyrën e intelektualit e shihte ashtu siç vepronte ai me shokë, në zgjimin e ndërgjegjes kombëtare.

Dëshmitarët e kohës flasin qartë se Halit Ibishi, Adem Gllavica, Idriz Ajeti, etj. për çdo fundjavë si medresantë shtrinin aktivitetin e tyre me shokët e tjerë në rrethet e Ferizajt, Lipjanit, Drenicës e Medvegjës dhe populli i quante "studentë", edhe pse ata ishin ende nxënës së shkollës së mesme.

Pushtimi fashist e gjeti Ademin në Zagreb, dy muaj para se të mbaronte fakultetin, i cili do të mbyllej. Është interesant të permendet në këtë mes një mendim i shkëputur nga kujtimet e atdhetarit të njohur kosovar, Sadik Tafarshikut, në një intervistë dhënë revistës së përjavshme "Zëri", botuar më 15 shkurt 1992.

"Në vitin 1938, duke udhëtuar për në Shkup, e gjeta një kompozicion treni me nja 6500 shqiptarë, të cilët ishin mobilizuar që të shkonin në Zagreb. Kjo më bëri përshtypje, kështu që e lashë rrugën për ku isha nisur, dhe shkova me ta në Zagreb. Në Zagreb këta shqiptarë do t'i fusin në kazermat "Zrinjski Frankopan", të emërtuar si regjimenti 33. Qëllimi kryesor i një koloneli, të quajtur Nemanjiç, që deri atëherë kishte shërbyer si komandant i një regjimenti në Gjakovë, ishte si të komprometoheshin shqiptarët dhe të konfrontoheshin me kroatët… Duke kuptuar këtë që po gatuhej, unë do t'u them të mobilizuarve: "Juve ju sollën këtu që të çnderoni femrat kroate, të vidhni e të vrani kroatë dhe, kur të kryhet ky aksion i tmerrshëm, këta do të formojnë sërish banda të reja, prej kroatëve, të cilat do të vijnë të armatosura në Kosovë për t'u hakmarrë". Për arsye se këtë e bëra me kokën time, më vonë shkova në Sleme dhe atje u takova me Radovan Zagoviçin. Radovani kërkonte nga unë që të bija në kontakt edhe me ndonjë student shqiptar që studionte në Zagreb, dhe së bashku me të të ndikonin sa më shumë tek të mobilizuarit që të mos ndodhte ajo që kishin paraparë qarqet shoviniste serbomëdha. Fatmirësisht, ashtu edhe ndodhi. (Studenti për të cilin e ka fjalën Sadik Tafarshiku, është Adem Gllavica).[12]

### 3. Aktiviteti politiko-ushtarak deri në shtator 1945

Periudha 1941-1943 Adem Gllavicën e gjeti të angazhuar në provimet për kryerjen e fakultetit, hapjen e Institutit Bujqësor në Fushë-Kosovë, Nënprefekt në Ferizaj dhe mësimdhënës në gjimnazin "Sami Frashëri" në Prishtinë.

Ndërkohë gjatë këtyre viteve kishte filluar të lëshonte rrënjë Lëvizja Komuniste, të cilën asnjëherë nuk e kishte simpatizuar Adem Gllavica. Por, duhet pranuar se shokët e tij të fëmijërisë e të shkollimit, tanimë ishin bërë dhe vepronin si anëtarë të devotshëm të PKJ-së: Hivzi Sulejmani, Halit Ibishi, Idriz A. Ajeti, Shaban Kajtazi etj. Duhet shtuar se deri në fund të vitit '44, kur tradhtia sllave, e mbështjellë me komunizëm, doli ashiqare, intelektualët shqiptarë të kohës vepronin pa fërkime të mëdha, për të mirën e popullit shqiptar, që LDB-në ta tejkalonin me sa më pak viktima. Sipas dëshmive të Shaban Kajtazit (njërit ndër dëshmitarët aktivë të kësaj kohe në rrethin e Ferizajt e më gjërë), Ferizaj me rrethinë deri në luftën e 1-2 dhjetorit '44 kishte vetëm dy viktima ( një i pushkatuar dhe një i varur për faje hakmarrëse dhe si vrasës).[13]



Pas kapitullimit të Italisë (9 shtator 1943) me 20 shtator '43, me iniciativën e rinisë së atëhershme, u mor vendimi që të mbahej një asamble e përgjithshme. Ky tubim u mbajt në gjimnazin "Sami Frashëri", ku mori pjesë gjithë paria e Kosovës, kryetarë bashkish dhe intelektualë eminentë. U formua "Komiteti i Rinisë Nacionaliste për Mbrojtjen e Kosovës" me katër seksione: seksioni ushtarak (udhëheqës Abdyl Henci); i propagandës dhe shtypit (udhëheqës Luan Gashi); i financave (udhëheqës Shasivar Aliu) dhe i transportit (udhëheqës Sali Vala-Siqani). Udhëheqës i këtij komiteti u zgjodh Ing. Adem Gllavica, kurse detyra e kësaj organizate ishte: mbrojtja e Kosovës dhe e kufijve të saj nga bandat çetnike, forcat bullgare dhe brigadat komuniste shqiptare, të cilat bashkëpunonin me brigadat komuniste serbo-malazezo-maqedonase, në emër të internacionalizmit proletar.

Se çfarë kulture kishte Adem Gllavica, për të cilin kishte vendosur populli ta udhëhiqte këtë komitet, flet e dhëna se ai asokohe komunikonte në nëntë gjuhë të huaja.

Adem Gllavica kishte bindjen se Kosova ishte çliruar nga pushtimi gjerman, përkundrejt Shqipërisë që ishte pushtuar dhe proklamonte idenë se "Kosova kishte rastin që për herë të parë të zgjedhë një pushtet të vetin shqiptar".

Sipas dëshmisë së Jusuf Bregut: "Adem Gllavica, Shasivar Aliu dhe Smajl Gorani na dhanë urdhër që të dalim të gjithë në rrugë, sepse serbët kishin dalë me lule, me vezë në pjata plot ushqime për t'i pritur gjermanët, dhe ishte rrezik që atyre t'u jepej pushteti… Ne përzumë serbët dhe pastaj erdhën gjermanët. Gruaja e Adem Gllavicës, Vezire Gjuraku, djali i Smajl Dobrajës-Isaku dhe unë, dolëm dhe vendosëm flamurin kombëtar kuq e zi. Sa kishim bez mbaruam flamuj, dhe kështu e mbushëm Prishtinën me flamuj kuq e zi".[14]

"Pasi u vendos Komanda gjermane në Prishtinë- thotë vetë Ademi në një letër, ne, një grup intelektualësh që e njihnim gjermanishten, kërkuam takim dhe na priti komandanti gjerman. Isha unë, Shasivari me të shoqen, Hivzi Sulejmani, Hasan Tajari etj., ndërsa nga njerëzit me influencë morën pjesë:Iljaz Agushi, Shyqeri Beu, Ismajl Gorani, Abdyl Henci etj. Ne kërkuam nga komanda gjermane që të na jepte leje që të organizonim pushtetin lokal për tërë Kosovën, dhe ajo pranoi pa mëdyshje".[15]

Kështu krijohet një administratë e përkohshme nga njerëzit më të aftë të kohës. Dy vendimet më të rëndësishme që solli ky pushtet për t'i shpëtuar gjendjes anarkiste, që zakonisht paraqitet në shoqëri në kohë tranzicionesh, ishin ato që i përkasin sigurisë: së pari ndalohej rreptësisht gjakmarrja midis shqiptarëve (kush vret apo hakmerret, varej në litar, siç ndodhi një rast në Ferizaj); së dyti kush vjedh e plaçkit pakicat (serbët e malazeztë), do të dënohej me burg, e ai që vret, dënohej me varje. Këto dënime, siç flasin dëshmitë e kohës, patën një efekt, sepse u krijua një gjendje e qetë dhe stabile, edhe pse popullata, si kohë lufte që ishte, ishte e armatosur.

Meqë në atë kohë Kosova ishte e ndarë në tri zona:gjermane, italiane e bullgare dhe vepronin dy lloj forcash vendore: nacionaliste e komuniste, nuk ishte e çuditshme që çdokush vepronte sipas propagandës dhe forcës që kishte. Është një detaj interesant që përmend Adem Gllavica, që, siç thotë, ia kishte thënë Xhafer Deva: "Dëgjoni mirë, na tha me një rast Xhafer Deva, që ishte i lidhur me organet e larta të Qeverisë gjermane. Në qoftë se mua nuk do të më siguronte Qeveria gjermane se, pasi të fitojë ajo luftën, Kosova me të gjitha trojet e tjera shqiptare, duke përfshirë edhe Çamërinë, do t'i bashkohen Shqipërisë, nuk do t'i hyja kurrë kësaj pune. Madje ata, më patën treguar edhe hartën që kishin përgatitur për ta ekspozuar pas mbarimit të luftës. Përndryshe, unë kurrë nuk do të kisha pranuar të bashkëpunoja me gjermanët".[16]

Kjo deklaratë e Xhafer Devës të kujton atë që kishin bërë në Mbledhjen e Bujanit me 31.12.1943 dhe 1 e 2 janar 1944 komunistët shqiptarë e serbë, për t'i mobilizuar shqiptarët në luftë kundër gjermanëve, se "Kosova dhe Rrafshi i Dukagjinit pas LNÇ-së do t'i bashkohen shtetit amë-Shqipërisë" siç thuhet në rezolutën e Bujanit.

Më 28 mars 1944 KQ i PKJ-së i dërgoi një letër Komitetit Krahinor të Kosovës, me të cilën dënohej Konferenca e Bujanit që proklamonte parimin e vetvendosjes për shqiptarët. Ky ishte grushti i parë që iu dha forcave komuniste shqiptare dhe atyre nacionaliste, për t'i përçarë, pasi fara e përçarjes ishte mbjellë nga jugosllavët në Konferencën e Mukjes në gusht të 1943-tës.

Gjermanët, siç dihet, e humbën luftën dhe ajo që i kishin premtuar Xhafer Devës, ishte e vdekur. Komunistët ishin më të shkathët dhe më të rafinuar e perfidë. Për të fuqizuar vendimet e tyre, për të mobilizuar shqiptarët në luftë, mashtruan komunistët shqiptarë andej e këndej kufirit, nxorën Rezolutën e Bujanit, të cilën e shfuqizuan dhe e varrosën, kur më 8-10 korrik 1945 në Prizren, nën trysninë ushtarako-policore, vendosën "unanimisht" që "Kosova e Rrafshi i Dukagjinit t'i takojnë Serbisë Federale". Për çudi, thonë dëshmitë e kësaj konference, përfaqësuesi i shtetit shqiptar në fjalën e tij "kishte dhënë pëlqimin e qeverisë komuniste shqiptare për këtë aneksim".[17]

Kjo flet qartë se sa keq populli shqiptar ishte i mashtruar nga thyerja e interesave të Fuqive të Mëdha dhe çfarë lojërash luheshin për territor në kurriz të këtij populli.

*- vijon -*

*Fusnotat:*

1. Shënimet për trungun familjar të familjes së Adem Gllavicës u morën nga Beqir Reçica (1922-2008) në gusht të vitit 2007.
2. Mustafa Memiq "Medreseja e Madhe dhe nxënësit e saj", Fejton, Rilindja, 30 shtator 1985, faqe 18.
3. Fjalë rasti e Akademik Idriz Ajetit mbajtur në Lipjan, me rastin e emërtimit të Shkollës së Mesme Teknike me emrin "Adem Selimi-Gllavica", 14 shtator 2004, faqe 1-2.
4. Mustafa Memiq, "Medreseja e Madhe dhe nxënësit e saj", Fejton, gazeta e përditshme 'Rilindja", Prishtinë, faqe 18, 30 shtator 1985
5. Akademik Idriz Ajeti, fjalë rasti me 14 shtator 2004, faqe 2.
6. Gani Demiri-Ratkoceri, "Adem Selimi-Gllavica monografi", Tiranë, 2003, faqe 16.
7. Akademik Idriz Ajeti fjala e cituar, faqe 3.
8. Gani Demiri-Ratkoceri, "Adem Selimi-Gllavica monografi", Tiranë, 2003, faqe 16.
9. Akademik Idriz Ajeti, po aty, faqe 3.
10. Po aty, faqe 3.
11. Sherif Ahmeti (Bylykbashi)-Baica e Kolshit Lipjan, i pushkatuar së bashku me Ibrahim (Hasan) Bylykbashin në shtator 1945 në Gllogoc (Drenas), të cilët ishin të arratisur pas Luftës së Drenicës dhe ua kishin marrë familjet peng të dyve. Ata dorëzohen që t'i shpëtojnë gratë e fëmijët dhe i pushkatojnë pa gjyq duke ua humbur çdo gjurmë.
12. Cituar sipas "Shtegtari i dritës Sadik Tafarshiku-monografi", Zgjimi, Ferizaj, 2007, faqe 175.
13. Intervistë me Shaban Kajtazin, Janar 2002, Prishtinë (e papublikuar).
14. Skender Zogaj, "Jusuf Uka-Bregu-luftëtar i papepur i Ballit Kombëtar", Prishtinë 2002, faqe 33.
15. Gani Demiri-Ratkoceri, "Adem Selimi-Gllavica monografi", Tiranë, 2003, faqe 27.
16. Gani Demiri-Ratkoceri, "Adem Selimi-Gllavica monografi", Tiranë, 2003, faqe 30.
17. Dëshmi të Shaban Kajtazit si pjesëmarrës i kësaj Konference dhënë autorit të këtyre rreshtave, janar 2002.

# Shkenca reale, vërtetuese e fjalëve të Kuranit

# A t o m i

Muhamet Sheqiri

### Historiku i shkurtër i atomit

Tendencat për ta sqaruar natyrën e atomit, strukturën e tij si dhe dhënien e një teorie mbi të vërtetën e atomit, vërehen që nga kohët e lashta, duke filluar që nga grekët e vjetër. Kështu Demokriti në shekullin -V- (460 p.e.s.- 370 p.e.s.) kishte paraqitur tezën e tij mbi atomin, e cila njihet si *hipoteza e atomit* si thërrimë e pandashme. Edhe vetë termi *atomos,* rrjedh nga gjuha greke, që d.m.th *i pandarë.*

Hipotezë të ngjashme kishte dhënë edhe Lukrecie në shekullin -I- të erës së re, e cila u quajt *hipoteza e atomit* si thërrmi e pandashme. Këto hipoteza, si e Demokritit ashtu edhe e Lukrecies, ishin hipoteza të mangëta për ta shpjeguar qartë definicionin mbi atomin dhe, si të tilla, ishin të paqarta dhe jo të plota. Teori për atomin kanë dhënë edhe shkencëtarë të tjerë të ndryshëm, si F.Bacon, R.Boyle dhe Isac Neewton, si shkencëtarë të shekullit XVII.

Po ashtu në vitin 1801 Jon Dalton gjithashtu kishte dhënë një përkufizim lidhur me atomin, sipas të cilit del se "atomet janë thërrmija diskrete të pandashme, të cilat nuk mund të ndahen nga proceset e njohura kimike".

Nga zbulimet e mëtejshme që janë bërë në fushën e fizikës dhe të kimisë në fund të shekullit XIX dhe në fillim të shekullit XX, del se atomi si thërrmijë e pandarë, hidhet poshtë.

Këto zbulime ndikuan në rënien e pikëpamjeve dhe hipotezave të grekëve të lashtë, si Demokriti e Lukrecie, po ato njëkohësisht ndikuan edhe në rënien e pikëpamjeve të Daltonit, në vitin 1801.

Zbulimet që u bënë në shekujt XIX-XX, treguan qartë se atomi nuk është thërrmija më e vogël, ashtu siç ishte menduar deri në atë kohë, por është thërrmijë e përbërë nga shumë thërrmija të tjera (grimca) subatomike.

Sipas zbulimeve, pikëpamjeve dhe të arriturave bashkëkohore shkencore, del se atomi përbëhet nga bërthama atomike, e cila është shumë e vogël dhe ndodhet në qendrën ku është e përqendruar tërë masa atomike, dhe është e rrethuar nga elektronet, të cilat sillen rreth bërthamës në një rrugë të përkufizuar.

Në Kuranin famëlart thuhet: "...Zotit tënd nuk mund t`i fshihet as në tokë e as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e as më e madhe...". (suretu Junus, 61)

Allahu xh.sh. është Ai që e shpalli Kuranin si libër Hyjnor për njeriun në tokë dhe për qartësimin e shumë gjërave që e rrethojnë njeriun në këtë botë, e njeriu nuk ka mundësi t'i shohë të gjitha gjërat, me përjashtim të atyre që Zoti, nga mëshira e tij e madhe, ia ka mundësuar që t'i shohë. Allahu, Krijuesi ynë, Krijuesi i gjithësisë, por edhe krijues i atomeve (grimcave), e qartëson në Kuranin famëlartë se ç'është atomi në të vërtetë?



Allahu në Kuran jep përgjigje për çdo gjë për ata që kanë mend.

Allahu në Kuranin famëlartë na tregon se në gjithësinë që na rrethon, ekzistojnë grimca apo atome, siç quhen në shkencën bashkëkohore, dhe njëkohësisht jep një teori mbi atomin dhe strukturën e tij të brendshme, jep pergjigjje për njeriun shkencëtar, por edhe për njerëzit e rëndomtë, në mënyrë që ata të kuptojnë rëndësinë e krijimit të tyre, dhe rëndësinë e krijesave që janë në shërbim të tyre (të njerëzimit).

Në shkencën e kimisë, ku flitet për atomin, thuhet se atome ka në tokë e në qiell, por gjithashtu thuhet edhe se atome ka edhe në ato vende ku ne mendja nuk na shkon fare se mund të ketë diçka të tillë.

Nga pikëpamja fetare dhe të dhënat shkencore, del se çdo gjë e krijuar në këtë botë, është në përputhshmëri të plotë me fjalët kuranore, sepse Zotit nuk mund t'i fshihet asgjë, as në tokë e as në qiell, as grimca më e vogël se atomi.

Në Kuran dëshmohet, në një anë, për fuqinë e Zotit, e cila manifestohet në çdo fenomen jetësor (krijesë) dhe, në anën tjetër, për ekzistencën e grimcave (atomeve) në tokë e në qiell, të krijuara për të dëshmuar fuqinë krijuese të Allahut Fuqiplotë.

Nga kjo pikëpamje, ne arrijmë të kuptojmë se çdo fjalë e Kuranit në veten e vet përmban kuptime që vlejnë për çdo kohë, për çdo vend dhe për çdo njeri, fjalë me karakter të lartë dhe kuptim të gjerë.

Njeriu me mend, magjepset kur i sheh mrekullitë e krijuara nga Allahu xh.sh.

Allahu xh.sh., në fillim të Kuranit përmend qartë ekzistimin e grimcave (atomeve) në tokë e në qiell, duke e dëshmuar kështu Fuqinë e Tij.

Kurani, ekzistimin e grimcave (atomeve) e përshkruan në këtë mënyrë në një pjesë të ajetit kuranor: "...as sa grimca e as ma e vogël se ajo..." Qëllimi apo objekti i kësaj pjese të ajetit kuranor, është që të jepet përgjigje për atomin dhe njëkohësisht të tregojë funksionalitetin apo strukturën e tij.

Shikuar nga pikëpamja teorike, shumë nga shkencëtarët bashkëkohorë atomin e përkufizojnë si grimcë të përbërë nga shumë grimca të tjera, që nënkupton se janë në përputhshmëri të plotë me fjalët kuranore si dhe janë teori që janë me kuptim të njëjtë me fjalën kuranore, por dallojnë në aspektin gjuhësor dhe prej kësaj del se pas shumë përpjekjesh, ndoshta shekuj të tërë, për të përcaktuar teorinë mbi atomin, shkencëtarët vijnë në perfundimin identik me thënien kuranore: "... as sa grimca e as ma e vogël se ajo..." dhe nga analiza e këtyre fjalëve apo zbërthimi i tyre, del se grimca që përmendet në ajet, është atomi dhe më të vogla se atomi janë bërthamat dhe elektronet që sillen rreth tij. Ky është një zbërthim që ka të bëjë me të arriturat shkencore dhe pikëpamjet bashkëkohore mbi atomin. Allahu xh.sh. e ka sqaruar mirë në Kuran këtë çështje me pak fjalë, por me shumë kuptime duke e përmendur, në radhë të parë, grimcën në tërësi (atomin) e pastaj bërthamën e atomit apo elektronet që sillen rreth tij. Shkenca bashkëkohore thotë se vëllimi i bërthamës së atomit është sa 1/10000 e atomit, që domethënë se është shumë-shumë më e vogël se atomi në përgjithësi.

Për shekuj e vite shkencëtarët janë përpjekur që ta përkufizonin se ç'është atomi?

Ka shumë shkencëtarë e filozofë të cilët japin mendime për këtë grimcë të vogël, atomin. Allahu xh.sh., në Kuranin famëlartë sqaron në mënyrë të drejtë dhe të saktë çdo çështje. Shumë shkencëtarë dhe filozofë grekë u përpoqën ta përkufizonin teorinë mbi atomin, por teoritë e tyre nuk u përkrahën nga shkenca bashkëkohore dhe, si të tilla, u hodhën poshtë, sepse ishin të pasakta dhe nuk përkonin me të arriturat e shkencës bashkëkohore, e cila arritjet e veta i kishte bazuar e i bazon edhe sot e kësaj dite në Kuranin famëlartë, në të cilin shkenca zë një vend të veçantë.

Këto na mësojnë fjalët kuranore dhe të arriturat shkencore:

Të gjitha të arriturat shkencore, në vërtetësinë e të cilave nuk dyshohet, janë vërtetuse se Kurani famëlart, është e padiskutueshme, që është zbritje prej Allahut xh.sh., dhe kjo është esenca, thelbi i këtij shkrimi, sepse 13 shekuj pas zbritjes së Kuranit, shkenca arriti vetëm nivelin sa ta dëshmojë vërtetësinë e fjalëve të Kuranit famëlartë për këtë çështje,të cilën Kurani e zbërthen në një pjesë te ajetit ose me pak fjali, që është një nga shumë mrekullitë e Kuranit.

# Edukimi modern - historia, teoritë dhe filozofia e tij

Sejid Hussein Nasr

Për shumicën e myslimanëve të rinj, të cilët ia mësyjnë Perëndimit, institucionet perëndimore të frekuentuara më së shumti dhe ato me të cilat ata kanë eksperiencën më të përafërt, janë ato të edukimit. Kjo është po ashtu e vërtetë në njëfarë shkalle edhe për të rinjtë myslimanë, të cilët studiojnë në institucionet moderne të edukimit brenda Botës Islame, institucione të cilat janë kopje e atyre perëndimore dhe janë themeluar qysh nga shekulli i XIII/XIX në shtete të ndryshme të Botës Islame, me të vetmin qëllim që t'u ofrojnë myslimanëve studime moderne. Prandaj, është tejet me rëndësi që të kemi një kuptim më të thellë të rolit dhe domethënies së edukimit dhe institucioneve edukative në Perëndimin modern, si dhe të rrënjëve historike të edukimit perëndimor.

Sikurse edhe në Botën Islame, gjithashtu edhe në Perëndim, para periudhës së shekullarizimit apo modernizimit gjatë Renesancës dhe shekujve XI/XVII, edukimi ishte i ndërlidhur me fenë, përderisa institucionet e edukimit kontrolloheshin qoftë direkt ose indirekt nga Kisha. Për më tepër, në Evropë ekzistonin edhe institucione edukimi të ndara për minoritetin çifut kudo që kishte një numër relativisht të madh çifutësh. Prandaj, shkollat në Evropën paramoderne synonin t'i edukonin të rinjtë sipas mësimeve teologjike, filozofike, ligjore dhe etike të Kishës, ose, në rastin e çifutëve - sipas fesë hebraike, kurse në shkallën më të lartë synohej përgatitja e nxënësve të krishterë për priftëri dhe pozita të rëndësishme klerikale, përkatësisht nxënësit çifut të bëheshin rabinë. Kjo situatë të kujton shumë shkollat kuranore, medresetë dhe institucionet e tjera fetare në Botën Islame të vijuara nga nxënësit qysh nga një moshë e re. Megjithatë, edukimi ishte shumë më i shtrirë në Botën Islame sesa në Perëndimin paramodern.

Në Mesjetën e hershme vetë institucionet edukative islamike filluan të ushtronin një influencë, sidomos në fushën e edukimit të lartë, mbi homologët e tyre perëndimorë, përmes Spanjës, Sicilisë dhe Francës si dhe Italisë. Më saktë, i tërë sistemi kolegjial, i cili u ngrit në universitetet moderne perëndimore, kishte një lidhje të ngushtë me sistemin islamik të *medreseve,* i cili ka mbijetuar deri në ditët e sotme në Botën Islame. Shumë terma si 'karrige', të përdoruara në universitetet perëndimore, janë përkthim direkt i fjalës arabe *kursi,* si dhe shumë praktika të tjera edukimi, të cilat kanë mbijetuar deri sot në institucionet më të vjetra të arsimimit të lartë në Perëndim, me origjinë mesjetare sikurse janë Salamanka, Parisi, Bolonja, Oksfordi dhe Kembrixhi, kanë ngjashmëri të thellë me sistemin klasik të edukimit islamik. Është gjithashtu me rëndësi të rikujtojmë se institucionet perëndimore të edukimit, sidomos universiteti, nuk janë pjesë përbërëse e botës moderne dhe se në origjinën e tyre, sikurse edhe Kisha, i përkasin historisë paramoderne të Perëndimit.

Qysh në fillim të zhvillimit të modernizmit, megjithatë, pjesa më e madhe e institucioneve të edukimit, edhe pse jo tërësisht, u rrëmbyen nga forca e modernizmit dhe edukimi modern, për t'u bërë mjeti më i rëndësishëm për ta çuar më tej sistemin me vlerë të botës moderne, për përhapjen e shekullarizmit dhe për të kritikuar pikëpamjet fetare. Përmes institucioneve të edukimit, u përhapën jo vetëm shkencat po edhe idetë që kishin të bënin me grumbullimin e pasurisë, zgjerimin e kufijve ekonomikë dhe krijimin e lëvizjeve më të mëdha sociale brenda shoqërisë, një e vërtetë kjo sidomos në Amerikë dhe, së fundi, edhe në Evropë.

Procesit të shekullarizimit të edukimit në Perëndim i janë dashur disa shekuj dhe ende është larg kompletimit. Përveç shekullarizimit të shumë e shumë institucioneve mësimore, të cilat fillimisht ishin themeluar nga kisha, - shteti themeloi edhe institucione të reja, që kishin për detyrë të siguronin një ndarje në mes të institucioneve fetare dhe atyre të krijuara nga shteti, ato organet e tjera shekullare. Në disa shtete, si në Shtetet e Bashkuara apo në Francë, kjo ndarje në mes edukimit fetar dhe atij shekullar në institucionet e financuara nga shteti është ruajtur me rigorozitet, sepse qeveria dëshiron të jetë e sigurt që shkollat e financuara nga buxheti publik të mos kenë ngjyrime fetare. Në vende të tjera, si në Britaninë e Madhe apo në Gjermani, nuk pati një veprim të tillë, prandaj qeveritë aty mbështetin edukimin fetar.



*Kembrixhi*

Përmes universalizimit të edukimit në kohët moderne, që nënkupton themelimin e shkollave fillore dhe të mesme, për të edukuar gati gjithë fëmijët, si dhe përmes përhapjes së edukimit universitar tek një numër i madh studentësh, edukimi shekullar ka shtrirë influencën e tij. Në të njëjtën kohë, megjithatë, organet fetare, katolikë a protestant, kanë arritur të ruajnë me sukses sistemin e tyre të edukimit që nga çerdhet e shkollat fillore e deri tek universiteti. Për më tepër, si në Amerikë ashtu edhe në Evropë, edhe kësaj dite vazhdojnë të funksionojnë shkolla tradicionale çifute, të quajtura Jeshivas, të cilat në shumë mënyra ngjasojnë me *medresetë* islamike. Prandaj, kushdo vështron pasqyrën e përgjithshme të edukimit në Perëndim, mund të shohë se, përderisa kishte një shekullarizim të vazhdueshëm të institucioneve të vjetra, të cila fillimisht ishin themeluar nga kisha të ndryshme, bashkë me themelimin e institucioneve të shumta shekullare, ai mund të vërejë gjithashtu edhe vazhdimin e edukimit fetar në dy anët e Atlantikut, pavarësisht nga dallimet e mëdha të filozofisë së edukimit të këtyre dy llojeve institucioneve edukimi, të quajtura, fetare dhe shekullare.

Qëllimet e arritura nga ky sistem edukimi, i themeluar nga shumë shtete evropiane, dhe ai amerikan, përfshijnë propagandimin e idealeve kombëtare dhe disa filozofive si shekullarizmi i ri, nacionalizmi, utilitarizmi, mirëqenia publike, natyrisht duke përfshirë edhe qëllimet ekonomike të dala nga ideja e progresit material, i cili në shekujt XIII/XIX sa nuk u bë fe në vete. Koncepti i edukimit në kuptimin klasik të trajnimit të mendjes dhe shpirtit, nuk është zhdukur, sidomos jo në institucionet e vjetra të edukimit dhe në shkollat e financuara nga kisha, ose kudo që lulëzoi edukimi i arteve liberale, megjithëse është sfiduar seriozisht nga filozofia e edukimit modern. Si pasojë, sidomos universitetet, dhe përmes ndikimit të tyre edhe shkollat e mesme dhe fillore, në njërën anë, janë shndërruar në një lloj 'kishe shekullare' për përhapjen e ideve shekullare, kurse profesorët dhe mësuesit në një shkallë kanë marrë rolin e priftërisë së dikurshme duke zotëruar autoritet të qartë në fushat e tyre, sidomos në fushën e shkencës. Gati të gjitha idetë e rëndësishme shekullare, të cilat kanë tronditur themelet e fesë në botën moderne, siç jaë evolucionizmi, ideja e progresit, shekullarizmi doktrinar, psikanaliza, etj., e kanë origjinën ose janë përhapur nga institucionet moderne të edukimit duke u përhapur prej andej tek pjesët e tjera të shoqërisë. Në anën tjetër, megjithatë, pikërisht ngase tërheqin në vetvete zakonisht anëtarët më mendjemprehtë dhe më inteligjentë të shoqërisë, dhe se vetë ky institucion paraprin ngritjen e modernizmit, universitetet kanë vazhduar të shërbejnë edhe në botën moderne si kritikë të asaj bote. Në të vërtetë, kritikat më të thukëta për idhujt e mendimit modern, si progresi dhe të ngjashme, kanë ardhur gjithashtu nga radhët e universitetit, kështu që universiteti që dikur ishte një mburojë për të mbrojur dhe përhapur idetë moderne shekullare, në të njëjtën kohë u bë një kritik i shumë ideve të cilat tani po copëtojnë shoqërinë moderne.

Është e domosdoshme të nënvizojmë rolin me rëndësi të institucioneve të edukimit në Perëndim, sidomos që nga shekujt XVII/XIX, për indoktrinimin e popullatës së gjerë me ideologji të ndry-



*Biblioteka e Aleksandrisë*

shme: nga nacionalizmi tek marksizmi, nga komunizmi tek kapitalizmi perëndimor, demokracia apo ideologji të tjera, të cilat kanë mbizotëruar në Perëndimin modern. Këtu, pikërisht për shkak të mbijetesës së burimeve fetare të edukimit të mëhershëm dhe mbijetesës së shumë institucioneve të edukimit me orientim fetar, posaçërisht në Amerikë, ka ekzistuar dhe vazhdon të ekzistojë një konflikt i vazhdueshëm me plot tension në mes ideologjive shekullare dhe ideve fetare.

Është vështirë për një student myslimanë, të edukuar qoftë edhe në sisteme edukimi semi-tradicional islamik, të mos flasim për *medresetë* klasike, që të vërë re se si mësimi i disa degëve të diturisë, në edukimin modern është ndarë nga vlerat fetare. Është krijuar një dukuri e kompartmentalizimit jo vetëm të degëve të diturisë, të ndara nga njëra-tjetra pa unitet lidhës, sikurse dëshmohet në ikonën tradicionale të degëve të ndryshme të lisit të diturisë të lidhura për një trung, por gjithashtu është bërë gati një ndarje e plotë në mes diturisë dhe vlerave shpirtërore. Kjo mund të zbulohet gati në të gjithë universitetet perëndimore, përveç atyre që financohen direkt nga organizata fetare katolike, protestante ose çifute, në të cilat vlerat e asaj feje u mësohen studentëve haptazi. Për shumicën e studentëve që vijojnë të ashtuquajturat institucione të financuara nga shteti apo institucione shekullare, në fakt, refuzimi për mësimin e vlerave shpirtërore është konsideruar si esencial për ndarjen e fesë nga institucionet e edukimit. Prandaj, në mungesë të kësaj, dituria është ndarë nga spiritualiteti dhe morali.

Për sa i përket vetë moralit, pikërisht për shkak të ndarjes graduale të sistemit të edukimit nga origjina e tij fetare, lind pyetja: Çfarë lloj morali duhet mësuar tani nëse dikush mban konsideratë për moralin. Dimensioni etik i jetës është bërë relativ dhe ndonjëherë edhe është lënë anash, pikërisht ngase mësuesit, shteti dhe institucione të shumta përgjegjëse, nuk kanë qenë në gjendje të pajtohen se çfarë normash etike duhet t'u mësohen studentëve. Kjo ka rezultuar një krizë serioze, e cila tash ka filluar të manifestohet sidomos tek gjeneratat e reja të Perëndimit, pasi normat e vjetra etike, të cilat madje edhe Perëndimi modern shekullar i kishte trashëguar nga Krishterimi, gradualisht filluan të shuheshin dhe të zhdukeshin.




Prandaj edukimi perëndimor ndodhet në një shkallë të madhe nën grahmën e tensionit në mes fesë dhe humanizmit shekullar. Pika të betejave janë shënuar në shumë territore dhe tema që shtrihen që nga evolucioni kundër krijimit, teori të ndryshme të shoqërisë, Eurocentrizmi kundër multi-kulturalizmit, çështja e kuptimësisë së jetës, problemi i lidhshmërisë në mes fushave të ndryshme të diturisë dhe etikës, si dhe shumë tema tjera, bazë për filozofinë dhe teorinë e edukimit. Tensione gjithashtu ekzistojnë edhe lidhur me faktin se çfarë domethënë 'objektivizëm' në ngritjen edukative apo si duhet bërë prezantimi i një pikëpamjeje personale dhe i një filozofie tashmë të përkufizuar, brenda së cilës duhet të ndodhë praktika edukuese. Këto tensione dhe konflikte kanë rezultuar zhdukjen graduale nga filozofia dhe teoria e edukimit edhe të vetë konceptit të së vërtetës. Sot, në shumë institute moderne perëndimore të studimit, dikush flet seriozisht për të vërtetën vetëm kur bëhet fjalë për shkencat natyrore dhe matematikore, sa kohë që në ato humane, në shkencat shoqërore dhe të ngjashme rrallëkush mund të dëgjojë një mësues të flasë për të vërtetën, sepse shumica e temave prezantohen në një mënyrë krejt relative sikur të mos ekzistonte diçka e tillë si e vërteta. Siç u tha më herët, shumë filozofë modernë madje e mohojnë domethënien dhe rëndësinë e termit 'e vërteta'.

Kompartmentalizimi i diturisë, që është karakteristikë e skenës mendore dhe intelektuale të botës moderne, jo vetëm që reflektohet në edukimin modern po edhe shkaktohet nga ai. Një numër mendimtarësh të shquar perëndimorë kanë kërkuar ta tejkalojnë këtë ndarje të tepruar, por nuk kanë pasur sukses, se-

pse nuk ekziston më një botëkuptim i cili t'i unifikonte disiplinat e ndryshme. Tashmë ekziston një ndarje në mes shkencave natyrore e matematikore, në njërën anë, dhe shkencave shoqërore e, së fundi, atyre humane, në anën tjetër, secila me perspektiva dhe metoda të ndryshme, përderisa në rastin e shumë praktikantëve të këtyre disiplinave të fundit ka një tendencë për mposhtjen e shkencave natyrore.

Ende ka mbetur diçka nga ideja e mëhershme paramoderne e arteve liberale, *artes liberales,* të periudhës mesjetare, e cila ngjason mjaft shumë me klasifikimin e diturisë dhe kurrikulën e përshkruar nga disa mendimtarë dhe autorë klasikë myslimanë. Edukimi i arteve liberale, që mund të gjendet në Amerikë dhe Angli, ruan diçka nga uniteti i perspektivës, e cila ishte karakteristikë e mësimit të Evropës mesjetare, kur qytetërimi evropian ishte një qytetërim fetar dhe integrues, në shumë mënyra i ngjashëm me atë islam, sidomos në fushën e edukimit, por madje edhe kjo filozofi e shenjtë edukimi tani është komprometuar në një shkallë të madhe nga theksimi i madh i shkencave natyrore dhe krijimi i atyre që quhen shkenca shoqërore, të cilat përpiqen t'ua kalojnë sa më shumë që të munden, metodave të shkencave kuantitative, për t'i aplikuar ato në shoqëri, si të tilla. Shkencat shoqërore, për më tepër, kërkojnë t'i gëlltitin ato humane. Si rezultat, vetë shkencat humane po luftojnë fort për të mbijetuar si humane.

Është me rëndësi të nënvizohet këtu, për sa i përket studentit të ri mysliman, se shumica e myslimanëve që vijnë për të studiuar në institucionet perëndimore, temës së shkencave humane i qasen rrallë seriozisht. Shumica syresh studiojnë shkencat, mjekësinë ose inxhinierinë, kurse shkencat humane u duken si jo relevante. Në vetë Botën Islame gjithashtu ekziston një krizë e thellë në universitetet e themeluara moderne, pikërisht ngase sistemet nga Perëndimi janë transplantuar në atë botë pa integrimin më të vogël në mes shkencave humane, që duhet të nxirren krejtësisht nga burime islame, disiplinat moderne, dhe shkencave që janë importuar nga Perëndimi.

Sidoqoftë, qoftë në Perëndim ose kudo tjetër, institucionet moderne të edukimit, të cilat janë depo të diturisë dhe të cilat e konsiderojnë veten si gardianë kryesorë të qytetërimit perëndimor modern, brenda vetes mbajnë farën e konflikteve të thella për sa u përket filozofisë dhe teorive të edukimit, konflikte këto që reflektojnë dhe burojnë nga ndarja e krijuar në lindjen e periudhës moderne në mes të fushës së diturisë dhe fushës të së shenjtës, siç theksohet në fe. Shumë institucione Perëndimore të edukimit ruajnë ende diçka nga e kaluara e tyre mesjetare, por ka edhe shumë risi (inovacione) të bazuara në pikëpamjet e njeriut, si krejtësisht tokësore dhe jofetare, të përkufizuara nga filozofët e shekujve XII/XVIII dhe XIII/XIX, apo si një dhëmb i vetëm në makinën sociale të mbështetur nga teoricienë pozitivistë dhe marksistë që nga shekulli i XIII/XIX. Këto institucione edukimi qëndrojnë në një gjendje të tensioneve konstante me institucionet fetare dhe madje edhe me humanizmin e mëhershëm, i cili kërkonte që qenien njerëzore ta shihte si një tërësi që ka nevojë për zhvillimin e dy aspekteve, atij mendor dhe shpirtëror.

Nuk ka dyshim se edukimi modern perëndimor ka ushtruar një ndikim të fuqishëm mbi Botën Islame. Ky ndikim ka ardhur si rezultat i një numri të madh të studentëve myslimanë, të cilët dërgohen në Perëndim dhe të cilët nganjëherë janë të hutuar tek i shohin konfliktet në mes të asaj që mësohet në ligjërata, dhe shërbimeve të së dielës, në mes të disa studentëve që janë shumë fetarë, dhe të tjerëve që janë krejtësisht kundër fesë, të gjitha këto tek përfaqësojnë ndarjen në mes vlerave etike dhe shkencës në edukimin perëndimor. Por ndikimi i edukimit perëndimor në Botën Islame gjithashtu ndihet edhe përmes pranisë së institucioneve moderne të edukimit përbrenda vetë Botës Islame, ku sot mbretëron një krizë e madhe, e cila rezulton nga konflikti i tyre me institucionet tradicionale të mësimit, të cilat kanë filozofinë e tyre të bazuar mbi harmoninë e diturisë, skllavërisë së njeriut ndaj Zotit, centralizimit të Shpalljes Hyjnore dhe të gjitha parimeve të tjera që karakterizojnë botëkuptimin islamik. Ky konflikt në një shkallë të lartë gjithashtu mund të shihet edhe në shkollat e mesme dhe në ato fillore, në qytetet më të mëdha të disa shteteve islame, ku modelet perëndimore janë kopjuar në një formë a në një tjetër, zakonisht të varura nga rrethanat e historisë. Një shtet i kolonizuar nga Britania e Madhe kopjonte modelet britanike, sikurse Pakistani dhe India myslimane apo Nigeria; nëse ka qenë i kolonizuar nga Franca, atëherë modelet fraceze janë kopjuar, sikurse mund ta shohim në Afrikën Veriore, dhe, nëse ka qenë i kolonizuar nga holandezët, atëherë modelet holandeze - sikurse mund të shihet në Indonezi. Për më tepër, modelet amerikane të edukimit janë inkorporuar gjithashtu në shumë toka myslimane gjatë dekadave të fundit, shpesh të mbivëna të modeleve të mëhershme evropiane.

Sot kuptimi i edukimit modern perëndimor, për nga historia dhe filozofia e tij, është absolutisht esencial për studentin mysliman, jo vetëm për ta mbrojtur veten e tij/saj se çfarë të studiojë ai person në Perëndim, por gjithashtu për të kuptuar konfliktin përbrenda Botës Islame të dy institucioneve të edukimit dhe filozofisë së tyre, të cilat prodhojnë të diplomuar që i takojnë të njëjtit vend, flasin të njëjtën gjuhë, por kanë dy botëkuptime shumë të ndryshme. Këto botëkuptime, për më tepër, reflektohen në secilin nivel, që nga roli i mësuesit, i cili në Islam konsiderohet të ketë një pozitë të lartë në shoqëri, deri në atë shkallë sa ekziston një thënie, e cila i atribuohet Aliut, se 'ai që më mëson një fjalë të vetme, do t'i bëhem robi i tij', deri tek roli i studentit brenda atij institucioni, deri tek relacioni në mes diturisë dhe etikës, në mes shkencës dhe fesë, përmbajtjes e planprogramit, domethënies dhe qëllimit të edukimit dhe gjithë elementeve të tjera fondamentale që përmban edukimi. Në Botën Islame, sikurse edhe në Perëndim, edukimi gjithmonë ka qenë kryesor, ngase qëllimi është që përmes edukimit, gjenerata e re të edukohet për të bartur dhe për të çuar më përpara idealet, normat dhe parimet e një shoqërie.

*Përktheu dhe përshtati*
***Jeton Mehmeti***

*Pjesë nga libri*
***"A young Muslim's Guide to the Modern World"***

*Pjesë nga debati televiziv i zhvilluar në kanalin satelitor "a-Alem" të Bejrutit, më 4 qershor 2008, në mes Qemajl Morinës, mësimdhënës në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës dhe Emxhed Mikatit, deputet në Parlamentin e Serbisë.*
Udhëheqës i emisionit: **Muhamed Bishkur**

# Kosova: Zjarri pas pavarësisë




**Edhe pse nga lufta në Kosovë kanë kaluar nëntë vjet, lufta mediatike dhe diplomatike për Kosovën nuk ka të ndalur. Propaganda dhe diplomacia serbe është vënë në ofensivë me tërë fuqinë që ka, për ta fituar betejën mediatike, pasi Serbia kishte humbur betejën luftarake. Kjo betejë nuk është e lehtë, sepse ajo do shkathtësi, durim dhe mjeshtëri për të përfituar opinionin ndërkombëtar.**
**Serbia këtë betejë po e zhvillon në të gjitha frontet. Por, është e përqendruar në Lindjen e Mesme, ku ne kosovarët është dashur të kemi përparësi, për shkak të identitetit tonë të përbashkët fetar me popujt e atyre vendeve. Megjithatë, për shkak të neglizhencës sonë, Serbia edhe atje ka një përparësi të dukshme. Se si duken këto debate dhe se Serbia nuk zgjedh mjete për të arritur qëllimin e saj, - po paraqesim pjesë të një debati të zhvilluar në kanalin satelitor "al-Alam" në Bejrut, më 4 qershor 2008, në mes Qemajl Morinës, nga Fakulteti i Studimeve Islam të Prishtinës dhe Emxhed Mikatit, serb i natyralizuar me origjinë nga Palestina, në emisionin javor mjaft të shikuar "Nën hi" me temën "Kosova: Zjarri pas pavarësisë", i udhëhequr nga Muhamed Bishkur.**
**Muhamed Bishkur: Mirë se vini në emisionin "Nën hi"… Kësaj radhe do të flasim për Kosovën, kthimi në pikën e fillimit, por kësaj radhe nga porta e pavarësisë. Pavarësisë e hidhur që po përjeton Kosova. Pyetja që shtrohet para nesh, është se a është kjo pavarësi e mbrojtur nga Fuqitë e Mëdha, apo pavarësi kalimtare, ashtu siç thonë serbët? Armëpushim me serbët apo mbrojtje e marrë me qira ose paqe e përhershme?. Vetëvendosje.**
**Edhe pse Kosova ka shpallur pavarësinë e saj në shkurt të këtij viti, ajo po ballafaqohet me probleme të shumta, në aspektin politik, të kthimit të refugjatëve e me probleme ekonomike. Serbia, shtet fqinj i Kosovës, e cila ka qenë shteti më i fuqishëm në ish-Federatën Jugosllave, pavarësimin e Kosovës e sheh jolegjitim. Në këtë aspekt ajo gëzon përkrahjen e plotë të Rusisë, aleat tradicional i saj.**
**Kosova, e cila ka një sipërfaqe prej 11.000 km$^2$, me një popullsi prej 2 milionë banorësh, nga të cilët 90% i përkasin besimit islam. Pakica serbe ortodokse nuk arrin as 10%, kurse pjesa tjetër janë katolikë.**
**Kosova nuk ka resurse të mëdha të pasurive ekonomike, kështu që ajo kryesisht mbështetet në ndihmat e jashtme për ruajtjen e pavarësisë së saj. Kjo mbështetje, kryesisht vjen nga Bashkimi Evropian, ShBA-ja dhe vendet islame. Pavarësia e Kosovës erdhi si rezultat i një rezistence dhe lufte të gjatë të popullatës shumicë të Kosovës. Vetëm gjatë luftës së fundit 1998-1999 u vranë më shumë se 10.000 veta, meqenëse Serbia nuk lëshonte pe dhe donte që me çdo kusht ta mbante Kosovën nën sundimin e saj. Ajo e konsideronte atë pjesë të shtetit të vet, bile edhe tokë të shenjtë serbe, ashtu siç e quajnë serbët Kosovën.**

**Muhamed Bishkur:** *"Kosova: Zjarri pas pavarësisë", është titulli i temës së sotme të emisionit "Nën hi".*

*Në fillim, përshëndes mysafirët e mi. Filloi me z. Qemajl Morinën, profesor në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës. Kosova në mes nënshtrimit serb historikisht, dëshirës së madhe për vetëvendosje dhe, në fund, pavarësisë së saj, që u arrit me shumë vështirësi, sakrifica dhe peripeci. Për çfarë pavarësie është fjala? A është kjo pavarësi e vërtetë e Kosovës?*

**Qemajl Morina:** 17 Shkurti është datë e shënuar në analet e historisë më të re të Kosovës. Ajo datë ndan dy periudha të historisë. Historia e parapavarësisë dhe e paspavarësisë. Me këtë datë ne mbyllim një faqe të errët të historisë për të hapur një faqe të re e të ndritshme. Ne besojmë se Kosova do ta vazhdojë rrugëtimin e saj drejtë stabiliteti dhe ndërtimit të shtetit të ri. Ajo do të kthehet në një oazë paqeje. Ata që nuk besojnë në pavarësimin e Kosovës, jetojnë në iluzione.

**Muhamed Bishkur**: *Pavarësia erdhi si rezultat i një skenari të posaçëm dhe me mbrojtje ndërkombëtare. Si mund të ketë pavarësi me tërë këtë prezencë ndërkombëtare?*

**Qemajl Morina:** Unë do kisha thënë se pavarësia e Kosovës është rezultat i luftës dhe rezistencës së vazhdueshme të popullit shqiptar, që zgjati më shumë se një shekull. Ajo erdhi si rezultat i një studimi të mirë dhe të gjithanshëm të forcave politike të




محمد بيشكر: اهلا بكم في تحت الرماد... هذه المرة كوسوفو عود علي بدء ولكن من بوابة الاستقلال. الاستقلال المر مر علي كوسوفو و السؤال هل لهذا الاستقلال سياج أم أنه استقلال عابر كما يقول الصرب؟ هدنة مع الصرب ام حراسة مستعارة أم سلام دائم؟

تقرير مصور

علي الرغم من اعلانها الاستقلال في شباط/ فبراير من العام الجاري ، كوسوفو مازالت محاصرة بالتعقيدات و حقول الالغام السياسية و السكانية و الاقتصادية. صربيا المجاورة لكوسوفو و التي كانت عماد الاتحاد اليوغسلافي ترى في استقلال كوسوفو مسألة غير قانونية و تجاريها في ذلك روسيا الحليف التقليدي لصربيا. كوسوفو التي تبلغ مساحتها ١١ الف كيلومترمربع و يبلغ عدد سكانها زهاء مليونين و نسبة المسلمين فيها نحو تسعين في المئة و الاقلية الصربية الارثوذكسية لاتتجاوز العشرة في المئة و ما تبقي كاثوليك. لاتمتلك كوسوفو موارد اقتصادية مهمة و تراهن علي دعم دولي لها للحفاظ علي استقلالها و هذا الدعم قد يكون من الاتحاد الاوروبي او الولايات المتحدة او الدول الاسلامية. استقلال كوسوفو جاء بعد مخاض دموي عنيف قتل خلاله عشرات الالوف من السكان جراء اصرار صربيا على اعتبار كوسوفو جزءً من اراضيها و لايحمل المستقبل اي مؤشر على امكانية موافقة الصرب على استقلال كوسوفو الارض المقدسة كما يقول الصربيون.

محمد بيشكر: كوسوفو جمرما بعد الاستقلال عنوان حلقة اليوم من تحت الرماد اولا ارحب بضيوفي. ابدأ معك دكتور طبعا كوسوفو بين التبعية الصربية تاريخيا، الطموح الصعب في تقرير المصير و الاستقلال الذي خرج من عمق الزجاجة ، هنا عن أي استقلال نتحدث هل هو فعلا استقلال حقيقي لكوسوفو؟

كمال مورينا: طبعا تاريخ ١٧ شباط ٢٠٠٨ هو تاريخ فاصل في تاريخ كوسوفو. نحن نطوي صفحة من التاريخ الماضي و كوسوفو بدأت صفحة جديدة في تاريخها و نعتقد بأن كوسوفو ستكون ساحة سلام و الذين يتشائمون من هذا الاستقلال ، هم متوهمون...

محمد بيشكر: ولكن الاستقلال جاء باخراج معين و وصاية دولية كيف يمكن مع انتداب دولي و كل هذه القوات العسكرية أن يكون هناك استقلال؟

Kosovës. Ishte rezultat i vullnetit të më shumë se 2 milionë shqiptarëve të Kosovës. Garanci e kësaj pavarësie është fakti që Parlamenti i Kosovës më 15 qershor do të aprovojë Kushtetutën e re të Kosovës. Një kushtetutë bashkëkohore, moderne, ku të gjithë qytetarët, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike a fetare, janë të barabartë. Me këtë akt do të hapet një faqe e re në historinë e re të Kosovës. Deri më tani pavarësinë e Kosovës e kanë njohur 42 shtete, shumica prej tyre vende të Bashkimit Evropian dhe anëtare të paktit NATO. Ne jemi të vetëdijshëm se rruga jonë nuk është e shtruar me lule, para nesh ekzistojnë vështirësi dhe pengesa. Megjithatë, Kosova do të vazhdojë rrugëtimin e saj për një të ardhme më të sigurt dhe më të mirë.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Morina, kjo që po e thua ti, është shumë e bukur.. Por, ti po flet tash për një mbështetje ndërkombëtare. Në botë ekziston një numër i madh shtetesh që ndoshta kanë dëshirë ta përkrahin pavarësinë e Kosovës. Mirëpo, cilët janë faktorët në të cilët Kosova mbështet pavarësinë e saj, nëse dëshirojmë të flasin në dritën e fakteve dhe argumenteve?*

**Qemajl Morina:** Nuk ka fuqi më të madhe sesa vullneti dhe dëshira e një populli që ai të jetë i pavarur. Ne në Kosovë kemi Trupat e Mbrojtjes të Kosovës. Ne kemi policinë e Kosovës, prej afro dhjetë mijë vetash. Ne posedojmë një rini të mrekullueshme. Mbi 70% e popullatës së Kosovës është nën moshën 30 vjeçe. Kosova ka përqindjen më të lartë të lindjeve në Evropë. Ne për sigurinë e brendshme të vendit, në të ardhmen nuk do të mbështetemi në forcat e huaja. Kosova do të formojë ushtrinë e saj, e cila do të jetë e formuar dhe e organizuar sipas standardeve më bashkëkohore të NATO-s, e pajisur me armatim të sofistikuar bashkëkohor. Presidenti Amerikan ka dërguar propozimin në Kongresin Amerikan për armatimin e kësaj force të sigurisë.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Emxhed Mikati, ekziston vullneti dhe dëshira e madhe për pavarësi. Kjo që ndodhi në Kosovë, nuk ishte rastësi, ashtu siç pohoni ju. Ekziston një luftë dhe rezistencë e gjatë. Në këtë rrugëtim të gjatë u derdh shumë gjak dhe ranë shumë viktima. Ndodhën shumë tragjedi. Përse refuzoni ju pavarësinë e Kosovës, për të cilën janë më shumë se 90% e popullatës së saj?*

**Emxhed Mikati:** Në fillim dua të të përmirësoj për atë që the, se Kosova ishte nën okupimin serb. Kosova nuk ka qenë e okupuar, por aty zë fill shteti serb prej shekullit shtatë. Shqiptarët erdhën aty në fund të shekullit shtatëmbëdhjetë. Argumentet historike, dokumentet e UNESKO-s e vërtetojnë këtë që po them. Pyetja që shtrohet para nesh, është përse pavarësia erdhi në këtë mënyrë dhe përse Serbia është kundër saj. Është e vërtetë se ka pasur përpjekje të vazhdueshme për pavarësimin Kosovës nga Serbia. Por, shqiptarët nuk patën sukses asnjëherë në përpjekjet e tyre. Tash patën sukses duke u mbështetur në fuqinë e forcave të NATO-s dhe ShBA-së. Pyetja që shtrohet para nesh, është përse Amerika po qëndron në anën e pavarësisë së Kosovës dhe cila është kauza e drejtë që Amerika ka përkrahur ndonjëherë që nga vitet nëntëdhjetë të shekullit të kaluar?!

**Muhamed Bishkur:** *Z. Mikati, para se të flasim për ShBA-në, këtë çështje do ta lamë në pjesën e dytë. Duam të flasim për 90% të popullatës së Kosovës që përkrah pavarësinë. Kosova ka pasur autonomi, është mbajtur referendumi, por të gjitha këto janë anuluar. Në bazë të kësaj, shihet se është injoruar vullneti i shumicës së popullatës së Kosovës për pavarësi. A mund të injorohet kjo e drejtë edhe tash dhe deri kur?*

**Emxhed Mikati:** Kjo nuk qëndron në aspektin juridik. Nuk ekziston popull me emrin kosovar. Ekziston një pakicë etnike shqiptare në Kosovë. Përqindja e saj mund të jetë afër 70% e jo 90%, sepse aty ka ndodhur shpërngulja e pakicave joserbe si e myslimanëve, romëve, turqve, aty mbetën vetëm shqiptarët, të cilët organizuan referendum. Por, nëse duhet të organizojmë referendum, ai duhet të jetë në nivel të Serbisë dhe atëherë do të shohim se ç'do të vendosë shumica. Imagjinoni këtë botë sikur t'i lejohej çdo populli të formojë shtetin e vet në tokën ku ai jeton. Për se kjo hipokrizi? Palestina, sipas rezolutave të Kombeve të Bashkuara, ka të drejtë të jetë shtet, por këtë nuk e lejon Amerika. Po ajo e pranon pavarësinë e Kosovës duke e quajtur *sui generis*.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Mikati, nëse nisemi nga ky parim, nuk mund të gjejmë në vendet e botës së tretë, ndonjë shtet që mund të meritonte pavarësi të plotë. Edhe Serbia mbështetet kryesisht në përkrahjen e Rusisë. Nuk është vetëm Kosova që po mbështetet në përkrahjen e Amerikës. Do të kthehem tek z. Morina. Emxhedi thotë se historikisht nuk ekziston popull kosovar, Kosova është shtet jolegjitim. Refere-*

*ndumi ndodhi për një pjesë të popullit e jo për gjithë popullin.*

**Qemajl Morina**: Unë ia fali z. Emxhedit këto gabime trashanike. Ai nuk e njeh historinë e Ballkanit. Sepse ai është serb i natyralizuar, nuk është bir i atij rajoni. Si palestinez që është, do të ishte më mirë ta mbronte kauzën palestineze, e jo kauzën serbe, e cila nuk mund të mbrohet. Serbët, ushtria, policia dhe forcat paramilitare serbe i kanë të zhytura duart e tyre me gjakun e popullatës së pambrojtur kroate, myslimane dhe shqiptare deri në bërryla vetëm në luftën fundit. Ai, me paraqitjet e tij jodinjitoze, të padrejta po ul karakterin e vet. Prandaj bën gabime historike kardinale. Shqiptarët asnjëherë gjatë historisë nuk kanë qenë pjesë e Serbisë. Ilirët, që janë të parët e shqiptarëve, kanë jetuar në Ballkan deri në Istri para fillimit të dyndjeve sllave në atë pjesë të Evropës. Kosova dhe viset e tjera shqiptare janë okupuar nga Serbia pas tërheqjes së Perandorisë Osmane nga Ballkani në vitin 1912.

**Emxhed Mikati -** ndërhyn. Ky është falsifikim i historisë… Ju lutem, Ju lutem…

**Muhamed Bishkur:** *Do të ta japim rastin të përgjigjesh, por të dëgjojmë pikëpamjet e z. Morinës.*

**Qemajl Morina:** Për sa u përket statistikave rreth Kosovës, po shoh se pala serbe po manipulon me to, siç po manipulon edhe me gjëra të tjera. Kosova ka marrë pjesë për herë të fundit në statistikën e viti 1981. Statistika e vitit 1991, të cilën po e përmend bashkëbiseduesi im, nuk vlen për Kosovën, sepse, pas anulimit të autonomisë, shqiptarët kanë bojkotuar çfarëdo aktiviteti të Serbisë. Sipas statistikave zyrtare të vitit 1981, përqindja e serbëve në Kosovë ishte 17% e jo ashtu siç pretendon z. Emxhed Mikati. Edhe pse serbët kishin të gjitha privilegjet dhe autorizimet, të cilat u mundësonin atyre pushtet të pakufishëm, ata vazhdimisht e kanë lëshuar Kosovën. Ata nuk e konsideronin Kosovën atdhe të tyre. Ata vinin në Kosovë për shkak të beneficioneve dhe privilegjeve të shumta që gëzonin dhe përsëri ktheheshin në Serbi. Vinin, qëndronin për një kohë të shkurtër, merrnin banesa, shtëpi, kredi, rroga të majme dhe ktheheshin në Serbi. Vlen të theksohet se shpërngulja më e madhe e serbëve nga Kosova ka ndodhur në vitet nëntëdhjetë, kur në pushtet ishte Milosheviçi.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Mikati, urdhëro, e ke fjalën.*

**Emxhed Mikati:** Unë nuk shoh ndonjë rëndësi relevante në të dhënat në të cilat mbështet profesor Morina. Instituti i Statistikës i Kosovës ishte institut jolegjitim. Sipas burimeve të UNESKO-s, serbët për herë të parë janë gjetur në Kosovë në vitin 1683, si dhe për herë të parë paraqiten shqiptarët pas kësaj date, pas luftës austro-hungareze-turke…

**Muhamed Bishkur:** *Të flasim për kohën e tashme. Është shpallur pavarësia. Pas rënies së ish-Bahkimit Sovjetik, nga gjiri i tij dolën dhe u pavarësuan shumë shtete. Përse kjo e drejtë të mos i lejohet Kosovës? Kur dihet se me shkatërrimin e ish-Federatës Jugosllave dolën disa shtete. Përse një gjë e tillë të mos vlejë edhe për Kosovën?*

**Emxhed Mikati:** Pavarësmi i republikave të ish-Bashkimit Sovjetik dhe të ish-Federatës Jugosllave u bë në kuadër të ligjit ndërkombëtar; për sa i përket ish-Jugosllavisë, ai u tejkalua, por megjithatë pati një lloj marrëveshjeje. Republikat kanë të drejtë pavarësimi në kuadër të së drejtës për vetëvendosje, kurse, për sa u përket pakicave në kuadër të autonomisë, ato nuk kanë të drejtë. Nuk ka të drejtë që një popull të ketë dy shtete kombëtare. Një shet shqiptar në Shqipëri, dhe një tjetër shqiptar në Kosovë. Çështja tjetër, të cilën e përmendi z. Morina lidhur me anulimin e autonomisë së Kosovës në vitin 1989, - është anuluar vetëm një pjesë e kushtetutës së viti 1974, që kishte të bënte me shtetësinë. Me këto masa ishin të pajtimit edhe republikat e tjera. Mirëpo, shqiptarët e morën këtë si shkas dhe u ngritën dhe zbatuan mosdëgjueshmëri civile, pastaj bënë demonstrata dhe në fund kaluan në rezistencë ushtarake…

**Muhamed Bishkur:** *Mirëpo, më vonë ndodhën masakra në Kosovë dhe u bë shkatërrimi i Kosovës në mënyrë të organizuar.*

**Emxhed Mikat**: Po. Kosova u shkatërrua në mënyrë të organizuar nga pakti NATO. Para kësaj u shkatërruan forcat e rebeluara shqiptare.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Morina, dëshirojmë të flasim se cilët janë faktorët, të cilët mund ta forcojnë këtë pavarësi në të ardhmen, dhe cilët janë faktorët, të cilët mund ta dobësojnë atë? Ashtu siç pohojnë serbët, pavarësia mund të dështoj një ditë prej ditësh. Cilët janë faktorët në të cilët Kosova mbështet zhvillimin e pavarësisë së saj, përveç vullnetit të popullit, për të cilin fole më parë?*

**Qemajl Morina:** Kosova ka një potencial të madh të pasurive natyrore. Sipas shkrimit të së përditshmes beogradase "Blic", datë 20 shkurt 2008, Kosova ka një potencial prej 20 miliardë tona thëngjilli, vlera e të cilit, sipas çmimit të sotëm të tregut, arrin në 500 miliardë dollarë, prandaj e tërë lakmia e Serbisë në Kosovë, nuk ka të bëjë me atë se ajo është Jerusalemi i Serbisë apo tokë e shenjtë serbe, ose për shkak të kishave dhe manastireve serbe, po për shkak të pasurive të saj natyrore. Kosova do të ketë një të ardhme të ndritshme politike dhe ekonomike, sepse ne dëshirojmë të ndërtojmë një shtet bashkëkohor, demokratik, ku çdo qytetar, pa dallim etnie e feje, do ta ndiejë veten se është i barabartë, duke përfshirë këtu edhe pakicën serbe. Për këtë arsye, Serbia duhej të ishte shteti i parë që do ta njihte pavarësinë e shtetit të ri të Kosovës. Sepse, nëse ajo dëshiron që pakica serbe të ketë prosperitet në Kosovë, duhet të pajtohet patjetër me realitetin e ri të krijuar në Kosovë. Unë jetoj në Graçanicë, një paralagje e Prishtinës, ku shumica e popullatës janë të pakicës serbe. Njerëzit e thjeshtë janë në gjendje ta njohin realitetin e ri të krijuar në Kosovë dhe ata janë jetësisht të interesuar të integrohen në shoqërinë e re kosovare.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Emxhed, nëse gjërat janë kështu siç po tregon z. Morina, kur shumica janë të interesuar për integrimin e pakicës serbe në rrjedhat e reja. Kjo na bën të pyesim, për se Serbia bëhet pengesë e kësaj pavarësie dhe deri kur ajo do ta mbajë këtë qëndrim? A ka mundësi që ajo ta pengojë këtë pavarësi me përdorimin e forcës: Ç'dëshiron Serbia saktësisht prej kësaj pavarësie?*

**Emxhed Mikati:** Ajo që tha profesori Morina, është hipokrizi politike. Ekzistojnë mbi treqind mijë refugjatë joshqiptarë - romë, myslimanë, turq, që janë shpërngulur prej Kosovës. Serbia do të luftojë që ata të kthehen në vendet e tyre, me të gjitha mjetet e mundshme. Ekziston një mospajtim i madh edhe në mes vendeve të BE-së, edhe prej atyre që kanë njohur pavarësinë e Kosovës për mundësinë e rishqyrtimit të vendimeve të tyre. Unë besoj se Kosova e ka vështirë të ekzistojë si shtet i pavarur nëse Serbia e

izolon atë ekonomikisht. Gjeografikisht, të gjitha portat e Kosovës në drejtim të Perëndimit kalojnë nëpër Serbi. Serbia do të bëjë përpjekje ta izolojë Kosovën në aspektin ekonomik dhe politik e në të njëjtën kohë do të bëjë përpjekje t'u dalë në ndihmë banorëve të Kosovës, që janë lojalë ndaj Serbisë.

**Muhamed Bishkur:** *Profesor Morina, ne po flasim për zjarrin, po flasim për pakicën serbe. Z. Emxhedi foli për 10% apo 5%. Ata në rrethana të caktuara u shpërngulën prej Kosovës, ata kanë të drejtë të kthehen në Kosovë. Pyetja që shtrohet, deri në çfarë mase kjo pakicë mund të kontribuojë në forcimin e pavarësisë së Kosovës apo rrënimin e saj?*

**Qemajl Morina:** Në Kosovë, menjëherë pas luftës, është themeluar Ministria për Kthimin e të Shpërngulurve, të cilën vazhdimisht e udhëheqin serbët. Po ashtu edhe Ministrinë për Çështje Sociale e udhëheqin serbët. Po ashtu nënkryetari i Parlamentit të Kosovës është serb. Pas shpalljes së pavarësisë së Kosovës, 300 policë serbë, të cilët punonin në kuadër të Policisë së Kosovës, me urdhër të Beogradit, u tërhoqën nga Shërbimi Policor i Kosovës, ndërkohë që Qeveria e Kosovës edhe sot e kësaj dite ua paguan rrogat e tyre dhe pret që ata të kthehen në radhët e Shërbimit Policor të Kosovës.

**Muhamed Bishkur:** *Profesor Morina, por sipas mendimit të disave kjo nuk është e mjaftueshme. Ekziston dukuria e shpërnguljes së rinisë serbe nga Kosova, ndoshta për shkaqe sigurie, apo nga frika e hakmarrjes e të ngjashme me këto. Vazhdimisht kemi pakësim të numrit, ne flasim për 10% , ti flet për 5%, e mund të kemi pakësim të mëtutjeshëm të pakicës serbe.*

**Qemajl Morina:** Puna më e mirë, që duhet të bëjë pakica serbe, është që ajo të lihet e lirë nga Beogradi, që ajo të vendosë vetë për fatin e vet. Ajo duhet të integrohet në shoqërinë e re të Kosovës. Nuk mund të ketë ardhmëri për asnjë pakicë, nëse ajo jeton e izoluar nga shumica. Qeveria e Beogradit është pengesë dhe përgjegjëse për mosintegrimin e pakicës serbe në shoqërinë e kosovare.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Emxhed, përse Beogradi po e pengon pakicën serbe të integrohet në shoqërinë kosovare?*

**Emxhed Mikati**: Kam pritur që profesor Morina të jetë më i sinqertë. Ri-



nia serbe po ballafaqohet me dëbime, vrasje, kidnapime. Mbi 1500 të kidnapuarve nuk u dihet fati...

**Qemajl Morina**: Këto janë gënjeshtra të propagandës serbe. Z. Emxhed Mikati, fatkeqësisht, është njëri prej zëdhënësve të saj. Në Kosovë nuk ka kidnapime, e as nuk ka ndjekje të askujt. Aty gjenden forcat e KFOR-it, policia e UNMIK-ut, Shërbimi Policor i Kosovës, ndërsa, për sa u përket të pagjeturve, mbi 300 janë shqiptarë, fati i të cilëve nuk dihet edhe sot e kësaj dite. Z. Emxhed, për gjëra të këtilla duhet të flitet me fakte e jo me gënjeshtra, sepse është puna e jetëve të njerëzve.….

**Emxhed Mikati:** Po, është e vërtetë se qeveria serbe kërkoi prej policëve serbe t'i braktisin radhët e forcave të policisë, sepse policia duhet të marrë urdhrat nga UNMIK-u e jo nga Qeveria shqiptare e Kosovës.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Emxhed, prania e forcave ndërkombëtare në Kosovë, është si shkak i kërcënimeve serbe për integritetin dhe tërësinë tokësore të Kosovës. Ç'e shtyn Serbinë të jetë kundër pavarësisë së Kosovës?*

**Emxhed Mikati:** Kjo nuk është e vërtetë. Është fakti tjetër. Agresioni atlantik në vitin 1999 u ndërmor për të arsyetuar nevojën e ekzistimit të Paktit Atlantik. Tash njohja e pavarësisë së Kosovës është për të krijuar shtetin e parë të paktit NATO në botë, saktësisht në Evropë…

**Muhamed Bishkur:** *Tash do të kalojmë në aspektin ndërkombëtar të kësaj krize. Pyetja është për Profesor Morinën. Si mund të vazhdojë Kosova këtë pavarësi, duke qenë nën ndikimet ndërkombëtare? ShBA-ja ka interesat e veta, por edhe disa vende të BE-së kanë po ashtu interesat e veta. ShBA-ja dëshiron të ketë bazat e tyre ushtarake, ekonomike dhe politike në Evropën Lindore, e cila në të kaluarën ishte zonë interesi e ish-Bashkimit Sovjetik. Tash, Amerika dëshiron ta shtrijë ndikimin e saj deri në kufijtë e Rusisë. Si mundet Kosova të ketë sukses për ta ruajtur sovranitetin dhe dëshirën e saj për pavarësi nga ndikimet e jashtme, në veçanti nga ShBA-ja, e cila dëshiron që në të ardhmen të ketë bazat e saj ushtarake në Kosovë në vend të forcave ndërkombëtare?*

**Qemajl Morina:** Nuk është e vërtetë se në Kosovë ka baza amerikane. Aty janë bazat e Forcave Ndërkombëtare që veprojnë në kuadër të forcave të NATO-s. Serbia, po ashtu, dy vjet më parë nënshkroi marrëveshje me forcat e NATO-s, në bazë të së cilës forcat në fjalë kanë të drejtë t'i shfrytëzojnë të gjitha bazat ushtarake në Serbi. Në këtë periudhë, Kosova ka nevojë për një forcë, e cila do ta marrë nën mbrojtje atë nga ndonjë agresion eventual nga Serbia. Edhe këto ditë ne kemi kërcënime të hapura për invazion të ushtrisë serbe nga Partia Radikale, anëtar i së cilës është edhe z. Emxhed Mikati. Ata vazhdimisht kërcënojnë se, nëse vijnë në pushtet, do ta rikthejnë ushtarakisht Kosovën nën sovranitetin e Serbisë. Andaj, në këtë situatë ne kemi nevojë për një mbrojtje nga një forcë e fuqishme ndërkombëtare, siç është NATO.

**Muhamed Bishkur**: Por, dikush mund të ketë interes nga këto baza, ndoshta këto nuk do ta ndihmojnë pavarësimin e Kosovës në të ardhmen…

**Qemajl Morina:** *Sipas Kushtetutës së re, Kosova do ta ketë forcën mbroj-*

*tëse të saj. Pasi të vendoset një lloj baraspeshe ushtarake në rajon, atëherë mund të ndodhë që forcat e NATO-s të tërhiqen nga Kosova….*

**Muhamed Bishkur**: *Z. Emxhed Mikati, para se të flasim për Rusinë, e cila po e përkrah Serbinë rreth çështjes së pavarësisë së Kosovës, ç'dëshiron ShBA-ja prej Kosovës, përse e përkrah pavarësinë e saj? Përse Serbia ka frikë nga prania amerikane në Kosovë?*

**Emxhed Mikati:** Në Kosovë gjendet baza më e madhe ushtarake amerikane. Ekziston frika që kjo bazë të përdoret për aeroplanët luftarakë B 52, të cilët mund të bartin armatim bërthamor për të sulmuar caqe në ish-Bashkimin Sovjetik dhe në Lindjen e Mesme, pa pasur nevojë të furnizohen me karburante në ajër. Në anën tjetër, nëse dështojnë përpjekjet për instalimin e mbrojtjes raketore, baza amerikane në Kosovë do të paraqesë rrezik për sigurinë e Rusisë dhe vendeve të Lindjes së Mesme, duke përfshirë shtetet rebeluese, siç janë Irani dhe Siria. Çështja e tretë, destabilizimi i sigurisë evropiane, këtë e kanë shprehur disa delegacione evropiane në takimet që kanë pasur me ne. Dihet se tregtia e drogës, armatimit si dhe veprimet mafioze të ndryshme, selinë kryesore e kanë në Kosovë. Sipas disa të dhënave, thuhet se tregtia e mishit të bardhë si dhe tregtia e drogës, në Britani është në dorë të shqiptarëve të Kosovës, kjo vlen edhe për Çekinë dhe disa vende të tjera. Nëse do të forcohet ky shtet i ri, atëherë stabiliteti i Evropës do të vihet në pikëpyetje….

**Muhamed Bishkur**: *Z. Emxhed, ndalemi këtu. Profesor Qemajl Morina, sipas kësaj, Kosova do të paraqesë një bombë të kurdisur, e cila do ta rrezikojë tërë Evropën.*

**Qemajl Morina:** Natyrisht, ky është mendimi i Emxhed Mikatit dhe Serbisë. Këto janë imagjinata të Serbisë, por realiteti është krejt ndryshe. Populli i Kosovës, nën trysninë e okupimit serb dhe për shkak të kushteve të vështira ekonomike, u detyrua të merrte botën në sy, për të siguruar kafshatën e bukës për familjet e tyre. Kurse të gjitha tjerat që përmendi, janë shpifje të shërbimit informativ serb dhe nuk kanë të bëjnë fare me realitetin. Shqiptarët janë popull i ndershëm, janë popull punëtor, të respektuar në të gjitha vendet e Evropës. Beogradi është qendër e krimit të organizuar për tërë Evropën, qendër e organizatave mafioze prej më të ndryshmeve, ku është i përzier edhe shërbimi informativ serb. Klani i Zemunit është njëri prej këtyre organizatave, i cili bëri atentatin ndaj ish-kryeministrit demokrat serb Zoran Xhingjiç.

Kosova është vend i qetë, stabil. Aty nuk ka vrasje të karakterit politik. Ndërkombëtarët janë të qetë, lëvizin të lirë dhe të gjithë janë të respektuar, duke përfshi edhe pakicën serbe….

Kurse, për sa i përket bazës amerikane në Bonstil, rëndësinë dhe madhësinë e së cilës Emxhedi e ekzagjeron tej mase, unë kam pasur rastin ta vizitoj dhe mund të them se është një bazë modeste, ku janë vendosur forcat e KFOR-it amerikan. Prej asaj baze mund të fluturojnë vetëm helikopterët, e jo edhe aeroplanët B-52, ashtu siç pretendon Emxhed Mikati.

**Muhamed Bishkur:** *A nuk ekziston rreziku që konflikti të marrë përmasa të gjera në mes ShBA-së dhe disa vendeve perëndimore, në një anë, dhe Rusisë, në anën tjetër, pasojat e të cilit do të ishin katastrofike për Kosovën dhe Serbinë?*

**Qemajl Morina:** Nuk besoj… Rusia po e shfrytëzon Kosovën dhe naivitetin e politikës serbe, që të paraqitet në skenën politike si fuqi botërore. Ajo në këtë aspekt po e shfrytëzon politikën shkurtpamëse të Serbisë. Nuk ekziston kurrfarë shansi që të nisë ndonjë luftë në mes ShBA-së dhe Rusisë për shkak të Kosovës.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Emxhed Mikati, tash dëshirojmë të kalojmë në Rusi. Federata Ruse, pas pavarësimit të Kosovës, po shkon në drejtim të përkrahjes së pavarësisë së Abkazisë dhe Osetisë Jugore nga Gjeorgjia. Ekzistojnë shumë fakte, të cilat e bëjnë Rusinë në pozitën e ShBA-së për sa i përket Kosovës. Sipas mendimit tënd, përse Rusia nuk e pranon pavarësinë e Kosovës? A bëhet fjalë për interesat strategjikë të Rusisë apo për marrëdhëniet me Serbinë dhe solidaritetin me të?*

**Emxhed Mikati:** Në fillim dua t'i korrigjoj fjalët e tua. Rusia nuk e përkrah pavarësimin e atyre krahinave autonome, por insiston që ato të gëzojnë autonominë e tyre…

**Muhamed Bishkur:** *Do të thotë se ajo po e përkrah pavarësinë në një mënyrë apo tjetër. Në ato dy krahina janë të pranishme forcat ruse.*

**Emxhed Mikati:** Presidenti Putin, në një konferencë shtypi në Paris, kërkoi dhënien e autonomisë e jo të pavarësisë. Rusia do të kthehet me shpejtësi në skenën politike ndërkombëtare dhe ta mbajë baraspeshën e humbur pas shkapërderdhjes së ish-Bashkimit Sovjetik. Në këtë drejtim ajo po e shfrytëzon në mënyrë pozitive të drejtën ndërkombëtare. Rusia u mbështet në të drejtën ndërkombëtare duke pohuar se nuk mund të matet me dy kutë asnjë çështje ndërkombëtare. Nëse i japim të drejtë ndarjes së Kosovës nga Serbia, atëherë duhet t'u japim të drejtë për ndarje të gjitha rajoneve autonome, duke përfshirë edhe çështjen e Palestinës. Prandaj rusët i referohen Kosovës në këtë aspekt, sepse ata dëshirojnë ndarjen e sferave të interesit në Ballkan. Ashtu siç është e njohur, ata humbën rajonin e Ballkanit në tërësi pas luftës së ftohtë. Rusët tash kanë rikthyer fuqinë e tyre, dhe nuk do të lejojnë që Amerika të mbisundojë e vetmuar në Ballkan. Historikisht dihet se ai që mbisundon në Serbi, ai mbisundon në Ballkan, ai mbisundon në Lindje dhe në Perëndim….

**Muhamed Bishkur**: *Kjo do të thotë se ky qëndrim i Rusisë ka të bëjë me interesat e saj strategjikë e jo çështje parimesh?*

**Emxhed Mikati:** Ashtu siç dihet, në politikën ndërkombëtare nuk ekzistojnë parime - miqësi apo urrejtje, por ekzistojnë interesat strategjikë.

**Muhamed Bishkur**: *Kur Rusia mbështetet në Rusinë, në këtë qëndrim a është ajo në një formë apo në një tjetër në shërbim të interesave të Rusisë?*

**Emxhed Mikati:** Nuk ka dyshim se shërbimi i interesave strategjikë rusë në këtë kohë është në shërbim të mbajtjes së baraspeshës ndërkombëtare, paqes dhe stabilitetit ndërkombëtar. Sepse, mbetja e ShBA-së fuqi e vetme botërore, mund të çojë në shkatërrimin e botës, prandaj kemi nevojë për një balanc ndërkombëtar të ri.

**Muhamed Bishkur:** *Ju lutem, profesor Morina, - fjalët që dëgjuam, se Rusia ka interesat e vet dhe dëshiron ta shfrytëzojë çështjen në interesin e saj, duke vendosur balancin e forcës, si mund t'u afrohet Amerika rajoneve të ndaluara për të, në të cilat janë interesat vitalë të Rusisë. Përse Rusia nga ky aspekt që ne po flasim, po e refuzon pavarësimin e Kosovës?*

**Qemajl Morina:** Rusia ka humbur interesat e saj vitalë në kufijtë e saj, si në Ukrainë ashtu edhe në Gjeorgji, si dhe në vendet e Baltikut. Ndërkohë që Serbia, edhe pse është vend sllav dhe

ortodoks, gjeografikisht është shumë larg saj, dhe si e tillë ajo nuk paraqet ndonjë rëndësi strategjike për të. Për sa i përket Kosovës, të gjithë e pranojnë se çështja e Kosovës është rast i veçantë (*sui generis*), nuk ka lidhje me asnjë rast tjetër. Nuk ka lidhje as me Osetinë Jugore e as me Abkazinë. Sepse rrugën nëpër të cilën ka kaluar Kosova, nuk ka kaluar asnjë vend tjetër. Andaj, si rast i veçantë edhe ka pasur zgjidhje të veçantë, në kuadër të së drejtës ndërkombëtare.

Shkaqet përse Rusia nuk po pranon pavarësinë e Kosovës, sipas mendimit tim, janë të shumta, por unë po përmend vetëm atë që Rusia do ta promovojë veten si fuqi botërore, që mund t'i bëjë konkurrencë ShBA-së si dhe të tregojë aleancën e vjetër sllavo-ortodokse për konsumim të brendshëm.

**Muhamed Bishkur:** z. Emxhed, nëse flasim tash për interesat e Amerikës lidhur me pavarësinë e Kosovës si dhe interesat e Rusisë për të njëjtën çështje, ku qëndron Serbia dhe ku qëndron Kosova në mundësinë e një konflikti të armatosur në të ardhmen midis Rusisë dhe Amerikës? A nuk do të ishte më mirë për Serbinë që ta pranojë realitetin e ri të krijuar me shpalljen e pavarësisë së Kosovës dhe vendosjen e marrëdhënie miqësore në mes dy shteteve. Për se në rajon të mos mbizotërojë paqja dhe qetësia. Në këtë mënyrë do të tërhiqeshin edhe Amerika dhe Rusia nga rajoni e do të uleshin tensionet?

**Emxhed Mikati:** Politika nuk njeh termin e aktit të kryer. Termi akti i kryer është shprehje e imperializmit amerikan. Serbia mendon se, nëse rikthehet baraspesha ndërkombëtare, ajo do të mund ta luajë rolin e mbajtjes së baraspeshës në mes dy superfuqive, siç e ka luajtur gjatë historisë.

**Muhamed Bishkur:** *Mirëpo, pyetja që shtrohet, është nëse ky veprim mund të çojë në një baraspeshë ndërkombëtare, nëse dështon Rusia, atëherë ç'mund të ndodhë?*

**Emxhed Mikati:** Analistët strategjikë, të cilët ndjekin këto çështje, shohin se Rusia nuk është para dështimit, po është para suksesit. ShBA-ja është që po dështon. Rusia po kthehet në skenën ndërkombëtare si fuqi e re ekonomike, ushtarake dhe politike. Nuk duhet harruar afrimi ruso-konezo-hindus, i cili mund të krijojë një aleancë të re. Të gjithë këta faktorë tregojnë se prania ruse duhet të jetë sa më e fuqishme…



**Muhamed Bishkur**: *Emxhed Mikati, dua brenda një minute të më thuash për ardhmërinë e pavarësisë së Kosovës, si e sheh ti nga pikëpamja serbe?*

**Emxhed Mikati**: Pavarësia e Kosovës nuk ka ardhmëri. Sepse ajo do të jetë shtet i paktit NATO. Do të jetë e izoluar në rast të dobësimit të paktit NATO. Ky shtet do të përfundojë me përfundimin e paktit NATO, fundi i të cilit është vetëm çështje kohe. Sepse, ai është pakt ushtarak, ekzistimi i të cilit është i panevojshëm, përveç për nevojat kolonialiste amerikane në Irak apo në Afganistan, ose në ndonjë vend tjetër. Ky ishte edhe shkaku i agresionit ndaj ish-Jugosllavisë, për të arsyetuar ekzistencën e vet.

**Muhamed Bishkur:** *Z. Morina, si e shihni pavarësinë e Kosovës?*

**Qemajl Morina:** Pavarësia e Kosovës është kurorëzim i një mundi dhe përpjekjesh të një populli që vazhduan për një shekull. Është punë e përbashkët e popullit shumicë të Kosovës dhe e Bashkësisë Ndërkombëtare. Pavarësia e Kosovës është e ndërtuar në baza të shëndosha të së drejtës ndërkombëtare të popujve për vetëvendosje. Është akt i përfunduar. Kosova është shteti më i ri në hartën e Evropës, si rezultat i shumë brezave që derdhën gjakun e tyre për liri.

Pavarësinë e Kosovës e kanë njohur shtetet më me influencë të Evropës me ShBA-në krye, që është një garanci e fuqishme për vazhdimin dhe prosperitetin e saj.

Ne po ia lëmë Serbisë aleancën ruso-kinezo-hinduse, kurse ne do mbështetemi në aleancën perëndimore, evro-amerikane. Ne besojmë thellë në parimet e paktit NATO, si fuqi ushtarake për ruajtjen e paqes dhe stabilitetit në rajon dhe më gjerë. Ardhmëria e pavarësisë së Kosovës është e sigurt dhe në duar të sigurta vendore dhe ndërkombëtare. Megjithatë, pavarësisht nga ato që kanë ndodhur në të kaluarën, ne besojmë se Kosova dhe Serbia, populli shqiptar dhe populli serb, janë para një kthese dhe shansi të madh historik. Serbia duhet ta njohë realitetin e ri të krijuar në Kosovë. Populli serb duhet të gjejë kurajë dhe guxim t'i kërkojë falje popullit shqiptar për krimet, gjenocidin dhe të këqijat që i janë bërë në emër të tij. Populli shqiptar, si popullatë shumicë, ka obligim që pjesëtarët e pakicës serbe t'i trajtojë si qytetarë të barabartë të Kosovës dhe ata të integrohen në shoqërinë kosovare të re, ku do të sundojë ligji dhe shteti i së drejtës. Serbia duhet të hapet ndaj Kosovës, këtë e ka obligim për hir të dhembjeve, të këqijave që për një shekull i ka shkaktuar popullit shqiptar. Po këtë e ka obligim edhe ndaj pakicës serbe, e cila dëshiron të vazhdojë të jetojë në Kosovë, si dhe për hir të stabilitetit në rajonin e Ballkanit. Kosova dhe Serbia do të takohen në Bashkimin Evropian, por si dy shtete të pavarura dhe sovrane. Çdo veprim tjetër nga ana e Beogradit, do të jetë i dëmshëm për vetë Serbinë, pakicën serbe në Kosovë, dhe për tërë rajonin. Populli shqiptar është i gatshëm për një pajtim historik me popullin serb, por për një akt të këtillë lypset edhe gatishmëria e palës tjetër. Ndonëse, në bazë të asaj që pamë gjatë kësaj bisede, nga z. Emxhed Mikati, i cili këtu u paraqit në emër të Serbisë, kam përshtypjen, besoj se këtë përshtypje e kanë edhe shikuesit e kanalit televiziv "al-Alam", se pala serbe ende është larg një akti të këtillë historik.

**Muhamed Bishkur:** *Të falënderoj shumë, profesor Qemajl Morina, për pjesëmarrjen tuaj në këtë emision. Po ashtu falënderoj z. Emxhed Mikatin. Kosova - Zjarr pas pavarësisë, ndoshta ditët në vijim do të na zbulojnë të ardhmen e Kosovës nën hi..*

*Përgatiti:*
***F. Morina***

## Një studim i mirëfilltë nga fusha e dorëshkrimeve orientale Mr. sc. Sadik Mehmeti,

# "Dorëshkrimet orientale në Arkivin e Kosovës",

### Drejtoria e Arkivave e Kosovës, Prishtinë, 2008, fq. 201.

**"...Do dëshëronja fort të lëçit mishkrimet, me nj'ato fantastike kaligrafi arabe, që asnjë nga alfabetet rigjide europijane nuk mund t'u afërohet nga bukurija. Po nuk di, dhe jam i dëshpëruar se ndofta nuk do të di kurrë. Megjith këto më pëlqen t'i vështronj e t'i prek me gishtërinj. Sepse më duket se kur i prek me gishtrinj këto veprat e artit skulptural, i afrohesh shpirtit të artistit që i punoj".**

*(Mitrush Kuteli "Në Prizren, midis të vdekurve e të gjallëve", maj 1943)*

Në Kosovë, dhe përgjithësisht në trojet shqiptare, numri studiuesve që merren me dorëshkrime orientale, vazhdon të jetë i vogël, edhe pse albanologjia dhe historia jonë ka nevoja të shumta për studime të mirëfillta në këtë fushë. Jo se kanë munguar studiuesit tanë në këtë lëmë, por ky konstatim del nga krahasimi i përpjekjeve të gjertanishme me dorëshkrimet dhe dokumentet e shumta orientale që gjenden në qendrat e ndryshme botërore, si në Stamboll, Ankara, Sofje, Sarajevë, Tiranë, Shkup etj., dhe të cilat presin dorën e studiuesit.

Vazhdës së përpjekjeve në këtë lëmë po i shtohet edhe një emër i ri, një studiues i zellshëm, mr. sc. Sadik Mehmeti.

I lindur, i rritur dhe i edukuar në një ambient ku *denbabaden* është kultivuar dashuria për punë me shkrime orientale, mr. sc. Sadik Mehmeti do të arrijë që me këmbëngulje ta vazhdojë rrugën e paraardhësve të tij.

Që nga fillimi i punës në Arkivin e Kosovës, në vitin 1999, në sektorin e dorëshkrimeve orientale, mr. Sadik Mehmeti do të përpiqet t'i bashkojë me sukses ato pjesë të dorëshkrimeve që ishin shpërndarë gjithandej në depon e Arkivit për shkak të luftës së fundit në Kosovë, duke vendosur secilën pjesë të dorëshkrimit në vendin e vet, për t'i kompletuar ato dorëshkrime dhe për t'i bërë të përdorshme për studiuesit që merren me këtë fushë.




Puna e tij me këto dorëshkrime në Arkivin e Kosovës nuk mbaroi me kaq, ngaqë mr. Sadik Mehmeti, i vetëdijshëm se dituria nuk bën të mbahet e mbyllur në vete, po duhet të transmetohet tek të tjerët, i hyri një pune, për të cilën, për aq sa dimë ne, nuk është bërë shumë deri sot në Kosovë, përkatësisht iu përvesh studimit dhe publikimit të këtyre

dorëshkrimeve, të cilat, pothuajse, i kishte mbuluar pluhuri i harresës.

Punën e tij të zellshme dhe tepër të dobishme për studiuesit e dorëshkrimeve orientale, mr. Sadik Mehmeti do ta kurorëzojë me punimin e magjistraturës me titull "Valorizimi i dokumenteve dhe dorëshkrimeve orientale në Arkivin e Kosovës", të mbrojtur në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Prishtinës.

Libri "Dorëshkrimet orientale në Arkivin e Kosovës" ka 201 faqe, është i përbërë prej tre kapitujve, ka fjalën e botuesit, hyrjen, përfundimin, indeksin e titujve të katalogut në transkriptim, indeksin e autorëve, indeksin e kopjuesve, indeksin e vakëflënësve dhe pronarëve, indeksin e vendeve, burimet, literaturën dhe përmbajtjen. Me një fjalë, libri është i pajisur me aparaturën komplete shkencore dhe përfill parimet e organizimit metodologjik shkencor të një studimi të mirëfilltë.

Në kapitullin e parë autori flet për përhapjen e dorëshkrimeve orientale, rrugën e përhapjes, institucionet e përhapjes etj. Gjithashtu, me të drejtë, do të konstatojë se një rol të rëndësishëm për ruajtjen e kultivimin e dokumenteve orientale kishin xhamitë, mektebet, medresetë, teqetë: "*xhamitë, mektebet, medresetë, teqetë dhe bibliotekat kanë ndikuar në mënyrë të ndjeshme në zgjerimin e lidhjeve dhe të marrëdhënieve të ndërsjella kulturore shqiptaro-orientale." [fq,24].*

Një institucion tjetër i rëndësishëm për ruajtjen e këtyre dorëshkrimeve, për të cilin autori Mehmeti ka një konsideratë të lartë, është edhe institucioni i vakëfit.

Sa i përket pajisjes me këto dorëshkrime me vlerë madhe kulturore për ne si komb, autori përmend disa rrugë të sigurimit të tyre, si:

1. Nëpërmjet studentëve të kësaj ane, të cilët janë shkolluar nëpër qendrat më të rëndësishme të Botës Islame, si në Stamboll, Bagdad, Kajro etj.
2. Haxhilerët që kishin shkuar për ta kryer detyrimin e Haxhit.
3. Tregtarët dhe nëpunësit e ndryshëm që kishin shërbyer gjithandej në tokat e Perandorisë Osmane etj.

Po ashtu, në këtë kapitull, autori shkruan se kush ishin kopjuesit e këtyre dorëshkrimeve, duke vënë në pah se këtë punë nuk e kryenin vetëm imamët, veçse me kopjimin e librave merreshin edhe talebet, bibliotekarët, ushtarët, zanatçinjtë etj. Në fund të kapitullit autori zë ngoje edhe zejen e libralidhjes që ishte e përhapur tek ne, dhe sidomos në qytetin e Prizrenit, Prishtinës e Gjakovës, po njëkohësisht shpreh edhe shqetësimin e ligjshëm për mosstudimin e kësaj zeje aq sa duhet nga shkencëtarët tanë, duke shfaqur shpresën se, megjithatë, në një të ardhme të afërt, dikush do të merret më seriozisht me studimin e kësaj zejeje, e cila deri më tani nga disa studiues është përmendur vetëm kalimthi në kontributet e tyre.

Në kapitullin e dytë bëhet fjalë, kryesisht, për dorëshkrimet që gjenden në Arkivin e Kosovës, duke theksuar se një numër i dorëshkrimeve të tilla, për nga vlera e tyre përmbajtjesore e stilistike, janë unikate. Potencohet kronologjia e dorëshkrimeve orientale në Arkivin e Kosovës, e cila përfshin periudhën nga shek. XV-XX.

Autori, në mënyrë shumë të saktë, ofron të dhëna shumë të hollësishme për këto dorëshkrime, në mënyrë që secili studiues i kësaj fushe apo ndonjë i interesuar i fushave të tjera, do të gjejë material interesant në këtë monografi.

Duke filluar nga kronologjia e këtyre dorëshkrimeve, shtrirja kronologjike, numri i përgjithshëm i dorëshkrimeve që ruhen në Arkivin e Kosovës, gjuha e të shkruarit, përmbajtja tematike, autorët, kopjuesit, materiali në të cilin u shkruan, lloji i ngjyrës me të cilën u shkruan, pamja e anës së jashtme/kopertinave, lloji i shkrimit, vakëflënësit etj., - mund të konstatojmë se të gjitha këto elemente përbëjnë të dhëna me interes për ata që, në çfarëdo mënyre, merren me këtë fushë. Shikuar nga informacioni i dhënë i këtyre dorëshkrimeve, mund të pohohet se ato janë edhe të dhëna enciklopedike.

Në kapitullin e tretë gjejmë katalogun e dorëshkrimeve orientale në Arkivin e Kosovës, që njëherësh është edhe "zemra" e këtij punimi, ku autori, pas një hulumtimi të hollësishëm që u bën këtyre dorëshkrimeve, ofron informacionet më kryesore, me qëllim që dorëshkrimi i kërkuar të gjendet sa më shpejt nga të interesuarit e kësaj fushe. Ky katalog ka pasur për bazë edhe katalogët e vendeve të tjera të botuara me dorëshkrime orientale, si të Stambollit, Bratisllavës, Londrës, Sarajevës, Zagrebit, Tiranës etj., çka na bën të kuptojmë se, vërtet, është punuar sipas standardeve ndërkombëtare të arkivistikës për përpilimin e katalogëve.

Elementi që, në mënyrë të veçantë i jep shpirt edhe më shumë kësaj monografie, janë faksimilet origjinale, të botuara dhe të lexueshme qartë.

Për fund, lirisht mund të thuhet se autori ka bërë një punë të lavdërueshme e për t'u mbajtur në mend nga studiuesit e shkencave të albanologjisë dhe historisë në përgjithësi, dhe të arkivistikës në veçanti. Një punë që, për herë të parë, po bëhet në Kosovë.

Shpresojmë që edhe dorëshkrimet orientale që gjenden nëpër biblioteka të ndryshme private anembanë Kosovës dhe që shkatërrohen pamëshirshëm nga dhëmbi i kohës, do të sillen sa më parë aty ku e kanë vendin, në institucionet kompetente, siç janë Biblioteka Kombëtare e Universitare e Kosovës, Arkivi i Kosovës, sepse vetëm aty do të gjenden në dorën e atyre që janë të interesuar profesionalisht për to. Kjo pasuri kombëtare mund të shpëtojë vetëm atëherë kur tek ne të ngjallet vetëdija e përgjithshme kombëtare dhe kur të ekzistojë përgjegjësia institucionale për vlerat që ka si trashëgimi kjo pasuri jona e paçmueshme. Mr. sc. Sadik Mehmeti, me librin e tij, ka ofruar modelin se si duhet të veprojmë edhe në fusha të tjera studimi.

***Nuridin Ahmeti,***
*Asistent në Degën e Historisë*
*të Institutit Albanologjik të Prishtinës*

# Një shkëndijë, një shpresë!

Këshilli i Bashkësisë Islam i Vushtrrisë, që para luftës kishte vetëm 9 xhami, njëra prej të cilave e ndërtuar para përfundimit të luftës, tash pas përfundimit të luftës ka arritur të ketë 24 xhami aktive dhe 4 xhami në ndërtim. Në 15 prej tyre falen 5 vaktet, në një xhami tri vakte, në një xhami dy vakte dhe në shtatë xhami vetëm Xhumaja.

Duke u shtuar kërkesat e xhematit për njohuri fetare gjithnjë e më shumë dhe për praktikimin e Islamit edhe nga bota femërore, KBI-ja e Vushtrrisë ka angazhuar Lumnije Bajram Zeqirin mualime, që t'i prijë kësaj pjese të ndjeshme të shoqërisë, e cila ka nevojë të edukohet në frymën islame.

Lumnije Bajram Zeqiri ka lindur në Vushtrri, ku ka mbaruar shkollën fillore dhe të mesmen - programuese kompjuteri.

Duke ndier zbrazëti në shpirtin e saj për dije fetare, ajo iu përkushtua vijimit të mësimeve fetare në xhami, së pari tek imamët M.Raif Dushi, M. Selman Muzaqi e më në fund tek imami i xhamisë së "Çarshisë" M. Ferhat Gërguri .

Pa dyshim, frymëzimi me ndjenja fetare, e shtyri atë që të vijonte mësimet në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës. Shkëndijat e këtij udhëzimi ishin nga i Lartmadhërishmi, i Cili e udhëzoi tek e Vërteta, dhe nga prindërit, të cilët i kishte krah të fortë për këtë rrugë të ndritshme.


*Lumnije Bajram Zeqiri*

Tash, Lumnije Bajram Zeqiri është absolvente në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës. Pas përfundimit të medresesë në vitin 1996, me përkrahjen e këshillit u aktivizua në mësimbesim dhe ligjërata për gratë.

Me punën e saj të palodhshme, është duke plotësuar zbrazëtinë që kishte mbretëruar për shekuj në edukimin dhe formimin e femrave me tipare fetare islame. Edhe kjo pjesë e shoqërisë, e etshme për ta njohur fenë e vet, për çdo ditë vërshon si lumi në ligjëratat dhe orët e mësimbesimit, që organizon kjo punonjëse e këshillit tonë. Në bashkëpunim me këshillin, ajo mban ligjërata nëpër fshatra, dhe rregullisht në qytet , me orar të rregullt të mësimbesimit në sallën e KBI-së të Vushtrrisë.

Lumnije Bajram Zeqiri thotë se vijueset janë të moshave të ndryshme, që nga 9 vjeçe e deri tek ato 67 vjeçe. Që nga viti 1996 e deri më tash kanë ndjekur këto mësime e ligjërata afro një mijë vijuese, dhe si rezultat i këtij aktiviteti, shumë vijuese janë regjistruar dhe vijojnë të regjistrohen në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, e disa madje edhe në shtete arabe.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Vushtrrisë është krenar se ka një kuadër të këtij profili, që bën një punë të palodhshme për femrat, në ngritjen e skalitjen e gruas shqiptare me njohuri fetare islame në territorin e këtij këshilli.

***Basri Zekolli***

## Zgjohu ummet, hapja krahët diellit që nuk të vret!

**Mehas Alija**

Sikur të ishe si një fjalë e gjallë e Kuranit sot,
Gjendja jote e hidhur do të përmirësohej plot.
Venitjen vrastare sikur ta flakje tej,
Të zgjoheshe në këmbë, të kaloje përtej.
Sikur sytë e tu të ngurtësuar e të thellë,
Të dritësoheshin nga Kurani - Rruga pa terr,
Të kaluarën e lavdishme do ta shikoje drejt,
Botën e sodit, të katandisurën, do ta ngrije shpejt.

Shumë më ka kushtuar ngecja jote: ummet!
Ndalem e kujtohem, ku të mbeti gjithë ai kuvet.
Sa keq që sot nuk të sheh syri ditë të mbarë,
E dje në dritë nxore, atë që askush s'e kishte parë.
Është koha për t'u zgjuar dhe për t'lindur përsëri;
Vetëm trazohu e lëviz, o luan, o i fjeturi!
Zogjtë e tu ende i ruajnë fshehur ato të zjarrta dashuri!

Pa shiko rreth vetes se si zjarret kanë marrë dhenë,
Dhe njerëzimi syhapur e zemërfjetur si e përcjell fenë.
Dhe kjo si pasojë e ngecjes sate vjen!
Flamujt e lartësimit varur të poshtëruar kanë mbet',
Një Sur që përmbys, mos vallë pret?
Apo një të trishtuar, të hakërruar Kiamet!

Rrjedhat e jetës si ujëvara të shterura kanë ngel'.
Dhe një shpresë e vetme mbi sipërfaqe nuk shkel.
O shpëtimtar i dikurshëm, që sot je bërë si një rob i vyer,
Këmbërënduar, krahëkëputur, gjysmë i thyer,
Sa vite të ikën, dhe sa do t'të duhen në vete për t'u kthyer?

Derisa truri yt i helmuar nuk çel i çiltër prapë,
Dhe zemra jote nuk gjen gjallërinë në mihrab,
Ummeti im, edhe për shumë kohë do të mbetesh në mjerim,
Edhe për shumë kohë do të paguash të njëjtin çmim.

Sikur sot të ishe si një fjalë e gjallë e Kuranit,
E bukur do të ishte bota, e madhe mejdanit,
Dhe njerëzimi vallen e Zotit, nuk do ta luante rreth djallit!

Pas këtij perëndimi pres të lindësh si je në fakt vetë
Dhe shpresa ime, e bërë si lule e tharë, të çel' të reja fletë!

Zgjohu ummet, hapja krahët diellit që nuk të vret!

# Sulmohet kryetari i Kuvendit të BI-së të Kosovës Dr. Xhabir Hamiti

Të dielën, më 30 nëntor 2008, rreth orës 18.45, në Prishtinë, persona të paidentifikuar, të maskuar e kanë sulmuar kryetarin e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Dr. Xhabir Hamitin.

Sulmi u krye në hyrje të garazhit, rr. "Gazmend Zajmi" nr. 36. Kryekuvendari ka pësuar lëndime në fytyrë dhe, pas trajtimit në spital, është lëshuar në shtëpi, ndërkohë që Policia e Kosovës ka hapur hetimet.

Autorët dhe motivet e sulmit ndaj kryetarit të Kuvendit të BIK-së tash për tash janë të panjohur. Me rastin e sulmit kanë reaguar ashpër Kryesia e BI-së të Kosovës dhe Dekanati i FSI-së, të cilat kanë kërkuar nga organet e ndjekjes që t'i zbulojë sa më parë autorët e këtij akti të shëmtuar e qyqar.

Me rastin e sulmit ndaj kryetarit të Kuvendit të BI-së të Republikës së Kosovës Dr.Xhabir Hamiti, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për opinionin jep këtë:

## Deklaratë

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dënon, në mënyrën më të ashpër të mundur, sulmin fizik ndaj Dr. Xhabir Hamitit, që u krye mbrëmë rreth orës 19.00, pranë shtëpisë së tij, nga një grup prej pesë vetash, duke e konsideruar atë një vepër e njerëzve të ligj dhe qyqarë.

Për sa jemi në dijeni, ky është rasti i parë të sulmohet fizikisht një nëpunës i BI-së, pedagog i fakultetit dhe titullar i Bashkësisë Islame, pa asnjë shkak ose arsye, për se detyrohemi ta kuptojmë se sa të mjerë janë sulmuesit.

Kryesia e BIK-së, sulmin ndaj kryekuvendarit të BI-së, e konsideron sulm ndaj të gjitha organeve dhe institucioneve të BIK-së, prandaj kërkojmë nga organet kompetente të pushtetit që keqbërësit t'i zbulojë sa më parë dhe ata të nxirren para organeve të drejtësisë.

Kryesia e BIK-së, pa pretendim për t'i prejudikuar gjërat, është e vendosur dhe e paluhatshme në veprimtarinë e saj tradicionale këtu e gjashtë shekuj më parë, dhe nuk ka fuqi e cila mund të na devijojë e shmangë nga rruga jonë islame tradicionale.

***Shërbimi për informim***
***i Kryesisë së BI të Republikës së Kosovës***

---

*Dekanati i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, me rastin e sulmit të mbrëmshëm ndaj Dr. Xhabir Hamitit, profesor i këtij fakulteti, për opinionin e gjerë del me këtë*

## Prononcim

Dekanati i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, me shqetësim ka marrë lajmin se mbrëmë, në rrethana tash për tash të panjohura, në hyrje të shtëpisë së tij, është sulmuar nga njerëz të maskuar, sekretari e pedagogu i FSI-së, Dr. Xhabir Hamiti.

Sulmi ndaj Dr. Xhabir Hamitit është i papranueshëm me elemente kriminale, që rrezikon jo vetëm jetën, në këtë rast të të atakuarit, por krijon premisa për shfaqje të dhunës e shantazheve, si ndaj individëve ashtu edhe ndaj institucioneve.

Atakimi i jetës së individit, për çfarëdo arsye, është i papranueshëm në vendet ku mbretërojnë rendi e ligji, aq më tepër kur sulmi bëhet për shkak të bindjeve ose pikëpamjeve të ndryshme.

Autorët e këtij akti të shëmtuar e kriminal, jemi thellë të bindur që janë në shërbim të së keqes, dhe veprimet e këtilla në këtë fazë që po kalon Kosova, janë shumë të dëmshme dhe dëmtojnë rëndë përpjekjet për konsolidimin e institucioneve tona.

Prandaj, me qëllim që aktet e këtilla të mos na përsëriten, kërkojmë nga organet e ndjekjes që t'i zbulojnë sa më parë autorët dhe ta njoftojnë opinionin për motivet që çuan në sulmin ndaj sekretarit të FSI-së, z. Xhabir Hamitit, i cili kohë më parë është zgjedhur kryetar i Kuvendit të BIK-së.

Sulmet e tilla nuk mund të ndikojnë në asnjë mënyrë në orientimin tonë për kultivimin e vlerave tona tradicionale islame, të cilat i kemi trashëguar shekuj me radhë.

Populli i Kosovës ka vuajtur mjaft nga maskat e ndërskamcat e të tjerëve, prandaj jemi të bindur se as njerëzit me maska e as mentorët e ideologët e tyre, që sulmojnë një intelektual, një pedagog fakulteti e udhëheqës të lartë të Bashkësisë Islame, nuk kanë vend në shoqërinë e Kosovës.

Populli i Kosovës është përcaktuar për kultivimin më të mirë të vlerave humane, qytetëruese e fetare dhe jo rastësisht jemi në mesin e popujve të rrallë që kemi kultivuar harmoninë ndërfetare edhe në kohët më të vështira.

Për ne si institucion, e jemi të bindur se edhe si popull, kultivimi i diversitetit në mendime si dhe kultivimi i harmonisë ndërfetare e ndërkulturore, janë vlera të paçmuara të këtij populli, që i ka kultivuar brez pas brezi.

Prandaj, as ata që sulmojnë natën me maska dhe as mentorët e tyre, nuk mund të zbehin angazhimin tonë si institucion për një shoqëri që respekton vlerat e popujve me besime të ndryshme.

*DEKANI I FSI-së*

*Prishtinë, 01.12.2008* **Doc. Dr. Rexhep BOJA**

# Myftiu Tërnava vizitoi Ipeshkvin Dodë Gjergji

Myftiu i Kosovës më 23 dhjetor 2008, në mesditë ka vizituar Ipeshkvinë e Kosovës ku është pritur nga Ipeshkvi don Dodë Gjergji me bashkëpunëtorë.



“Jam këtu që, bashkëpunëtorëve tuaj dhe gjithë besimtarëve katolikë, t'ua uroj kërshëndellat duke ua uruar gjithë të mirat. Festat janë momente që na bashkojnë, por festat tona në këtë vit kanë kuptim të dyfishtë sepse për të parën herë i kemi festuar në Kosovën e lirë e sovrane të pranuar ndërkombëtarisht”- tha Myftiu Tërnava.

“Faleminderit Myfti për gjithë këtë respekt e dashuri që bën ndaj nesh, është shumë e mirë që ne bashkërisht shënojmë festat tona dhe në të njëjtën kohë çmojmë e respektojmë festat e njëri-tjetrit. Kjo tregon më së miri mirëkuptimin tonë si popull ndaj besimtarëve tanë” - tha ipeshkvi Dodë Gjergji.

Qe konstatim i dy udhëheqësve fetar të Kosovës se është lajm e mesazh i mirë për të gjithë qytetarët tanë që ne kemi një harmoni të shkëlqyeshme ndërfetare e cila ndikon drejtpërdrejt për të krijuar një ambient të mirë për të gjithë ne që jemi në këtë nënqiell.

Ipeshkvi Dodë Gjergji shtroj drekë për nderë të myftiut Tërnava.

# Myftiu priti ambasadorin e Holandës në Prishtinë, dr. Henek Vaskaman



Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava ka pritur më 12 nëntor 2008 në takim njohës ambasadorin e Holandës në Prishtinë, dr. Henek Vaskaman.

Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin Vaskaman për vizitën dhe për përkrahjen që i ka dhënë Kosovës populli dhe qeveria holandeze.

Ndërsa ambasadori Vaskaman nga ana e tij, duke falënderuar Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe miqësore, vlerësoi angazhimin e Bashkësisë Islame për ofrimin e komuniteteve në Kosovën e pas statusit. Gjithashtu ambasadori vlerësoi qëndrimin parimor të Bashkësisë Islame dhe angazhimin e saj në raport me bashkësitë tjera fetare në vend dhe më gjerë.

# Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i Gjakovës dr. Pal Leka

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava ka vizituar më 23 dhjetor 2008, Kuvendin komunal të Gjakovës ku është pritur nga kryetari i Gjakovës Pal Leka.



“Jam i nderuar që ju pres sot këtu në kabinetin tim dhe kjo për mua është vizita më e rëndësishme e këtij viti. Gjatë mandatit tim jam angazhuar sinqerisht që të krijoj raporte të mira me bashkësitë fetare këtu në Gjakovë, dhe i kënaqur që kam një bashkëpunim të mirë e korrekt me Këshillin e BI të Gjakovës”- tha në fillim kryetari i Gjakovës dr. Pal Leka.

Ndërsa myftiu Tërnava fillimisht tha:”z. kryetar kam përcjell me vëmendje punën dhe angazhimin tuaj, dhe me këtë rast ju shpreh përgëzimet e mija më të mira për rezultatet e arritura në udhëheqjen e komunës suaj. Jam i kënaqur edhe me bashkëpunimin tuaj me këshillin e BI të Gjakovës dhe pres që edhe në të ardhmen të vazhdojë ky bashkëpunim dhe të thellohet edhe më tepër në të mirë të qytetarëve, sidomos në parandalimin e dukurive negative që janë shfaqur në vendin tonë kohëve të fundit”. Myftiu Tërnava tha se jam këtu edhe për t'ua uruar kërshëndellat juve dhe gjithë besimtarëve.

# Në Tripoli të Libanit doktoroi haditholugu i njohur kosovar Sulejman Osmani

Të martën, më 2 dhjetor 2008 (4 dhul-hixhe 1429h.), në Universitetin “El-Xhinan” të Tripolit në Liban, studiuesi ynë i mirënjohur i shkencës së hadithit, Mr. Sulejman Osmani - (ligjërues i lëndës së Hadithit në FSI të Prishtinës), para komisionit vlerësues në përbërje: Prof. Dr. Mahmud Ismail - kryetar; Prof. Dr. Jusuf el Merashli - mentor; Prof. Dr. Muhamed Durnejkah - anëtar; Prof. Dr. Ali Laga - anëtar (Dekan i studimeve të larta pasuniversitare); Prof. Dr. Husam Subat - anëtar (Kryetar vakëfi i rrethit- Libani Verior), mbrojti temën e doktoratës me titull: ”Personaliteti i Muhamedit a.s. tek dijetarët shqiptarë”.

Komisioni punën e kandidatit e vlerësoi me notë të shkëlqyeshme (Imtijaz) duke i dhënë 90 pikë nga gjithsej 100 të mundshme, dhe kandidatit i dhanë titullin DOKTOR I SHKENCAVE ISLAMI NË LËMIN E SUNETIT DHE SHKENCAVE TË HADITHIT

Punimi i kandidatit është përmbledhur në një vëllim 515 faqesh, i ndarë në katër kapituj.

Në katër kapitujt e disertacionit janë përfshirë tematika të ndryshme



*Studimi:*

Në kapitullin e parë përfshihet “sireja”, jetëpërshkrimi i Muhamedit a.s. dhe ngjarjet më të rëndësishme në jetën e tij, derisa vdiq.

Kapitulli i dytë ka ofruar studime mbi paraqitjen e Pejgamberit a.s. tek autorët e mevludeve në gjuhën shqipe, ku bëhet një vlerësim shkencor i shumë çështjeve.

Në kapitullin e tretë ofrohen të dhëna mbi dijetarët kryesorë shqiptarë dhe kontributin që ata kanë dhënë në shërbim të personalitetit të Pejgamberit a.s. dhe mënyrën se si ata e paraqitën atë.

Kapitulli i katërt hulumton kontributin që poetët dhe letrarët dhanë në shërbim të Pejgamberit a.s., duke kaluar në tema të tjera, si paraqitja e tij në planprogramet shkollore në nivele të ndryshme arsimi, duke filluar nga periudhat e hershme.

Disertacioni përfundon me studimin mbi karikaturat fyese dhe ndikimin e tyre tek shqiptarët myslimanë.

## *Biografi*



Dr. Sulejman Osmani

Sulejman (Sherif) Osmani, ka lindur më 20 korrik 1965 në fshatin Lisockë, komuna e Kamenicës; tani banon në qytetin e Gjilanit.

Shkollën fillore e ka kryer në vendlindje , ndërsa medresenë e mesme “Alauddin” të Prishtinës në vitin 1984/1985.

Ka mbaruar Fakultetin e Hadithit, në Universitetin Islamik të Medinës- Arabia Saudite.

Ka marrë pjesë në aktivitetet e lira që organizoheshin nga Universiteti. Këtë e vërtetojnë dëshmitë e lëshuara nga organet përgjegjëse.

Në vitin 1992 ka përfunduar studimet dhe menjëherë është kthyer në vendlindje, ku në muajin dhjetor të po atij viti, nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, qe emëruar imam në Xhaminë e Madhe të Gjilanit, e cila është nga xhamitë më të mëdha në Kosovë dhe ka një pozitë të veçantë.

Sulejman Osmani për nëntë vjet ka qenë anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe anëtar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit.

Në një periudhë, pas luftës, nga Bashkësia Islame e Kosovës është caktuar kryetar i shoqatës humanitare “Bereqeti”.

Sulejman Osmani nga viti 1992 është ligjërues i lëndës së Hadithit (I dhe II, në fillim në të katër vitet) në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, si dhe mësimdhënës i lëndës së Hadithit në medresenë e mesme “Alauddin”, paralelja në Gjilan.

Ka botuar librin “Suneti bazë e sheriatit”, si dhe është bashkpërkthyes i librit “ Dilema rreth Islamit” nga autori Muhamed Kutub, i cili është botuar (pjesërisht) në përmbledhjen “Tituj të zgjedhur mbi familjen myslimane” (Prishtinë, 2001).

Sulejman Osmani, që nga viti 1990, është bashkëpunëtor profesional i revistës “Dituria Islame”, ku ka dhënë një kontribut të çmuar në fushën e Hadithit.

Ka magjistruar në Universitetin Islamik të Bejrutit (Darul fetva) më 23 maj 2005, ku mbrojti temën e magjistraturës “Kontributi i shqiptarëve në fushën e sunetit”.

## Prof. Dr. Halil El-Haxhaxh, prorektor i Universitetit vizitoi FSI



Në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës qëndruan për vizitë zyrtare profesorët nga universiteti "Al-Al-Bayt" të Jordanisë: Prof. Dr. Halil El-Haxhaxh, prorektor i Universitetit, si dhe Prof. Dr. Muhamed Al-Arnauti, profesor i historisë bashkëkohore dhe kryetar i Qendrës së Studimeve të Botës Islame .

Prof. Dr. Halil El-Haxhaxh, para profesorëve dhe studentëve të Fakultetit të Studimeve Islame foli rreth gjendjes aktuale në Botën Islame. Ai tërhoqi një paralele mes gjendjes së myslimanëve në të shkuarën dhe të sotmen. Me këtë rast profesori El-Haxhaxh theksoi rolin e rëndësishëm që ka dialogu, si ndëretnik ashtu edhe ndërfetar. Ai gjithashtu tërhoqi vëmendjen për dëmet dhe dëmtimet që janë duke i bërë imazhit të fesë islame në përgjithësi dhe në Perëndim në veçanti, disa lëvizje ekstreme fundamentaliste, të cilat pretendojnë se mbështeten në baza fetare, ndërsa në realitet ato janë shumë larg parimeve të shëndosha dhe të pastra fetare, të cilat bëjnë thirrje për një tolerancë dhe bashkëjetesë në mes njerëzve në përgjithësi, pa dallim.

Ndërsa Prof. Dr. Muhamed Al-Arnauti, tanimë i mirënjohur për opinionin kosovar, u përqendrua më shumë rreth çështjes së neglizhencës dhe zvarritjes së mosnjohjes së pavarësisë së Kosovës nga Bota Arabe dhe Islame. Ai për këtë çështje tha se faji është i dyanshëm. Politika kosovare nuk ka bërë sa duhet për të lobuar në atë botë dhe si rezultat i këtij moslobimi, shumica shteteve arabe dhe islame nuk kanë njohuri të mjaftueshme për dhe rreth çështjes së Kosovës.

Profesor Mufaku tha poashtu se modaliteti i Islamit këtu në Kosovë ka një veçori të rëndësishme, nga e cila mund të përfitojmë edhe ne nga Jordani. Një Islam i moderuar, Islami juaj i moderuar dhe mesatar për të cilin edhe ne punojmë në vendin tonë.

## Sivjet nga Kosova edhe 703 besimtarë kryen Haxhin

Si tradicionalisht edhe sivjet Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka organizuar shkuarjen e besimtarëve tanë për në Haxh, ku edhe besimtarët kosovarë iu bashkuan mbi tre milion besimtarëve nga e tërë bota për të kryer kushtin e pestë të islamit - Haxhin.

Nga Kosova sivjet Haxhin në organizim të Kryesisë së BI të Kosovës e kryen 703 besimtarë-haxhilerë.

Kryesia me kohë kishte bërë të gjitha përgatitjet e duhura, kishte regjistruar haxhinjtë, kishte bërë edhe përgatitjen administrative si dhe vizimin e vaksinimin e haxhinjve.

Po ashtu Kryesia për përkujdesjen ndaj haxhinjve tanë në vendet e shenjta caktoi edhe 23 udhëheqës që kishin për detyrë t'i udhëzojnë dhe t'i shoqërojnë haxhinjtë gjatë kryerjes së Haxhit.

Ndërsa, për gjendjen shëndetësore të haxhinjve si zakonisht është përkujdesur ekipi mjekësor që ishte në shoqërim të haxhinjve gjatë gjithë kohës.

Duhet përmendur faktin se interesimi i besimtarëve tanë për të kryer haxhin për çdo vjet po shënon një rritje solide, por më e rëndësishme me këtë rast që vlen të ceket është se interesimi i të rinjve është gjithnjë e më i theksuar gjë që është një lajm i mirë e premtues.






# Myftiu Tërnava në Rahovec



Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët më 5 nëntor 2008 ka vizituar Rahovecin, ku fillimisht është pritur nga drejtuesit e KBI Shani ef. Sylka - kryetar dhe Nysret Abazibra - kryeimam, të cilët e njohën Myftiun me zhvillimin e jetës fetare në Rahovec. Më pas Myftiu Tërnava i shoqëruar edhe nga kryetari i KBI të Rahovecit Shani ef. Sylka vizitoi Kuvendin Komunal ku u pritën nga kryetari Qazim Qeska.

Kryetari Qeska e njohu Myftiun me punën që ka bërë udhëheqja komunale si dhe me planet për vitin e ardhshëm. Bashkëpunimin me Këshillin e Bashkësisë Islame të Rahovecit kryetari Qeska e cilësoi të shkëlqyeshëm.

Myftiu Tërnava pasi ka falënderuar për pritjen ka përgëzuar kryetarin e Rahovecit për punën e bërë në të mirë të komunitetit. Myfti gjithashtu vlerësoi lartë edhe bashkëpunimin e mirë në mes organeve komunale dhe Këshillit të BI, është koha që Kuvendet komunale të kenë një qasje të drejtë ndaj bashkësive fetare. Myftiu theksoi edhe në këtë takim se me shumicën e kuvendeve komunale Bashkësia Islame ka një bashkëpunim të mirë, por duhet në të ardhmen ky bashkëpunim të thellohet sidomos në luftimin e dukurive negative.

Myftiu Tërnava dhe zyrtarët e Këshillit të BI shtruan në takim me kryetarin e komunës mundësinë që komuna sa më parë të gjejë truallin për ndërtimin e një Qendre kulturore Islame në Rahovec gjë që u prit mirë nga Kryetari i komunës.

## Vihet gurthemeli i xhamisë në Drenoc

Gjatë qëndrimit në komunën e Rahovecit Myftiu Tërnava qëndroi në fshatin Drenoc ku në një solemnitet rasti vuri gurthemelin e xhamisë së re. Në këtë solemnitet pos banorëve të Drenocit qenë edhe zyrtarët e këshillit të BI të Rahovecit si dhe zyrtarët më të lartë të komunës me në krye kryetarin Qazim Qeska, që bashkërisht vunë gurthemelin e xhamisë së re. Drenoci ka pasur xhami të ndërtuar me material të dobët dhe si e tillë as përafërsisht nuk i ka plotësuar kushtet për kryerjen e riteve fetare, andaj falë angazhimit të banorëve, Këshillit të BI, strukturave komunale dhe Bashkësisë Islame si dhe donatorëve është bërë e mundur që pran xhamisë së vjetër të niset xhamia e re e cila do t'i plotësoj nevojat e besimtarëve të kësaj ane.



Gjatë qëndrimit në Rahovec, Myftiu vizitoi edhe disa xhami që janë në ndërtim e sipër në fshatrat e Rahovecit.

## Në Rakosh u përurua xhamia e re, ndërsa në Turbohoc u vu gurthemeli i Xhamisë

Më 3 dhjetor 2008 në fshatin Rakosh të komunës së Istogut në një solemnitet rasti në kohën e namazit të drekës u bë përurimi i xhamisë ku përpos banorëve të Rakoshit dhe rrethinës qenë të pranishëm edhe kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, pastaj Nexhmedin ef. Hoxhaj - anëtar i Kryesisë së BI të Kosovës i cili përfaqëson Rajonin e Pejës, Muhamed ef. Lipa - kryetari i KBI të Istogut i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, përfaqësuesit e KFOR-it spanjoll dhe të ftuar të tjerë.





I shoqëruar nga tekbiret e të pranishmëve shiritin e përurimit e preu kryeimami Bajgora së bashku me Nexhmedin Hoxhën dhe Muhamet ef. Lipën.

Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora duke iu drejtuar të pranishmëve pasi i ka përshëndetur e përgëzuar për xhaminë e re ka thënë:

“Jemi tubuar sot që të bëjmë edhe praktikisht përurimin e xhamisë së fshatit tuaj e cila do të jetë në shërbim të besimtarëve për ta adhuruar Krijuesin e gjithësisë Allahun xh.sh.”

Kryeimami Bajgora më tutje tha: “Xhamitë janë vende ku edukohet e fisnikërohet popullata, e s’ka dyshim se edhe kjo xhami që sot po e përurojmë do të jetë në këtë funksion, do jetë një vend ku do të edukohet rinia jonë e shtrenjtë. Kjo xhami sot bëhet realitet falë angazhimit të banorëve të këtij lokaliteti e posaçërisht këtu duhet për të veçuar kontributin e Bashkim (Murat) Jahaj i cili për ndërtimin e xhamisë dha nga pasuria e tij 17 ari truall si dhe 11 mijë euro. S’ka dyshim se përpos që ne e ju i jemi mirënjohës për këtë vepër, Bashkimi do të shpërblehet edhe nga Allahu xh.sh., i cili ka premtuar që kush ndërton në këtë botë një xhami, Ai do ta shpërblej me një pallat në xhenet”.

Kryeimami Bajgora ka thënë se shembullin e Bashkimit duhet ta ndikin edhe vëllezërit tanë të tjerë që Zoti u ka dhënë pasuri e atë ta shpenzojnë në rrugë të Zotit e në shërbim të njerëzve.

Të pranishmit i përshëndeti edhe Nexhmedin ef. Hoxha, si dhe kryetari i KBI të Istogut Muhamed ef. Lipa.



## Në Turbuhoc u vu gurthemeli i xhamisë

Po këtë ditë në fshatin, Turbuhoc kryeimami i Kosovës së bashku me zyrtarët e Këshillit të BI të Istogut e në prani edhe të banorëve vendës kanë vënë gurthemelin për ndërtimin e xhamisë në këtë fshat.

Në fjalën e tij përshëndetëse kryeimami Bajgora ka uruar që sa më parë të kryhet ndërtimi i xhamisë e të vihet në disponim të besimtarëve për t’iu falë Krijuesit të gjithësisë.

# Në Gjakovë vihet gurthemeli i rindërtimit të Xhamisë së Qylit

Në vazhdën e ndërtimeve dhe rregullimeve të objekteve fetare (xhamive) në komunën e Gjakovës, më datë 11.11.2008, ditën e martë, Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, bashkë me xhematin e xhamisë së Qylit, organizuan manifestim për nder të vënies së gurthemelit të rindërtimit të xhamisë në lagjen Qyl, xhami që nga viti 1817, e cila, pasi qe shkatërruar për shkak të vjetërsisë, do të rindërtohet.



Përveç numrit mjaft të madh të xhematlinjve dhe banorëve të kësaj lagjeje, pjesëmarrës në vënien e gurthemelit të kësaj xhamie ishte edhe një delegacion i Bashkësisë Islame të Kosovës, me në krye kryetarin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava, i cili u shpreh i lumtur që gjendej në qytetin e Gjakovës, qytet "i cili, - siç tha ai -, historikisht ka dhënë një kontribut të çmuar për vendin".

"Prej këtij vendi të shenjtë, këtu, prej kësaj xhamie, përmes imamëve gjithherë do të ngrihet zëri i arsyes, zëri i bashkimit dhe unitetit, zëri i luftimit të të gjitha dukurive negative që janë të pranishme në shoqëri", - tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava duke iu drejtuar të pranishmëve.

Për rindërtimin e kësaj xhamie, shprehu kënaqësinë edhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës, Fatmir ef.Iljazi, i cili tha: "Ky tempull do të jetë përherë një zë i fuqishëm i tolerancës dhe paqes, këtu janë edukuar në të kaluarën dhe do të edukohen edhe në të ardhmen shumë breza.Gjithashtu do të jetë po ky tempull i cili do të inspirojë, do të frymëzojë dhe do të edukojë breza të rinj, që në vazhdimësi do të jenë në shërbim të Zotit, në shërbim të atdheut dhe në shërbim të popullit.

Ndryshe nga xhamitë e tjera të qytetit të Gjakovës, Xhamia e Qylit do të ketë dy minare, gjë që e bën atë më të veçantë në aspektin arkitektonik.

### Historiku i Xhamisë së Qylit

Xhamia e Qylit gjendet në hyrje të Gjakovës, në lagjen Qyl. Vendi i xhamisë, ku ajo gjendet edhe sot, është shumë i vjetër (disa thonë menjëherë pas xhamisë së Hadumit). Dhe në vendin e saj është ngritur xhamia që ndërtoi Shejh Qyli, një prijës sufi nga një fshat i Malësisë së Gjakovës, në vitin 1817.

Kjo xhami, gjatë pushtetit komunist, për 50 vjet, ka qenë e mbyllur. Në vitin 1961, i njëjti pushtet, "për shkak të sigurisë së qytetarëve" ia rrënoi minaren. Për një kohë ajo është shfrytëzuar si depo e drithërave që konfiskoheshin nga populli, kinse për nevoja të shtetit, por në të vërtetë, ato dërgoheshin në Rusi.

Në viti 1991, me iniciativën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës bashkë me xhematin dhe banorët e lagjes, kjo xhami është rinovuar dhe ka filluar të funksionojë.

***Esat Rexha***

# U përurua xhamia e re në fshatin Topliçan

Më 29 shtator 2008, u inaugurua Xhamia e re në fshatin Topliçan. Fshati në fjalë ka pasur një xhami të vogël, por ajo ka qenë në rrënim e sipër. Në këtë manifestim të hapjes së xhamisë, kanë marrë pjesë shumë personalitete nga BIK, KBI-ja e Lipjanit, Kuvendi komunal etj.




Fjalën i pari e mori imami i xhamisë, Refik ef. Bahtiri, i cili përmendi donatorët e kësaj xhamie dhe theksoi se xhamia në fjalë ka filluar të ndërtohet në maj 2007 dhe ka përfunduar me 9 gusht 2008.

Ndërsa kryetari i KBI-së të Lipjanit, Xhevdet Bytyçi, pasi i përshëndeti të gjithë të pranishmit, u shpreh: "Sot është ditë e veçantë për banorët e Topliçanit dhe të gjithë ne, ngase sot është dita e xhuma, ditë tubimi për të gjithë myslimanët, prandaj pikërisht sot në këtë ditë bëhet inaugurimi i xhamisë së fshatit Topliçan: Ai falënderoi të gjithë donatorët që kontribuuan në ndërtimin e xhamisë, në radhë të parë BIK-në, KBI-në, Kuvendin komunal dhe të gjithë ata që sado pak ndihmuan në këtë drejtim. Më pas fjalën e mori kryetari i Kuvendit komunal, z. Shukri Buja, i cili, pas përshëndetjes, u shpreh: "Kam kënaqësinë që KBI-së t'i uroj këtë objekt kaq të bukur, në emër të strukturave komunale, dhe ju garantoj se do të jemi afër KBI-së dhe xhematlinjve për t'u plotësuar deri diku dëshirat e tyre, po ashtu do të bëjmë përpjekje që edhe fshatrave të tjera t'u ofrojmë ndonjë vend për të ndërtuar ndonjë xhami. Njëhershe, - vazhdoi kryetari Buja, - kam kënaqësinë që t'ju informoj se Kuvendi komunal, në bashkëpunim me përfaqësuesit e Ulkerit, do t'ju ofrojë 400 iftare xhematlinjve në komunën e Lipjanit".

Fjalën kryesore në emër të KBI-së, e mbajti z.Kasim Gërguri, i cili përshëndeti të gjithë të pranishmit, në emër të BIK-së dhe në emër të Myftiut Mr.Naim Tërnava, dhe më pastaj tha: "Allahu dhe Pejgamberi a.s. i ka dhënë prioritet shumë të madh rëndësisë së xhamisë, sepse në këtë kohë me të vërtetë xhamia luajti gjithmonë rolin e shkollës, unitetit, po edhe për ta kryer Urdhrin e Allahut për faljen e namazit, dhe, në fund, edhe njëherë ju uroj dhe i përgëzoj qytetarët për këtë xhami të bukur" - përfundoi z. Gërguri.

Më pas zyrtarisht u bë prerja e shiritit nga përfaqësuesit e BIK-së, kryetari i KBI-së, z.Xhevdet Bytyçi, dhe z. Shukri Buja, kryetar i Kuvendit komunal të Lipjanit, kurse në hytbe ligjëroi Fitim ef. Flugaj, i cili bëri një elaborim të mirëfilltë për vlerën e xhamisë.

***Burim Arifi***

## Majk Martin pranoi Islamin

E diela e 30 nëntorit 2008 ishte një ditë e veçantë, ditë kënaqësie dhe gëzimi për qytetarët, respektivisht xhematin e xhamisë së fshatit Karaçevë e Poshtme dhe mbarë territorin e Dardanës, aty ku jetojnë dhe veprojnë besimtarët islamë.

Këtë ditë amerikani Majk Martin, para imamit të fshatit Bujar dhe në prani të xhematit të Karaçevës, pranoi Fenë Islame.

Pranimi i Islamit nga amerikani, nga xhemati u prit mirë.

Në numrin e ardhshëm të revistës do të sjellim një bisedë që imami i fshatit bëri me Majkun pas pranimit të Islamit, ku do të mësojmë gjerësisht për jetën dhe veprimtarinë e tij, si dhe për shkaqet që e shtynë Majkun të pranonte Fenë Islame.

***B. Feraj***

## Këshilli i xhamisë "Kaderije" ndihmon nevojtarët për Kurban-Bajram

Me iniciativën e imamit të xhamisë dhe mbështetjen e xhematit, xhamia "Kaderije" për festën e Kurban-Bajramit organizoi shpërndarjen e ndihmave për familjet e dëshmorëve, të invalidëve të luftës, veteranëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, jetimëve dhe skamnorëve. Ndihmat u shpërndanë natën e Kurban-Bajramit pas namazit të drekës, në prani të të gjithë anëtarëve të këshillit.




Kësaj radhe përfituan 50 familje në gjendje mjaft të rëndë sociale.

Duhet të theksohet puna dhe vullneti i anëtarëve të këshillit, të cilët punuan pa pushim për të realizuar sa më me sukses mbledhjen dhe ndarjen e këtyre ndihmave.

Anëtarë të këshillit ishin: Mulla Baki ef. Imeri, Bujar Kelmendi, Nysret Islami, Haxhi Hamdi Vllasalia, Bedri Llapashtica, Mirsad Aliu, Fisnik Mehmeti.

Me këtë rast, imami i xhamisë Mulla Baki ef. Imeri, theksoi: "Ishte një punë e vazhdueshme dhe e vullnetshme e këshillit prej vitit të kaluar, kur shpërndamë ndihma. Ishte edhe një përmbushje e një obligimi që kemi marrë përsipër me përgjegjësinë më të madhe, dhe njëherësh e kemi për obligim të gjithë që nevojtarëve t'u dalim në ndihmë së paku për festën e Kurban-Bajramit, që të mos i lëmë (të braktisura) këto familje në gjendje të rëndë sociale dhe materiale. Kjo nuk do të jetë hera e fundit, ne do vazhdojmë edhe vitet e tjera për t'i ndihmuar me Emrin e Allahut xh.sh.".




"Në emër të anëtarëve të këshillit, në emër të të gjitha familjeve që morën ndihma, dhe në emrin tim personal, - përfundoi ai, - falënderojmë ata që dhanë një ndihmë të madhe për realizimin e këtij projekti madhor.

Falënderojmë në mënyrë të veçantë: - Kompaninë e mishrave "Kop Grup" në Bresje (Fushë-Kosovë); minimarketin "Drini" me lokacion në Lagjen e Muhaxherëve; N.T.P "Enisi" në Fushë-Kosovë; minimarketin "Fatoni" tek Bunari i Hajratit. Po ashtu një falënderim të veçantë meriton xhemati i xhamisë sonë, të cilët edhe kësaj here na dolën në ndihmë sikurse herëve të tjera.

Nevojtarët u ndihmuan me gjëra ushqimore dhe higjienike; në secilën shportë kishte artikuj me vlerën 40-60 € për çdo familje.

***Bujar Kelmendi***

# Në gjithë Kosovën u festua solemnisht Kurban-Bajrami

Si tradicionalisht, më 8 dhjetor 2008, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Kurban-Bajramit, me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.

Festa e Kurban-Bajramit kudo në Kosovë u kremtua solemnisht si tradicionalisht. Në të gjitha xhamitë u mbajtën ligjërata tematike kushtuar rëndësisë së Haxhit e Kurbanit si dhe me faljen e namazit të Bajramit, për të vazhduar me përgëzimet e urimet me familjarët, miqtë shokët e farefisin.

Meqë xhamia "Sulltan Mehmet-Fatih" është në fazën e meremetimit, manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u bë në xhaminë "Sulltan Murat" (Xhamia e Çarshisë) të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun, Mr. Naim Tërnava në krye. Në ceremoninë e faljes së Kurban-Bajramit pati edhe drejtues institucionesh e partish politike: Ministri i telekomunikacion Fatmir Limaj, nënkryetari i AKR-së Dr. Fadil Maloku, kryetari i PD-së Dr. Ferid Agani etj..

Këtë ditë feste Namazit të sabahut i priu Idriz ef. Podvorica, kurse ashere nga Kurani lexoi imami Hakim ef. Ilazi, i cili hapi ceremoninë festive kushtuar Kurban-Bajramit.

Për vlerën dhe rëndësinë e festës së Kurban-Bajramit, foli Dr. Qazim Qazimi, i cili në fillim iu drejtua të pranishmëve me fjalët:

"Nuk ka dyshim se devotshmëria ishte kriter i vlerave hyjnore që nga krijimi i njeriut të parë, Ademit a.s.. Zoti xh.sh. Ademin a. s. e shpalli pejgamber dhe ia mësoi të gjitha gjërat e nevojshme. Në Kuran thuhet: "Dhe ia mësoi (All-llahu) Ademit emrat e të gjitha gjërave".

Meka si vend i shenjtë, me një qytetërim të lashtë, mbahet në mend që nga ndërtimi i Qabesë (Faltores së parë në fytyrë të tokës për falje dhe devotshmëri), e cila është cilësuar si Shtëpi e Allahut, në të cilën adhurohet Ai dhe nuk I bëhet shok: Dikur herët në lashtësi, Mekën e administronte fisi Xhurhum dhe më pastaj fisi arab-Huza'atu, deri me ardhjen e Kusajjit ibni Kilabit nga fisi Kurejsh (njëri nga gjyshat e hershëm të Pejgamberit Muhammed a.s.), i cili i largoi të tjerët prej aty me forcë dhe shtriu pushtetin e tij në Mekë.

Një kohë të gjatë arabët trashëguan fenë e gjyshit të tyre-Ibrahimit a.s., duke besuar Zotin Një e të Vetëm dhe predikonin fenë e Tij.

Në Mekë, aty në afërsi të Qabesë, lindi edhe pejgamberi i fundit, Muhammedi a.s., i cili pjesën më të madhe të jetës së tij (40 vjet para se të shpallej dhe 12 të tjerë pas shpalljes pejgamber) e kaloi në Mekë. Meqë në ato kohë Qabeja kërcënohej për t'u shkatërruar nga dhëmbi i kohës, ata do ta rindërtonin".

Në vazhdim të fjalës së tij, Dr. Qazim Qazimi foli për rëndësinë e Qabesë për fenë islame, dhe theksoi:

"Me ardhjen e Islamit si fe monoteiste, Faltorja e parë, Qabeja, fitoi në peshë dhe që atëherë e në vazhdim, vizita e saj-Haxhi do të bëhej obligim i detyrueshëm, së paku një herë në jetë, për të gjithë myslimanët e moshës madhore, të cilët janë të aftë fizikisht e psikikisht dhe që kanë mundësi financiare për ta vizituar, për të kryer Haxhin.

Haxhi është një prej pesë shtyllave-detyrimeve kryesore, mbi të cilat është ngritur Islami. Ai nuk mund të zëvendësohet me asnjë ibadet dhe as bamirësi tjetër. Realizohet në kohë dhe hapësirë të caktuar, saktësisht në dhjetëditëshin e parë të muajit Dhul-hixhe (sipas kalendarit hënor), dhe vizitohen vendet e shenjta të përcaktuara bazuar në burimet themelore të Islamit. Qëllimi i kryerjes së Haxhit nuk është çështje humanizmi, turizmi, verimi, kalimi pushimesh apo i motivuar nga epshe, teka, pasione, përjetime e qejfe të natyrës jetësore. Haxhi është ibadet kulmor, një sfidë me mundime dhe sakrifica të mëdha".



Ndërkaq, në ligjëratën e dytë, Muhamed ef. Hoxha foli për rëndësinë dhe vlerën e Kurbanit, për se u shpreh:

"Para së gjithash, duhet ditur mirë se adhurimet bëhen sepse janë Urdhër i Zotit, dhe në adhurimet që kryhen me Urdhrin e Zotit, ka shumë urtësi, që për dikë edhe mund të jenë të njohura, po sigurisht që ka edhe të tjerë që nuk i dinë këto urtësi.

Kur Kurbani kryhet, me përmendjen e Emrit të Zotit para aktit të therjes, do të kuptojmë se Zoti i Madhërishëm, i dha në dispozicion, njeriut si krijesa më e bukur dhe më e përsosur, gjithë të mirat që ekzistojnë në këtë botë, e në rastin konkret edhe kafshët që ne i bëjmë Kurban, por në asnjë moment nuk duhet harruar se të gjitha ato të mira janë pronë e Allahut, që na i ka dhuruar neve për të përfituar prej tyre.

Kurbani është shprehje e heroizmit, sakrificës dhe, para së gjithash, bindjes së njeriut, e cila të shpie drejt rrugës për të fituar kënaqësinë e Zotit Fuqiplotë. Për këtë bindje dhe sakrificë, më së miri do të mësojmë nga Kurani Famëlartë, ku e gjejmë të përshkruar gatishmërinë e Ibrahimit për ta bërë Kurban jo më pak se të birin, Ismailin, të cilit as që i shkoi mendja të kundërshtonte një gjë të tillë, sepse bëhej fjalë për zbatimin e Urdhrit të Zotit Fuqiplotë".

Ndërsa, duke folur për aspektin social të kurbanit, Muhamed ef. Hoxha, tha:

"Gjithashtu Kurbani ka shumë urtësi për sa i përket jetës sociale. Kurbani mbjell në shoqëri shpirtin vëllazëror, bashkëpunimin, ndihmesën dhe shpirtin e



sakrificës, ndihmon në gjetjen e një lloj baraspeshe në shoqëri, ndikon në kalimin e hendekut midis shtresave të ndryshme shoqërore, duke i nxitur të gjithë ata që kanë shpirt të pastër, për një bashkëpunim të mirëfilltë dhe konstruktiv. Për të varfrit që nuk kanë mundësi të blejnë mish dhe që, për fat të keq, në shoqërinë tonë sikur numri i tyre përditë e më tepër po rritet, Kurbani është një mundësi mjaft e mirë që edhe ata të sigurojnë një pjesë nga ky mish i kurbaneve. Kurbani e edukon njeriun e pasur për të dhënë e për të shpërndarë nga pasuria e tij, për të fituar në këtë mënyrë, kënaqësinë e Zotit; e nxit atë të ndihmojë të tjerët dhe të ndiejë thellë në ndërgjegje kënaqësinë për ndihmën që u afron të tjerëve. Kështu, i pasuri jo vetëm që ka zbatuar një nga urdhrat e shumtë të Allahut Fuqiplotë, po në të njëjtën kohë ai që jep e shpërndanë të mira materiale për hir të Allahut, do të shpëtojë edhe nga një ves që në Islam është shumë i urryer, që është koprracia dhe pasioni i tepërt për pasurinë e kësaj bote."

Faljes së namazit të Kurban-Bajramit i priu Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, Doc. Dr. Rexep Boja, ndërsa Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Murat", iu drejtua popullit me mesazhin, në fillim të të cilit theksoi:

"Besimtarë të nderuar! Vëllezër e motra!

Sot është një ditë e madhe festive – Dita e Kurban-Bajramit, dita që bashkon zemrat e myslimanëve anembanë botës, për të përjetuar me shpirt e me ndjenja gëzimin dhe harenë, duke madhëruar e falënderuar Allahun e Gjithëpushtetshëm për begatitë e Tij që na ka dhuruar.

Çdo festë, në vete përmban mesazhe e porosi, por festa e Kurban - Bajramit është një festë shumë e veçantë, sepse mesazhet dhe porositë e saj përçohen jo vetëm nëpërmjet fjalëve, por edhe nëpërmjet zemrave e veprave të mira. Kjo festë përmban këshilla e porosi shumë domethënëse, të cilat na ndihmojnë për organizimin e mirëfilltë të jetës sonë në këtë botë, ngase në to përfshihet aspekti shpirtëror, ai social e human dhe, përveç të tjerash, manifestohen me tërë dëlirësinë hyjnore barazia, uniteti, solidariteti e sakrifica.

Jeta e njeriut në këtë botë, duhet të jetë një jetë e devotshme, jetë që në vete përmban vlerat më sublime e më madhështore, sepse pa këta komponentë, ajo do ta humbiste kuptimin e saj të vërtetë."

Më tutje në mesazhin e tij, Myftiu Tërnava ka folur për Haxhin e Kurbanin si dhe për nevojën e reflektimit të njerëzve dhe për angazhimin e tyre për paqe dashuri e respekt të ndërsjellë.

"Haxhi dhe Kurbani, - tha ai, - determinojnë secili në mënyrën e vet, vlerat më fisnike e më madhështore për shoqërinë, së pari dashurinë e respektin ndaj Allahut, e kjo vlerë krijon premisat për një jetë të rehatshme në këtë botë, ku duhet të mbizotërojë paqja ndaj dhunës e konfliktit, dashuria ndaj urrejtjes, respekti ndaj nënçmimit, bujaria ndaj koprracisë, devotshmëria ndaj degjenerimit, arsyeja ndaj egos dhe lumturia ndaj vuajtjeve.

Fatkeqësisht, sot bota vuan ende nga konfliktet e armatosura që sjellin vdekje e padrejtësi, sjellin tmerr e dhunë, sjellin varfëri e dëbim të popullatës së pafajshme. Prandaj, të lutemi në këtë ditë, që në këtë botë të krijohen kushte e premisa për t'u shuar konfliktet; të lutemi që të mbizotërojë arsyeja për të parandaluar gjakderdhje të reja. Mbase, që të gjithë pajtohemi se njerëzimi sot ka nevojë për paqe e mirëkuptim dhe jo për dhunë e konflikte. Nuk duhet harruar se misioni ynë në këtë botë është jeta me dinjitet dhe jo me konflikte e dhunë".

Edhe duanë e namazit të Kurban-Bajramit e bëri Myftiu Naim ef. Tërnava.

***(r. shkodra)***

# Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava, në selinë e BI të Kosovës erdhën:

**Nga institucionet:**

Presidenti i Kosovës - Fatmir Sejdiu; Kryetari i Kuvendit të Kosovës - Jakup Krasniqi; Kryeministri i Kosovës - Hashim Thaçi; Shefi i UNMIK-ut - Lamberto Zanieri; Komandanti i TMK-së Gjeneral Sylejman Selimi, Kryetari i Prishtinës, Dr. Isa Mustafa.

**Nga partitë politike:**

Kryetari i LDD-së - Nexhat Daci, nënkryetarët e AKR-së - Ibrahim Gashi, Ibrahim Makolli e Fadil Maloku, Kryetari i AAK-së - Ramush Haradinaj; Kryetari i PD - Ferid Agani, kryetari i PLK-së - Gjergj Dedaj; një delegacion i KLMDNJ-së, dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

***(r.sh.)***









**Në Çikago të Shteteve të Bashkuara të Amerikës**

# NDËRROI JETË MULLA IDRIZ (KAKRRUKU) KOSOVA (1941-2008)

**"Të Zotit jemi dhe tek Ai do të rikthehemi." (Kuran)**

Idriz Kosova u lind më 15 shkurt 1941 në fshatin Dërnagllavë të Kaçanikut. Në moshën katërvjeçare i vdiq babai, Rrahmani, dhe mbeti jetim. Filloren katërvjeçare kreu në vendlindje nën përkujdesjen e mësuesit të zellshëm e të devotshëm, Nazif Zymberit. Në Kaçanik mori edhe mësimet e para fetare tek mulla Selmani.

Për arsyet e njohura për të gjithë shqiptarët e Kosovës, familja e Idriz Kakrrukut, më 9 shtator 1961 u shpërngul nga trojet e veta shekullore dhe u vendos me qëndrim të përhershëm në Shkup. Në këtë kohë Idrizi si njëzetvjeçar do të punësohet në një ndërmarrje elektriku. Por as kushtet e vështira ekonomike dhe as puna që bënte, nuk e penguan Idrizin e etur për dije që pas orarit të punës të shkonte tek Hafiz efendi Ibrahimi në Shkup për të marrë dituri nga fushat e ndryshme islame.

Në vitin 1965 Idriz Kakrruku-Kosova u regjistrua në shkollën e mesme të Damaskut, kurse në vitin 1973 kreu Fakultetin "Usulud-din" (Bazat e Fesë Islame) në Universitetin e Amanit në Jordani.

Duke parë inteligjencën dhe suksesin e lartë në studime, atij iu ofrua punë në Gjykatën e Amanit, por Mulla Idrizi, nuk pranoi, sepse ai kishte synimin që të kthehej tek populli dhe vendi i tij dhe atyre t'u shërbente.

Gjatë kohës sa ishte studentë, mulla Idrizi kishte shërbyer si imam në një xhami të Amanit. Ky fakt tregon më së miri nivelin e dijes dhe të njohurive, sidomos në gjuhën arabe të Mulla Idriz Kosovës.

Mulla Idriz Kosova punoi si imam në disa fshatra, si në Drenoc të Deçanit, Pozharan të Vitisë, në Shkup, në Mogilë të Vitisë dhe në disa vende të tjera dhe, kudo që shërbeu, u dallua për ligjëratat e tija plot urtësi, këshilla dhe mësime…

Është i pa kontestueshëm kontributi i Mulla Idriz Kakrrukut dhënë atyre pak shtëpive myslimane që banonin në Fushë Kosovë, e cila ishte si të thuash një enklavë serbe, që



*Mulla Idriz (Kakrruku) Kosova*

vështirë se dëgjohej zëri shqip. Dhe jo vetëm kaq, por Mulla Idriz Kosova me shokë arriti që në vitin 1985 të inicojë hapjen e një xhamie në Fushë Kosovë. Fillimisht do t'ia nisnin punës në një shtëpi të blerë nga një serbë, që më vonë rezultoi në xhami.

Në vitin 1986, mulla Idriz Kosova u punësua në Arkivin e Kosovës në sektorin e deshifrimit të dokumenteve osmane, deri në vitin 1990, kur së bashku me disa punonjës të tjerë u largua nga organet e dhunshme serbe. Gjatë këtyre katër vjetëve mulla Idrizi dha një kontribut të çmuar në deshifrimin dhe transkriptimin e dhjetëra dokumenteve të proveniencës osmane që ruhen në Arkivin e Kosovës.

Në vitin 1990 në Kosovë filluan procese të reja dhe frynin erëra të reja, ndaj dhe Mulla Idriz Kosova afërmendsh u vu në shërbim, si gjithmonë, të popullit dhe vendit të tij. Ai kudo që shkonte, që nga foltoret e xhamive, odat e burrave etj. këshillonte për unitet, tolerancë e bashkim. Kështu ai ishte një nga nismëtarët për themelimin e Këshillit të Pajtimit të Gjaqeve. Dhe jo vetëm që ishte nismëtar, por ai i priu këtij Këshilli dhe kontribuoi drejtpërdrejtë që të faleshin mbi 300 gjaqe, pa përmendur këtu ngatërresat dhe zënkat e ndryshme, jo vetëm në Kosovë, por edhe në Maqedoni, Mal të Zi, Shqipëri dhe në Diasporë.

Kurse me të nisur lufta në Kosovë, mulla Idrizin do ta gjejmë ushtar të rregullt të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës deri në fund të luftës.

Pas mbarimit të luftës Mulla Idrizi do të vihet përsëri në shërbim të popullit të tij, sidomos të skamnorëve dhe nevojtarëve, fillimisht duke punuar në shoqatën më të madhe të Arabisë Saudite, që qe vendosur në Prishtinë, duke ndërtuar shumë shtëpi.

Mulla Idrizi në fillim të 2008 shkoi në Çikago të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, për të dhënë kontributin e tij si hoxhë, mualim e hatib dhe për të përhapur Fjalën e Zotit dhe për të kultivuar dhe ruajtur ndjenjën kombëtare edhe tek shqiptarët e këtyre anëve.

Mirëpo qe caktim i Zotit, që Mulla Idrizi atje të qëndroi tetë muaj, dhe atje të ndahet nga kjo botë.

Mulla Idrizi ndërroi jetë më 6 nëntor 2008 në Çikago, dhe pavarësisht se kishte vdekur atje dhe pavarësisht se kishte lënë amanet që të varrosej aty ku do të vdiste, ai iu kthye tokës së Kosovës, për të cilën dha shumë mund dhe sakrificë.

Varrimi i Mulla Idrizit u bë më 16 nëntor 2008 në Fushë Kosovë, në praninë e familjarëve, miqve, shokëve, kolegëve e bashkëpunëtorëve të shumtë.

Ne kemi njohur për njeri, kolegë, bashkëpunëtor dhe mik shembullor, dhe të tillë do ta kujtojmë përgjithmonë.

Zoti e shpërbleftë me Xhenet!

***Gazmend Berisha***
*Arkivi i Kosovës*

# Jakup Hajrizi (1981-2008)

Pas një sëmundje të shkurt të mërkurën më 17 12 2008 në ora 12.00 Mynhenit të Gjermanisë, ku ishte transferuar urgjentisht nga spitali i Prishtinës, ndërroi jetë në moshën 27 vjeçare imami i veshëm Jakup Hajrizi.

**Biografi:**

Jakup Hajrizi, u lind në fshatin Shtrubullovë të Drenasit më 14.08. 1981, ishte fëmija i dytë në familje, i cili që nga fëmijëria kishte pasion për dije dhe veprimtari. Meqë rridhte nga një familje me traditë të pastër islame, nga stërgjyshërit e tij që aq shumë i çmoi, Jakupi pas përfundimit të shkollës fillore në vendlindje mësyu medresenë e mesme Alaudin të Prishtinës, të cilën e përfundoi me sukses të shkëlqyer (1996-2000). Pas përfundimit të medresesë dhe pas përfundimit të Luftës në Kosovë të cilës mezi i shpëtoi, Mulla Jakupi dëshirë të flaktë e kishte studimin në botën Arabe, ashtu që ta përvetësonte gjuhën e Kur'anit famëlartë dhe ta kuptonte Sheriatin në origjinal. Kështu Allahu i plotfuqishëm ia mundësoi edhe këtë gjë atij, andaj në periudhën 2000-2004 Jakupi kalon në Siri ku e mësoi gjuhën arabe dhe ndoqi studimet universitare për 3 vite radhazi në lëmin e Sheriatit në Degën e Universitetit Al Az'har në Damask të Sirisë për të vazhduar vitin e fundit të Fakultetit në Kajro të Egjiptit.



*Jakup Hajrizi*

Pas përfundimit të studimeve në vitin 2005 Jakupi kthehet në vendlindje ku e pret një vazhdë e gjatë e aktiviteteve. Me të hapur të Xhamisë së re në Zabel të Ulët, Jakupi vendoset aty si imam për të dhënë kontributin e tij të jashtëzakonshëm, prej ku arriti të bëhet hoxha me i suksesshëm jo vetëm në komunën e Drenasit por edhe në tërë rajonin e Drenicës dhe me gjerë. Ai jo vetëm që ishte një hoxhë dhe ligjërues i shkëlqyer, por ishte edhe një aktivist palodhshëm me nxënës dhe rini. Krahas studimeve islame, ai ndiqte edhe studimet e Gjuhës Angleze në Fakultetin Filologjik, pranë Universitetit të Prishtinës. Ishte njeri komunikativ dhe shumë i afërt me masën. Respektonte dhe ishte i respektuar nga çdokush, gjithnjë me buzëqeshje në fytyrë priste secilin njeri. Madje Allahu kishte dhënë aftësi dhe butësi të atillë saqë të gjithë kishin lakmi. Shpeshherë neve kolegëve të tij edhe pse me të moshuar se ai na këshillonte: "Djema kjo është dynja mos të na mashtroi dynjaja nga qëllimet fisnike qe kemi për hir te Allahut. Vallahi nëse jemi të sinqertë me Allahun padyshim Ai do të na i hapë rrugët e hajrit, mirësisë e begatisë".



*Xhamia në Zabel të Ulët, ku shërbeu rahmetliu*

Jakupi i ndjerë ashtu siç ishte i mirë, i dashur dhe i mrekullueshëm, ashtu edhe shkoi. Gjatë sëmundjes së tij me të cilën e sprovoi Allahu, ai u tregua shumë burrë dhe musliman i vendosur. Ai pothuajse theu të gjitha rekordet mjekësore me durimin që tregoi, madje shpesh edhe mjekët dhe kirurgët habiteshin me qëndrimin e tij dhe fjalët e ëmbla e mbresëlënëse që fliste përderisa mjekohej. Siç ishte i dashur dhe i sinqertë ashtu edhe ndërroi jetë, mjafton të theksohet se fjalët e tij të fundit ishin surja El Ihlas-Kaptina e Sinqeritetit dhe dëshmia e Shehadetit.

Jakupi vet shfaqi durim të jashtëzakonshëm dhe gjithherë porosiste për durim. Prandaj se sa ishte i dashur dëshmonte edhe prania e njerëzve në varrimin e tij, madje njeri nga bashkëkolegët e tij porositi të pranishmit për që për hir të Allahut të kenë durim dhe të konsiderojnë të Allahu shpërblimin për durimin qe bëjnë. Kështu padyshim çojmë në vend edhe porositë dhe amanetet e çmuara që na i përcolli ky vëlla i bekuar gjatë gjithë jetës së tij të shkurtër, u shpreh ai.

Duke lutur Allahun që hoxhën tonë ta bëjë prej banorëve të Firdeusit të lartë dhe duke lutur të lartëmadhërishmi që edhe juve te ju shpërblej për praninë tuaj ju përshëndes edhe njëherë të gjithëve; dhe në emrin tim, në emër të familjes së Jakupit dhe në emër të shoqërisë së tij ju falënderoj të gjithëve për kontributin dhe gatishmërinë që treguat gjatë sëmundjes së tij; në veçanti falënderoj rininë e nderuar që Jakupi i donte dhe çmonte shumë dhe ata e dashtën dhe e çmuan atë.

Varrimi i të ndjerit u bë të Shtunën me 20.12.2008 në vendlindjen e tij në praninë e mijëra besimtarëve.

***Driton Morina***

# Mulla Qamil Klinaku

Të premten, më 24.10.2008, pas një sëmundjeje të shkurtër, M. Qamil Klinaku, imam në pension, e dorëzoi shpirtin fisnik në moshën 73-vjeçare.

Ishte i lindur më 25.05.1935 në fshatin Bivolak të komunës së Vushtrrisë. Më vonë jetoi në fshatin Buzlum ish-Stanovci i Poshtëm, ku edhe punoi në detyrën e imamit në xhaminë e fshatit.



Mulla Qamil Klinaku

Detyrën e imamit e mori më 01.01.1983, dhe e përmbushi deri më 31.12.2004.

Hoxha i nderuar ishte imam i mirë, mualim i mirë dhe vaiz i mirë, të cilin do ta kujtojnë gjatë të gjithë ata xhamatlinj e nxënës, të cilët i mësoi me shumë përkushtim. Këtë e dëshmon dita e xhuma, kur u përcoll në pushimin e berzahut.

Aktiviteti i tij ishte yrnek, shembull për gjithë imamët e tjerë se si duhet ta kryejë çdonjëri detyrën me shumë përkushtim. Imami i nderuar ishte i përkushtuar që Kuranin t'ua mësonte të rinjve, dhe ai arriti për këta 21 vjet të mësonte rreth 500 vijues jo vetëm nga fshati Buzlum, po edhe nga fshatrat përreth.

Të gjithë punonjësit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Vushtrrisë, kujtojnë me respekt punën e tij.

*Basri Zekolli*

# Haxhi Hafiz Mulla Rexhep ef. Kadusha

Muaji shtator, apo thënë më mirë, muaji i Ramazanit për Pejën ishte muaj i madh i ibadeteve dhe adhurimit ndaj Allahut, por ishte edhe muaj i pikëllimit dhe vajit, sepse në këtë muaj u shkëput edhe hallka e fundit e zinxhirit të plejadës së ndritshme të hafëzëve të qytetit. Më 27.09.2008, natën e madhe të Kadrit, pushoi së rrahuri zemra e alimit, hoxhës, imamit, hafëzit, edukatorit shumëvjeçar dhe plakut të qytetit të Pejës, - Hfz. Rexhep ef. Kadushës.

I lindur në Pejë më 14.05.1923, nga babai Sylejman dhe nëna Zyryfa, në një familje të nderuar me tradita të lashta qytetare e fetare.



Mulla Rexhep Kadusha

Qysh në moshën e re i vdes babai dhe gjithë përkujdesjen ndaj tij e merr nëna Zyryfa. Xhaxhai i tij Hafiz Mustafë ef. Kadusha duke parë zgjuarsinë e tij qysh në moshë të vogël, dhe duke i shpjeguar gjëra të fesë, ai në të hasi një interesim shumë të madh për fenë, prandaj e dërgoi në medresenë ATIK të Pejës, që të mësoj hivzin (Kuranin përmendësh) ngase kjo ishte edhe dëshirë e babait të tij, tashmë të ndjerë.

Si nxënës në Medresenë e Pejës, mulla Rexhep efendiu me zgjuarsinë e tij dhe afinitetin që ia kishte dhuruar Krijuesi, menjëherë ra në sy te profesorët, andaj hoxha i nderuar Hafiz Sylë efendi Pajaziti filloi menjehere me të, mësimin e Kuranit përmendësh dhe brenda 20 muajve gjegjësisht në moshën 16 vjeçare përfundon hivzin.

Pas përfundimit të medresesë, KBI-e në Pejë e dërgon imam në fshatin Llukë e poshtme, ku shërbeu 3 vite, dhe u shqua si imam me virtyte shumë të larta njerëzore.

Më pastaj hafizi dërgohet imam në fshatin Graboc, dhe për 34 vite rresht ishte imam në këtë fshat, ishte i respektuar jo vetëm në fshatin që shërbente si imam, por kudo që shkonte zgjonte kërshërinë e atyre që e dëgjonin.

Hafizi i nderuar ishte shumë i dalluar edhe në edukimin dhe shkollimin e brezave të rinj me mësime kuranore, të rinjve ua mësonte Kuranin përmendësh, ishte dashamir i madh i arsimit, dhe këtë e tregoi në vepër sepse të gjithë fëmijët e tij i shkolloi, dhe atë në superlativ, gjithashtu punoi shumë edhe me nipin e tij Blendi Kadusha, i cili nga gjyshi i tij hafizi i nderuar mësoi përmendësh një pjesë të madhe të Kuranit.

Hafizi u pensionua në vitin 1989 por aktiviteti i tij nuk merr fund me pensionim, ishte i palodhur për të shërbyer edhe pas pensionimit, ishte shumë vital në shëndet dhe i kthjellët nga mendja kështu që kur e kërkonte nevoja që të bënte zëvendësime ndonjë nga imamët e qytet sa ishin në haxh, apo për arsye tjera, fare nuk pritonte t'i kryente shërbimet e një imami.

Ka qenë njohës i mirë edhe i disa gjuhëve të huaja që i mësoi si autodidakt, si gjuhën turke, gjermane, italiane, boshnjake etj.

Më 28 shtator 2008 u varros në varrezat e qytetit të Pejës, afër varrit të gruas së tij e cila poashtu vdiq në muajin Ramazan pikërisht në natën e 27 të kadrit sikurse edhe vet hafizi.

Ishte shumë i afërt me kolegët, edhe pse ndoshta ne ishim në gjeneratë shumë më të re se ai, por me mjeshtërinë e edukatorit dinte të futej brenda shpirtit të çdo njërit prej kolegëve. Këtë cilësi e kishte edhe me xhematin. Ishte shumë mendjeprehet dhe dinte t'i adaptohej çdo ambienti ku ndodhej, me pleq, të rinj, apo edhe intelektual të profileve të ndryshme. Gjatë tërë jetës lexonte, nuk u nda asnjëherë nga libri i Allahut xh.sh., Kurani.

Ndarja e përkohshme me hafizin, ishte një dhembje e madhe për kolegët, miqtë e në veçanti për xhematin, këtë e dëshmoj edhe pjesëmarrja e madhe e xhematit në varrimin e tij, ngase i takonte plejades së hafizve të qytetit, dhe kur vdiç ishte hafizi i fundit i qytetit të Pejës.

Lusim Allahun xh.sh., që ta mëshirojë dhe shpërblej me xhennet për punën e tij, në të mirë të njerëzimit e në veçanti të Islamit në këto hapësira.

*Fuad Hoxhaj*